# DITURIA ISLAME

REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE

NUMËR 363 • VITI 34 • SHKURT 2021 • XHUMADEL-UHRA / REXHEB 1442 • ÇMIMI 1 €

## Përurohet Instituti për Hulumtime dhe Studime Islame




- Mrekullia e ISRASË DHE MIRAXHIT
- Sexhdeja e falënderimit ILAÇ PËR DEPRESIONIN
- Shteti i sigurt JETA E QETË



# Urimi i Myftiut Tërnava me rastin e Ditës së Pavarësisë

*17 shkurt 2021*
*Të dashur qytetarë,*
*Vëllezër e motra!*

Sot, më 17 shkurt, populli i Kosovës ka festën më të rëndësishme, atë të Ditës së Pavarësisë së vendit tonë, Republikës së Kosovës, e cila mbush 13 vjet të funksionimit e të shtetësisë si Republikë e lirë, e pavarur dhe demokratike. Liria e mëvetësia e vendit tonë ka qenë projekt i gjeneratave pararendëse, mirëpo deshi i Madhi Zot, që kjo të jetësohet me ndihmën dhe mbështetjen e miqve dhe aleatëve tanë, pikërisht më 17 shkurt 2008. Përveç që e bën krenar popullin e Kosovës, kjo datë, e radhitë atë në mesin e popujve të lirë e sovran, si dhe kontribuues për ndërtimin dhe forcimin e paqes dhe të sigurisë. Me rastin e festës më të madhe për vendin tonë, më lejoni që të kujtojmë me respekt e pietet të gjithë dëshmorët, martirët dhe aktivistët, të cilët u angazhuan e kontribuuan që të jetësohet pavarësia e vendit tonë. Po ashtu, më lejoni që të shpreh edhe një herë falënderimin dhe konsideratën tonë për miqtë e aleatët tanë që e mbështetën kauzën tonë të drejtë. Sot, Kosova është rrëfim i suksesshëm, faktor stabilizues në rajon dhe vend i sigurt për të gjithë qytetarët e saj. Në këtë ditë feste, më lejoni që në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës, institucioneve të saj dhe në emrin tim personal, t'ju drejtohem me mesazh urimi për të gjithë qytetarët e Republikës së Kosovës, dhe jo vetëm, por edhe për të gjithë shqiptarët kudo që gjenden me përgëzimet më të mira, duke lutur Zotin e Madhëruar që të na japë mbarësi në shtetin tonë të lirë e sovran.

*Myftiu i Kosovës*
*Naim ef. Tërnava*

## Në këtë numër:






Prishtinë.
**Kryeredaktor:**
Dr. Ajni Sinani
**Redaksia:**
Prof. Sabri Bajgora, mr. Ramadan Shkodra, dr. Fahrush Rexhepi, dr. Orhan Bislimaj, dr. Faruk Sinani, mr. Muzaqete Kosumi, mr. Besir Neziri dhe mr. Driton Arifi.
**Sekretar në redaksi:**
Dr. Rexhep Suma
**Lektor & korrektor:**
Bajram Zeqiri
**Redaktor artistik & teknik:**
Bashkim Mehani
**Adresa:**
Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë.
Tel & Fax: +383 38 224 024
email: dituriaislame@hotmail.com
dituriaislame@yahoo.com
www.dituriaislame.com
**Parapagimi:**
Evropë 25 €
Amerikë 40 USA $
**Shtypi:**
Shtypshkronja "Printing press", Prishtinë

# Pasioni i shikimit, hulumtimit të të metave dhe i vetëekspozimit



*"Dhe mos ia ngul sytë bukurisë së kësaj jete me të cilën i bëmë të kënaqen disa prej tyre (jobesimtarë), e për t'i sprovuar me të, sepse shpërblimi i Zotit tënd është më i mirë dhe është i përjetshëm"*
(Ta Ha, 131)

*Kurani e fton mendjen e njeriut që të studioj e të hulumtoj në krijimin e Zotit, dhe jo që të shndërrohet në një spektator pasiv. Në kohën bashkëkohore dominimi gjithnjë e më i madh i të perceptuarit vizual, sikurse vëren dr. Mehmet Gormez, veç tjerash e ekspozon njerëzimin në tri sëmundje: të teferruxhit, texhessusit dhe tekeshshufit.*

*Sëmundja teferruxh është varësia ndaj shikimit, ku gjithçka reduktohet në një imazh. Të shikosh (teferruxh) është një gjë, ndërsa të soditesh apo meditosh është diçka tjetër.*

*Të meditosh për krijesat e Zotit do të thotë të arrish në qëllimet dhe objektivat e ajeteve kuranore dhe atyre në horizont. Kjo arrihet përmes zbatimit të mendimit, përsiatjes dhe ushtrimit të përpjekjeve, me qëllim të arritjes së kuptimit të shenjave të Zotit në natyrë dhe kuptimin e mesazhit të tyre.*

*Ndërkaq, varësia ndaj shikimit e shndërron njeriun, si krijesën më të ngritur dhe të ndritur i cili është mëkëmbës i Zotit mbi Tokë dhe dëshmitar i së vërtetës, në shërbëtor të figurës, imazhit dhe pamjes. Në këtë sëmundje ka shikim për kënaqësi ose për të kaluar kohën e lirë. Kjo shpie në hedonizëm. Kështu lind një spektator i tillë që redukton mendjen në sy, duke e kthyer syrin në dorë prekëse. Gjithçka lakmohet, pavarësisht se a është haram apo jo.*

*Ndërkaq, Zoti ynë na paralajmëron për këtë çështje, duke thënë: "Dhe mos ia ngul sytë bukurisë së kësaj jete me të cilën i bëmë të kënaqen disa prej tyre (jobesimtarë), e për t'i sprovuar me të, sepse shpërblimi i Zotit tënd është më i mirë dhe është i përjetshëm." (Ta Ha, 131).*

*Sëmundja e dytë që rrethon njerëzimin me mbizotërimin e perceptimit vizual është texhessus. Kjo është dëshira dhe pasioni për të hulumtuar sekretet e tjetrit. Spiunazhi është një akt i ultë që Zoti i Plotfuqishëm e ndaloi atë për arsye se ai veç tjerash përfshinë ndjekjen e privatësisë dhe zbulimin e fshehtësive të njerëzve duke kërkuar të zbulojnë gabimet dhe të metat e tyre. Çdo individ i civilizimit të ekranit është kapur me sëmundjen e texhessusit edhe pse Zoti na urdhëron: "... dhe mos hulumtoni për zbulimin e të metave të njëri-tjetrit...", (El Huxhurat, 12)*

*Të gjithë po përcjellin njëri-tjetrin. Po provohet të mbizotërohet privatësia dhe ajo pothuajse po zhduket plotësisht. Në civilizimin e ekranit, është sikur qenia njerëzore të jetë në konkurrencë me emrat e bukur të Allahut, sikurse janë El Habir, Ai është i njoftuar për gjithçka dhe El Alim, Ai di gjithçka.*

*Sëmundja e tretë që na rrethon të gjithëve është sëmundja e tekeshshufit. Pra, është varësia për t'u parë dhe shikuar. Domethënë është e kundërta e teferruxhit. Është një dëshirë për t'u parë e jo për të parë. Pra, është nevoja për vetë ekspozim të vazhdueshëm të njeriut. Disa pothuajse bien në dashuri me paraqitjen e tyre në ekran. Ai i ndan të gjitha veprimet e tij me botën, pavarësisht nëse është mirë apo keq.*

*Kështu gjërat që janë të shëmtuara dhe të papërshtatshme në shoqërinë e përgjithshme bëhen të zakonshme. Pamjet e pahijshme, skenat kinematografike dhe teatrale shfaqen dhe konsiderohen si art, kulturë e krijim artistik. Shoqëritë e forta janë shoqëri kohezive që bashkëpunojnë në drejtësi dhe devotshmëri që urdhërojnë mirë brenda kornizave të tyre ligjore, dhe duke ndaluar atë që është e gabuar sipas kritereve të ligjshme. Zoti i ka mallkuar ata që shkatërrojnë rendin moral në shoqëri.*

*Pejgamberi a.s. thotë: "Umetit tim do t'i falen gabimet e tij, përveç ai i cili e bënë atë haptas." Pra, përveç atij i cili të keqen dhe të shëmtuarën që e bën, e publikon dhe e ndan atë me të gjithë.*

*Dr. Ajni Sinani*

Fjalimi i Myftiu të Kosovës, Naim ef. Tërnava, me rastin e përurimit të Institutit për Hulumtime dhe Studime Islame (IHSI)

# Institutit do të ndikojnë në krijimin e mendimit dhe interpretimit autokton islam



*Të nderuar miq, kolegë, efendilerë, studiues, dhe shumë të nderuar ju të pranishëm*

*Zonja dhe zotërinj*

Më lejoni që në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës, në emër të institucioneve të saj dhe në emrin tim personal, t'ju falënderoj, që keni ndarë nga koha juaj e shtrenjtë për të qenë me ne sot në këtë aktivitet, i cili mbahet me rastin e përurimit të Institutit për Hulumtime dhe Studime Islame. Në përurimin e këtij institucioni shkencor të Bashkësisë Islame të Kosovës, i cili ndonëse si nismë ka qenë e hershme, megjithatë vetëm sot po konkretizohet e jetësohet.

Në të vërtetë, për themelimin e një Instituti të këtillë, është diskutuar e debatuar në kuadër të instancave vendimmarrëse të Bashkësisë Islame Kosovës që në vitet e '90-ta të shekullit të kaluar, e madje, menjëherë pas përfundimit të luftës së fundit dhe krijimit të rrethanave të reja në Kosovë, Kuvendi i BI-së së Kosovës, përveç një sërë vendimesh të tjera me rëndësi që kishte marrë në qershor të vitit 2000, kishte vendosur po ashtu edhe për themelimin e një Instituti kërkimor shkencor. Mirëpo, për shkak të pasojave që kishte lënë lufta dhe rrethanave nëpër të cilat po kalonte asokohe Kosova në përgjithësi dhe Bashkësia Islame në veçanti, një vendim i tillë nuk qe i mundur të realizohej.

Pavarësisht kësaj, debati për një Institut të tillë, në Forumet e Bashkësisë Islame asnjëherë nuk pushoi, gjithnjë duke theksuar nevojën imediate që Bashkësia Islame e Kosovës ta ketë Institutin e saj kërkimor-shkencor, i cili do të ketë për synim, qëllim e objektiv të tij hulumtimin, studimin, valorizimin, botimin dhe promovimin e trashëgimisë sonë shpirtërore e materiale, si dhe ndriçimin dhe njohjen e të kaluarës sonë të begatë.

*Të nderuar të pranishëm!*

Themelimi i Institutit për Hulumtime dhe Studime Islame, është vazhdimësi e institucioneve arsimore të Bashkësisë Islame të Kosovës, suksesi i të cilave nëpër vite e dekada ka bërë të mundur krijimin e kuadrove me përgatitje dhe potencialin e duhur për të qenë sot bartës dhe realizues të një ndërmarrjeje të këtij niveli kërkimor shkencor. Instituti



**Në të kaluarën tonë jo shumë të largët, sikurse e dimë të gjithë, ndaj vlerave, kulturës e trashëgimisë sonë islame ka pasur një qasje mohuese, madje deri në përbuzje e përçmim.**

për Hulumtime dhe Studime Islame, është projektuar dhe është paraparë që të jetë institucioni më i lartë shkencor në kuadër të Bashkësisë Islame të Kosovës, rreth të cilit do të mblidhen dhe do të japin kontributin e tyre studiues të shumtë të fushave fetare, kulturore e historike, gjithnjë në shërbim të ndriçimit të së vërtetës tonë fetare e kombëtare.

Për këtë arsye, më lejoni që para jush, në këtë ditë të rëndësishme për Bashkësinë Islame të Kosovës, të konstatoj se themelimi i Institutit për Hulumtime dhe Studime Islame në përurimin e të cilit jemi tubuar sot, shënon një ndër vendimet më të mëdha të Bashkësisë Islame të Kosovës, sepse me këtë rast, përveçse jetësohet një nevojë e kamotshme e këtij institucioni, realizohet edhe një ndër objektivat programore të tij.

Në anën tjetër, me themelimin e Institutit për Hulumtime dhe Studime Islame synohet të hapen shtigje e horizonte të reja drejtë avancimit të dijeve tona teologjike e albanologjike. Synohet të ruhet e të kultivohet doktrina jonë fetare islame e pranishme me shekuj ndër ne, kurse trashëgimia e saj shkrimore e krijuar nga breza të tërë ulemash tonë të hulumtohet, të njihet, të studiohet e të botohet.

Institutit për Hulumtime dhe Studime Islame në bashkëpunim edhe me institucionet e tjera të Bashkësisë Islame të Kosovës, në radhë të parë me Fakultetin e Studimeve Islame dhe Medresenë "Alaudin" në njërën anën, dhe në anën tjetër edhe në bashkëpunim dhe koordinim edhe me institutet tona vendore dhe ato të rajonit, jemi të bindur se do të ndikojnë në krijimin e mendimit dhe interpretimit autokton islam, në përputhje me specifikat, kushtet, rrethanat, nevojat dhe kërkesat e besimtarëve dhe vendit tonë.

*Të nderuar të pranishëm!*

Në të kaluarën tonë jo shumë të largët, sikurse e dimë të gjithë, ndaj vlerave, kulturës e trashëgimisë sonë islame ka pasur një qasje mohuese, madje deri në përbuzje e përçmim. Mbyllja e institucioneve arsimore fetare, shkatërrimi i pronës vakëfnore, rrënimi i monumenteve islame, persekutimi, burgosja dhe anatemimi i ulemasë shqiptare etj., nuk ka kaluar pa lënë pasojat e saj. Prandaj, mbetet detyrë dhe mision pikërisht e Institutit për Hulumtime dhe Studime Islame që me projekte e veprimtari të ndryshme shkencore të dëshmojë e të zbardh këto vlera të mohuara të popullit tonë.

E në këtë rrugëtim, Instituti do të ketë mbështetjen dhe përkrahjen pa asnjë rezervë të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, udhëheqjes dhe zyrtarëve të saj.

Ne jemi shumë të bindur se drejtori i Institutit, z. Sabri Bajgora dhe Këshilli Drejtues i tij, kanë për ta arsyetuar besimin që ua kemi dhënë, kurse amanetin që e kanë marrë në përgjegjësi gjithsesi kanë për ta çuar në vend!

Për përmbushjen e këtij misioni fisnik padyshim se ne që të gjithë mbështetemi fuqishëm në ndihmën e Allahut xh.sh. dhe vetëm Atij ia drejtojmë lutjet tona që këtë ndërmarrje tonën ta bëj të hairit dhe t'i japë bereqet.

Qoftë i bekuar fillimi dhe po ashtu edhe e gjithë veprimtaria dhe jetëgjatësia e këtij Instituti!

Kurse neve dhe ata që do të na pasojnë, Allahu xh.sh. na bëftë nga mesi i atyre që Vetë Ai i përmend në ajetin e 11-të, të kaptinës El Muxhadele, ku thotë:

"Allahu i lartëson ata që besuan prej jush dhe i lartëson në shkallë të lartë edhe ata të cilëve u është dhënë dituri". (El Muxhadele, 11)

Ju faleminderit,

ves-selamu alejkum!

*Myftiu i Kosovës*

*Naim ef. Tërnava*

*Prishtinë, 25 shkurt 2021*

Fjala e drejtorit të Institutit për Hulumtime dhe Studime Islame, Sabri ef. Bajgora, me rastin e përurimit të Institutit

# Themelimi i Institutit në kuadër të Bashkësisë Islame është rezultat i nevojës së kahershme

*I nderuari Myfti i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorë,*

*I nderuari dr. Rexhep Boja, ish myfti i Bashkësisë Islame të Kosovës,*

*I nderuari kryetar i Kuvendit të BIK, dr. Ajni ef. Sinani,*

*I nderuari drejtor i Drejtorisë Fetaro-Arsimore të Bashkësisë Fetare Islame në Republikën e Maqedonisë së Veriut, Jusuf ef. Zymeri, me bashkëpunëtorë,*

*I nderuari atashe për çështje fetare pranë Ambasadës së Republikës së Turqisë në Prishtinë, z. Nevzat Akën,*

*I nderuari drejtor i Institutit Albanologjik, dr. Hysen Matoshi me bashkëpunëtorë,*

*I nderuari prodekan i Fakultetit të Filologjisë, dr. Isa Memishi me bashkëpunëtorë,*

*I nderuari dekan i FSI-së, dr. Fahrush ef. Rexhepi me bashkëpunëtorë,*

*I nderuari drejtor i Medresesë Alauddin, Fadil ef. Hasani, me bashkëpunëtorë,*

*Të nderuar anëtarë të Këshillit Drejtues të Institutit për Hulumtime dhe Studime Islame,*

*Të nderuar profesorë, miq dhe kolegë të pranishëm,*

*Zonja dhe zotërinj!*

Kam nderin dhe kënaqësinë që sot, në këtë ditë të veçantë dhe të shënuar për Bashkësinë Islame të Kosovës dhe besimtarët e saj, e cila po bën përurimin e Institutit për Hulumtime dhe Studime Islame, t'u drejtohem me një fjalë rasti.



Më lejoni, po ashtu, që para jush në formë përmbledhëse dhe të shkurtër të shpalosë edhe disa nga vizionet dhe objektivat e Institutit për Hulumtime dhe Studime Islame, për përurimin e të cilit jemi mbledhur këtu.

*Të nderuar të pranishëm!*

E ndjej për detyrim që me këtë rast, të falënderoj Këshillin Drejtues të Institutit për Hulumtime dhe Studime Islame për propozimin e tij dhe më pastaj të falënderoj edhe Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës, e në veçanti myftiun e nderuar mr. Naim ef. Tërnava për miratimin e këtij propozimi që unë të vihem në krye të Institutit për Hulumtime dhe Studime Islame, këtij institucioni i cili do të merret me hulumtime e studime të avancuara të fushave e disiplinave fetare, kulturore, historike, filologjike e letrare te ne.

Besimi që më është dhënë, përveç që është nder dhe privilegj, për mua më shumë është obligim e përgjegjësi, është një amanet i rëndësishëm dhe një mision tejet fisnik.

Prandaj, e them para Jush, me plotë përgjegjësi se do të angazhohem me tërë potencialin dhe kapacitetin tim në ngritjen e Institutit dhe për ta bërë atë një institucion të mirëfilltë kërkimor e shkencor.

Jam i vetëdijshëm se këtë mision nuk do të mund të arrijë ta kryej i vetëm, andaj që nga ky moment pres mbështetjen, ndihmën dhe përkrahjen e të gjithë atyre që kanë vullnetin, vizonin dhe ekspertizën e duhur profesionale. Falënderojmë

**Instituti për Hulumtime dhe Studime Islame do të ketë për objekt veprimtarie punën kërkimore-shkencore nga fushat e shkencave islame, si dhe nga kultura dhe trashëgimia islame tek ne (histori, gjuhë, letërsi, etnologji, art etj.)**

Zotin xh. sh. që sot kemi kuadro solid me të cilët do të mund të organizojmë, të bashkërendojmë e të konkretizojmë veprimtarinë kërkimore-shkencore në kuadër të Institutit tonë.

*Të nderuar të pranishëm!*

Themelimi i Institutit për Hulumtime dhe Studime Islame në kuadër të Bashkësisë Islame të Kosovës është rezultat i nevojës së kahershme dhe i suksesit të institucioneve të tjera të Bashkësisë Islame të Kosovës, të cilat trasuan rrugën dhe përgatitën terrenin për themelimin e këtij Instituti. Këtu do të përmendja veçan dy institucionet arsimore: Medresenë "Alauddin" dhe Fakultetin e Studimeve Islame.

Po ashtu, do të përmendja edhe arkivin e pasur dhe koleksionet shumë të çmuara të dorëshkrimeve dhe librave të vjetër islamë që i ka Bashkësia Islame e Kosovës, e të cilët paraqesin dhe do të shërbejnë si një bazë e mirë mbi të cilën do të mbështetet puna kërkimore shkencore e Institutit.

Natyrisht, nuk mund të mos e përmendim këtu edhe një fakt tjetër se është pikërisht tradita dhe veprimtaria e begatë e BIK-ut në organizimin e konferencave dhe simpoziumeve me karakter shkencor dhe botimi i materialeve të tyre ajo që ndihmoi në hapjen e këtij Instituti, sepse kështu u dëshmua se BIK-u ka kapacitetet dhe kuadrot e duhura për të marrë përsipër realizimin e projekteve të ndryshme shkencore.

*Të nderuar të pranishëm!*

Instituti për Hulumtime dhe Studime Islame do të ketë për objekt veprimtarie punën kërkimore-shkencore nga fushat e shkencave islame, si dhe nga kultura dhe trashëgimia islame tek ne (histori, gjuhë, letërsi, etnologji, art etj.).

Veprimtarinë e tij, Instituti do ta zhvillojë duke studiuar dhe hulumtuar çështjet që kanë të bëjnë me islamologjinë dhe me kulturën tonë shpirtërore e materiale islame, si dhe duke i botuar e publikuar rezultatet e arritura shkencore.

Instituti do të bëjë edhe mbledhjen e materialeve arkivore dhe muzeore nga ekspeditat hulumtuese nga terreni dhe nga hulumtimet në arkiva dhe biblioteka dhe ato do të ruhen në Arkivin, përkatësisht në Bibliotekën dhe në Muzeun e Institutit.

Instituti po ashtu do të organizojë sesione, simpoziume, konferenca e tryeza në të cilat do të trajtohen çështje të ndryshme nga islamologjia dhe nga kultura jonë shpirtërore e materiale islame.

Instituti, veprimtarinë e vet, e ka paraparë që ta zhvillojë nëpërmes punës kërkimore-shkencore me bashkëpunëtorë të jashtëm, përmes projekteve të propozuara dhe të miratuara nga Instituti ku kemi për synim këto objektiva:

-Studimin, prezantimin dhe pasqyrimin e vlerave të fesë, kulturës e traditës islame tek ne;

- Ruajtjen e vlerave të kulturës shpir-tërore dhe materiale islame tek ne;

- Hulumtimin, evidentimin, pasqyrimin dhe publikimin shkencor të këtyre vlerave;

- Vendosjen e urave lidhëse dhe njohjeve ndërmjet kulturave dhe vlerave të përbashkëta ndërmjet popullit shqiptar dhe popujve të tjerë të Ballkanit dhe me gjerë, si dhe ndërmjet shqiptarëve myslimanë me të tjerët;

- Bashkëpunimin e ngushtë me institucionet relevante vendore dhe ndërkombëtare, që për fokus të interesimit kanë ruajtjen e trashëgimisë shpirtërore e kulturore shqiptare dhe islame;

- Bashkëpunimin me institucionet dhe me individët që merren me punë të ngjashme brenda ose jashtë vendit tonë;

- Organizimin e punës në bibliotekën e vet të specializuar, duke mbledhur edhe materiale të tjera dokumentare;

- Organizimin e punës në arkivin shkencor, duke mbledhur, rregulluar, përpunuar dhe duke ruajtur lëndën arkivore të mbledhur në terren etj.

*Të nderuar të pranishëm!*

Pa dashur të zgjatem më shumë, më lejoni edhe një herë t'ju falënderoj për pjesëmarrjen tuaj dhe po ashtu t'ju ftojë edhe një herë juve dhe të gjithë studiuesit e tjerë që me projektet e tyre, bashkërisht t'i dalim krah punës dhe mbarëvajtjes shkencore të Institutit për Hulumtime dhe Studime Islame.

Na qoftë një fillim i mbarë dhe një punë e hairit, frytet e së cilës, e lusim Allahun xh.sh., që të jenë të bollshme dhe të përhershme, me shpresë së do të jemi në mesin e atyre që i ka përfshirë ky ajet kuranor: "Dhe thuaj punoni, se punën e juaj do ta shohë Allahu, i Dërguari i Tij dhe besimtarët" – *(Et Tevbe, 105).*

*Ju faleminderit! Ve-Selamu alejkum!*

*Sabri Bajgora*

*Prishtinë, 25 shkurt 2021*

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës Es-Sexhde – (7)

## Ndërlidhja ndërmjet revelatave hyjnore - Tevrati i Musait a.s. ishte udhërrëfyes për Beni Israilët

وَلَقَدْ آتَيْنَا مُوسَى الْكِتَابَ فَلَا تَكُن فِي مِرْيَةٍ مِّن لِّقَائِهِ وَجَعَلْنَاهُ هُدًى لِّبَنِي إِسْرَائِيلَ ﴿٢٣﴾ وَجَعَلْنَا مِنْهُمْ أَئِمَّةً يَهْدُونَ بِأَمْرِنَا لَمَّا صَبَرُوا وَكَانُوا بِآيَاتِنَا يُوقِنُونَ ﴿٢٤﴾ إِنَّ رَبَّكَ هُوَ يَفْصِلُ بَيْنَهُمْ يَوْمَ الْقِيَامَةِ فِيمَا كَانُوا فِيهِ يَخْتَلِفُونَ ﴿٢٥﴾

*"Ne i dhamë Musait Librin (Tevratin) – dhe mos dysho aspak në takimin me të (Natën e Israsë dhe Miraxhit), kurse atë (Tevratin) e bëmë udhërrëfyes për Beni Israilët. Ne zgjodhëm prej tyre prijës, të cilët me urdhrin Tonë udhëzonin, sepse ishin të durueshëm dhe ndaj argumenteve Tona ishin të bindur. Vërtet, Zoti yt është Ai që do të gjykojë midis tyre Ditën e Kiametit, për çështjet në të cilat kishin mospajtime." - (Es-Sexhde, 23-25)*

## Lidhja e këtyre ajeteve me ato paraprake

Meqë në fillim të kësaj sureje, u vunë në pah tri bazat e besimit, Njëshmëria, Ringjallja dhe Revelata, tash në këto ajete, kah fundi i sures, u përmend sërish Shpallja dhe lidhja e Kuranit me Tevratin që i zbriti Musait a.s. Arsyeja e përmendjes së Tevratit dhe jo e Inxhilit ishte se në kohën e Muhamedit a.s. në Siujdhesën Arabike, sidomos në Medine dhe në afërsi të saj, kishte shumë më tepër hebrenj, që pasonin Tevratin e Musait a.s., me gjithë ato ndërhyrje dhe devijime të cilat rabinët hebrenj i kishin bërë gjatë shekujve, e shumë më pak kishte të krishterë, të cilët mbase mund të numëroheshin edhe në gishta.

## Koment

*23. Ne i dhamë Musait Librin (Tevratin), dhe aspak mos dysho në takimin me të (Natën e Israsë dhe Miraxhit), kurse atë (Tevratin) e bëmë udhërrëfyes për Beni Israilët.*

**Sot njihen tre ekzemplarë të Tevratit, të emërtuar me këta emra: Testamenti i Vjetër, ekzemplari hebraisht i cili pranohet nga hebrenjtë dhe protestantët, ekzemplari greqisht i pranuar nga kishat e krishtera të Romës dhe ato ortodokse të Lindjes si dhe ekzemplari samaritan i pranuar nga samaritanët.**

Ajeti në fjalë ka për qëllim ndërlidhjen në mes dy shpalljeve hyjnore, asaj të Musait a.s. dhe kësaj të Muhamedit a.s. Këtu i bëhet e ditur Muhamedit a.s. se Musait ia kishte dhënë Tevratin si udhërrëfyes për Beni Israilët, ashtu siç edhe Kurani do të jetë dritë dhe udhëzues për mbarë popujt e botës.

Tevrati që i zbriti Musait a.s., është një prej katër librave të shenjtë. Allahu atë e ka përshkruar si "udhërrëfyes për Beni Israilët", pastaj si udhëzim e dritë: "Ne e zbritëm Tevratin, në të cilin ka udhëzim dhe dritë!" - (El-Maide, 44) etj... Të besuarit se origjinali i këtij libri është fjalë e Allahut dhe shpallje e Tij, është detyrim (farz) për çdo mysliman, ndërsa mohimi i kësaj e çon personin në mohim (kufër).



**Njeriu, për të qenë i denjë t'i prijë një populli, qoftë si udhëheqës politik, qoftë si prijës fetar, patjetër duhet të jetë i pajisur me durim dhe bindje të paluhatshme në Zotin e Plotfuqishëm.**

Sot njihen tre ekzemplarë të Tevratit, të emërtuar me këta emra: Testamenti i Vjetër, ekzemplari hebraisht i cili pranohet nga hebrenjtë dhe protestantët, ekzemplari greqisht i pranuar nga kishat e krishtera të Romës dhe ato ortodokse të Lindjes si dhe ekzemplari samaritan i pranuar nga samaritanët.

Sa i përket ajetit të cilin jemi duke e komentuar, se çfarë është synuar me fjalët: "dhe aspak mos dysho në takimin me të", dijetarët në lidhje me të i kanë dhënë tri mendime:

1. Mendimi i parë, i cili është edhe më i pranuari ndër dijetarët, nënkupton se ti o Muhamed mos dysho aspak në takimin me Musain, gjë që u realizua në natën e Israsë dhe Miraxhit, në sferat e larta qiellore.[1]

2. Mendimi i dytë nënkupton se, ashtu siç Musai a.s. përjetoi mundime e përgënjeshtrime nga populli i tij, po ashtu edhe ti o Muhamed, do të ballafaqohesh me vuajtje e përjetime jo të këndshme nga populli yt.[2]

3. Ndërsa sipas mendimit të tretë të dijetarëve, Allahu xh.sh. e njoftoi Muhamedin a.s. se ashtu siç ia pati zbritur Musait -Tevratin, po ashtu po ta zbret edhe ty Kuranin, për ç'gjë jep shenjë edhe ajeti i 6-të i sures En-Neml: "Në të vërtetë, ty (o Muhamed) po të shpallet Kurani nga ana e të Urtit, të Gjithëdijshmit!". Sipas këtij grupi të dijetarëve fjala "dhe aspak mos dysho në takimin me të" ka të bëjë pikërisht me zbritjen e Kuranit.[3]

Sidoqoftë, mendimi i parë është më i pranuari nga ana e dijetarëve, ndonëse edhe dy mendimet e tjera, po ashtu janë të pranuara logjikisht dhe kuptimisht. Zaten, shumëdimensionaliteti kuptimor i ajeteve kuranore, shpërfaq më së miri madhështinë e Librit të Allahut.

*24. Ne zgjodhëm prej tyre prijës, të cilët me urdhrin Tonë udhëzonin, sepse ishin të durueshëm dhe ndaj argumenteve Tona ishin të bindur.*

Allahu i Madhërishëm nëpërmjet këtij ajeti kuranor dëshiron të na vë në dijeni se njeriu për të qenë i denjë t'i prijë një populli, qoftë si udhëheqës politik, qoftë si prijës fetar, patjetër duhet të jetë i pajisur me durim dhe bindje të paluhatshme në Zotin e Plotfuqishëm.[4]

Po kështu, Allahu xh.sh. zgjodhi nga Beni Israilët pejgamberë, njerëz të devotshëm dhe prijës të shquar fetarë, të cilët u bindeshin porosive të Allahut, e njëkohësisht ishin të durueshëm dhe i udhëzonin të tjerët në rrugën e Zotit. Por, me kalimin e kohës, paria e tyre fetare, po edhe prijësit e tyre ranë nën tundimin e push-



tetit, të lakmisë dhe të fitneve. Madje, rabinët hebrenj pa asnjë ndjenjë frike a turpi, shtrembëruan dhe devijuan qëllimisht Tevratin prej kuptimeve të tij burimore të zbritura nga Zoti, me se e merituan mallkimin e dhe hidhërimin e Tij të përjetshëm ndaj tyre. Edhe hebrenjtë e Medinës dhe të disa vendbanimeve përreth, ishin me të tilla bindje të devijuara, dhe me padurim po prisnin një të Dërguar nga mesi i tyre, duke pretenduar marrëzisht se ata ishin popull i zgjedhur nga Allahu, por kur i Dërguari i fundit, Muhamedi a.s., u dërgua si vulë e fundit e pejgamberëve, nga arabët dhe jo prej tyre, ata e refuzuan me kryeneçësi, ndonëse Tevratin që e lexonin, i kishte paralajmëruar për ardhjen e tij, me përshkrime shumë të qarta.

Në lidhje me këtë ajet, Ibnul Kajimi ka thënë: "Baza e çdo fitneje vjen atëherë kur i jepet përparësi mendimit njerëzor ndaj Ligjit të Zotit, dhe pasioneve ndaj logjikës së shëndoshë. E para shpie në fitnen e dyshimit, kurse e dyta në fitnen e epsheve. Për këtë arsye, fitneja e dyshimit, largohet me bindje në argumentet e Allahut, kurse fitneja e epsheve largohet me durim. Mbase kjo edhe është arsyeja pse Allahu xh.sh. e ka ndërlidhur postin e prijësit fetar me bindje dhe durim, ashtu siç ka ardhur edhe në këtë ajet: "Ne zgjodhëm prej tyre prijës, të cilët me urdhrin Tonë udhëzonin, sepse ishin të durueshëm dhe ndaj argumenteve Tona ishin të bindur."[5]

*25. Vërtet, Zoti yt është Ai që do të gjykojë midis tyre Ditën e Kiametit, për çështjet në të cilat kishin mospajtime.*

Në Ditën e Gjykimit, Allahu i Madhërishëm me drejtësinë e Tij absolute, do të gjykojë në mes njerëzve, për çdo gjë. Secili do ta marrë atë që e ka merituar në bazë të veprave të tij në këtë botë. Vepërmirët dhe besimdrejtët do të shpërblehen me kënaqësitë e Xhenetit, kurse ata që iu shmangën udhëzimit hyjnor dhe e refuzuan atë, do të ndëshkohen në zjarr të Xhehenemit. Po ashtu në Ditën e Gjykimit do të dalin në shesh edhe mospajtimet që kishin njerëzit në mes vete, në mënyrë që secili të bindet në të vërtetën. Ata që ishin në lajthitje do ta shohin dhe do ta kuptojnë të vërtetën, por mjerisht shumë vonë për ta.

Disa dijetarë anojnë kah mendimi se në Ditën e Gjykimit, Allahu Fuqiplotë do të gjykojë në mes të dërguarve të Tij dhe popujve të tyre, për të gjitha vuajtjet dhe mundimet që të zgjedhurit e Tij pësuan nga ata, gjatë ftesës për besim në Zotin Një.[6]

## Porosia e ajeteve 23-25

- Prej mirësive dhe begative të Allahut ndaj njerëzve, është dërgimi i pejgamberëve dhe i Shpalljeve hyjnore, për udhëzimin e tyre.

**Ashtu siç janë pasuesit e Kuranit, thirrës në rrugën e Allahut për mbarë botën, po ashtu edhe pasuesit e Tevratit ishin thirrës në rrugën e Allahut për kohën dhe popullin e tyre, duke thirrur njerëzit në rrugën e drejtë të udhëzimit. Prej mesit të tyre Allahu zgjodhi prijës të drejtë, dhe thirrës në të vërtetën.**

- Allahu e zbriti Kuranin te Muhamedi a.s., si udhëzim për mbarë njerëzinë, ndërkohë që Tevrati që ia kishte zbritur Musait a.s. ishte i veçantë vetëm për Beni Israilët. Besimi në këta dy libra të shenjtë është farz dhe pjesë e Imanit.

- Nga këto ajete dalin në pah cilësitë që duhet t'i posedojë një prijës apo udhëzues fetar, e ato janë durimi dhe përballimi i sprovave në rrugën e Allahut, si dhe vetëpërmbajtja nga kënaqësitë e përkohshme të kësaj bote, të cilat mund ta largojnë nga të përmendurit e Allahut.[7]

- Ashtu siç janë pasuesit e Kuranit, thirrës në rrugën e Allahut për mbarë botën, po ashtu edhe pasuesit e Tevratit ishin thirrës në rrugën e Allahut për kohën dhe popullin e tyre, duke thirrur njerëzit në rrugën e drejtë të udhëzimit. Prej mesit të tyre Allahu zgjodhi prijës të drejtë, dhe thirrës në të vërtetën.

- Në Ditën e Gjykimit, Allahu është i vetmi Gjykatës, dhe do të gjykojë me drejtësi në mes njerëzve. Secili prej tyre do ta marrë atë që meriton nga shpërblimi ose ndëshkimi. Po ashtu, në këtë Ditë, Allahu do t'i njoftojë të gjithë njerëzit, për mospajtimet që i kishin në mes vete, për shumë çështje të kësaj bote, e në mesin e tyre edhe mospajtimet rreth besimit dhe fesë. *- vijon -*

*1. Ebu Hajjan el Endelusi, El-Bahru-l Muhit, Bejrut, 1993, vëll. VII, f. 199. 2. Imam Kurtubiu, El-Xhamiu li Ahkami-l Kuran, Bejrut, 2006, vëll. XVII, f. 41. (redaktuar nga dr. Abdullah Turki). 3. Dr. Vehbe ez-Zuhajli, Et-Tefsiru-l Munir, vëll. XXI, f. 236. 4. Abdulmelik bin Ahmed Ramadani, Min kul-li suretin faidetun, Inabe-Algjeri, 2006, f. 205. 5. Ibnu-l Kajjim el Xhevzijje, Igathetu-l lehfan fi mesajidi-sh-shejtan, Kajro, 1939, (2/167). 6. Abdulhamid Kishk, Fi Rihabi-t-Tefsir, vëll. XXI, f. 4075. 7. Grup autorësh, El-Kuranu tedebburun ve amelun, Rijad, 1438 h., f. 417.*

Dr. Ajni Sinani

# Përhapja e medhhebit hanefi në Ballkan (3)

Silsilet e dijetarëve islamë, njashtu sikurse edhe isnadi tek shkenca e hadithit, janë të lidhura në fund të tyre me Pejgamberin a.s. si transmetues dhe interpretues i shpalljes së fundit hyjnore. Muhamedi a.s. është shpjeguesi më autoritativ prandaj çdo dije, për të qenë e besueshme, është dashur të transmetohet më pas besueshëm nga brezi në brez.

## Analizë

Kjo metodë e përcjelljes së njohurive quhet menhexhunnakl (metoda tradicionale).[1] Pas Pejgamberit a.s. kjo silsile e Kafit përfshin zinxhirin e dijetarëve që tregon vërtetësinë dhe autenticitetin e medhhebit hanefi.[2]

Në biografinë 2 përmenden Hulefa-i rashidinët (Halifët në rrugën e drejtë) dhe sahabiu Abdullah b. Mesudi. Ai, gjatë hilafetit të Umer b. Hatabit, ishte gjykatës në Kufe dhe, gjatë qëndrimit të tij, ai ia përcolli dijen popullatës së atjeshme dhe kontribuoi në formimin shkollës së hershme irakiane në fikh.

Në biografitë numër 3, 4, dhe 5, duke filluar nga kadi Shurejh deri te mësuesi i Ebu Hanifes, Hamad b. Ebi Sulejman, i përkasin rrethit të dijetarëve të cilët në Irak janë formuar rreth Ibën Mesudit dhe përfaqëson një lidhje në zinxhirin e transmetimit të njohurive mes Ebu Hanifes dhe Halifëve të Drejtë.

Me biografinë 6 të Ebu Hanifes fillon historia e shkollës juridike hane-fite. Duke u mbështetur në traditën e shkollës së hershme irakiane, Ebu Hanife zhvillon dhe rafinon metodologjinë e interpretimit të burimeve të Sheriatit dhe nxjerrjen e rregullave juridike. Bazuar në këtë metodologji, e zhvilluar kryesisht në diskutime që Ebu Hanife kishte me nxënësit e tij, formohet e tërë shkolla e mendimit juridik.

Të mësuarit e kësaj shkolle e vazhdojnë nxënësit e Ebu Hanifes, kurse atë sistematikisht e shkruan Muhamed b. Hasan esh-Shejbani (biografia 7) në gjashtë librat bazë (el-asl). Ky dijetar shërben si gjykatës në krahinat lindore të Hilafetit (në Iranin e sotëm), dhe tek ai janë arsimuar nxënësit e shumtë të cilët do të vazhdojnë të zgjerojnë njohuritë islame dhe me këtë edhe medhhebin hanefi në pjesë të Azisë Qendrore.

Biografitë nga nr. 8 (Ebu Hafs el-Kebir Ahmed b. Hafs el-Buhari) deri në biografinë nr. 19 (Ebulfadl Muhamed ibën Muhamed b. Nasir el-Buhariu) i referohen Ulemave në Transoksani, e njohur në epokën klasike myslimane si Ma wara'-en nehr (pjesët në anën tjetër të lumit).[3] "Lumi" i përmendur këtu është Oksusi, gjegjësisht Xhejhuni, gjegjësisht Amu Darja. Gjeografët myslimanë e quanin vendin në anën tjetër të Amu Darjas Ma wara'-en nehr, kundrejt Horasanit, i cili qëndron para Amu Darjas dhe u quajt Ma dune en-nehr (Toka deri te lumi).

Kufijtë e Transoksanisë kanë ndryshuar gjatë historisë, por ky rajon në bazë përfshin pellgjet e lumit Zarafshan - i njohur si Sogdia – pjesët deri te pellgjet e lumit Sir Darja (Sajhun), në veriperëndim deri te Horezmi, në lindje deri te Fergana dhe përmes maleve Tien Shan, në Turkistanin Lindor apo kinez (Sinkjang). Sot këto zona i përkasin republikave të Azisë Qendrore: Uzbekistanit, Kazakistanit, Taxhikistanit dhe Kirgistanit, si dhe Kinës.[4]

Kutejbe b. Muslim el-Bahili, guvernatori i Haxhaxhit i provincës lindore të Hilafetit, e ka çliruar Transoksaninë dhe e hapi qytetin Buhara ndaj fesë islame dhe ka ndërtuar xhaminë e parë në vitin 94/712-13.[5]

Në fillim të periudhës abasite, Transoksiania është integruar plotësisht në kuadër të shtetit mysliman si një krahinë e vetme. Qytetet transoksianike si Semerkandi (qyteti kryesor), Buhara, Belh, Tirmidh, Amul, Farab, Kish, Nesef, Fergana, Uzgend, Hoxhend, Shas etj. do të bëhen qendra të kulturës islame me emrat e dijetarëve të njohur



myslimanë. Rëndësia e Transoksanisë si një qendër e kulturës islame tregohet nga fakti se shumica e autorëve të koleksioneve/ përmbledhjeve më autoritative të hadithit janë nga ky rajon apo në afërsi të tij, si dhe themeluesi i shkollës maturidite.[6]

Imam el-Buhari (v. 256/870) është nga një prej qendrave më të famshme të Transoksianisë,

Imam Muslimi (v. 261/874) është nga Nisaburi në Horasan, në kufi me Transoksaninë,

Davud es Sixhistani (v. 275/888) është gjithashtu nga Horasani,

Imam El-Tirmidhi (v. 279/892) është nga Transoksania,

Imam En-Nesai (v. 303/915) është nga Horasani

Imam Ibën Maxhe (v. 273/886) është nga Kazvini në pjesën qendrore të Iranit.

Imam Ebu Mensur el-Maturidiu (v. 333/944.), themeluesi i shkollës maturidite në akaid – është nga rrethina e Semerkandit, po ashtu edhe një numër i konsiderueshëm i juristëve hanefi që janë përmendur në silsilen e Kafit janë nga po kjo rrethinë.[7]

Rajonet e Horasanit dhe Transaksonisë në shekullin IX-X ishin prej më të qëndrueshmeve politikisht. Ato ishin nën sundimin e dinastisë samanide, rreth sundimtarëve të së cilës Ibën Hal-likani ka thënë: “Sa i përket sundimtarëve samanidë, ata ishin sundimtarë të Transaksonisë dhe të Horasanit. Ata ishin më të mirët e sulltanëve… ata (sundimtarët samanidë) zakonisht kishin qëndruar besnikë ndaj drejtësisë, fesë dhe dijes.” Prandaj në një atmosferë të tillë të stabilitetit politik, të drejtësisë sociale, prirjeve fetare dhe përpjekjeve shkencore, kushtet e nevojshme për punë të lirë dhe të ndershme intelektuale ishin të arritshme.[8]

Rajoni i Horasanit dhe Transoksanisë ishte një vijë kufitare e botës muslimane në Azinë qendrore, intelektualët e së cilës, duke qenë në një hapësirë të tillë gjeografike, shqetësoheshin për mbrojtjen e doktrinës islame prej sulmeve të jashtme. Ulematë e Transoksanisë, që



jetonin në kufi të Hilafetit, e kishin shumë të zhvilluar ndjenjën e misionit (davetit). Në saj të këtyre misionarëve fiset turke, që jetonin përtej kufijve të shtetit mysliman, pranuan Islamin.[9] Ky rajon ishte prej rajoneve më të avancuara në shkencë.

Pas pranimit të Islamit, fiset turke u bënë shpejt një faktor i rëndësishëm politik. Dinastia turke e Selxhukëve (430/1038–552/1157) vendosi pushtetin mbi Transoksaninë, Horasanin dhe shumicën e Iranit dhe Irakut, si dhe u bë mbrojtës i halifëve abasidë në Bagdad. Duke i respektuar mësuesit e tyre të parë në fe, selxhukët i dhanë mbështetje të plotë Ehli Sunetit dhe medhhebit hanefi. Edhe ulematë e Transoksanisë i vendosën në pozitën e myftinjve dhe kadilerëve në territoret e tyre. Gjatë shekujve V (XI), VI (XII) dhe VII (XIII), autorët më të njohur të medhhebit hanefi ishin nga Transoksiania.[10]

Rrethanat e reja historike shpjegojnë praninë e një numri të madh të ulemave nga ana tjetër e lumit Amu Darje në silsilen e Hasan Kafiut.

Të tre dijetarët e përmendur në silsilen me nr. 20, 21, 22 janë të lidhur gjeografikisht me Halepin dhe Kajron. Dy prej tyre – Es-Signaki dhe Kavamuddin el-Kaki – janë me origjinë nga Transoksania, por emigruan në Sham dhe Egjipt. Ata ishin pjesë e një vale të migrimit të dijetarëve muslimanë nga Lindja në pjesët perëndimore të Hilafetit, të shkaktuar nga pushtimi i mongolëve. Në vitet 615/121 dhe 616/122, përballë vërshimeve mongole, ranë disa nga qytetet e Transoksanisë, si: Balasagun, Buhara, Farabi, Semerkandi dhe të tjerë. Një pjesë e ulemave e lëshoi Transoksaninë dhe lëvizi drejt pjesëve qendrore të Halifatit dhe më tej, në veriperëndim, ku autoritetin e kishin ejubitët dhe më vonë dinastia e memlukëve.

Migrimi i ulemave në perëndim të Hilafetit u ndal vetëm në shek. VII (XIV). Prandaj, dy dijetarë nga silsila e Kafiut janë të lidhur me territoret e memlukëve.

Dijetarët e përmendur nga numri 23 (Shemshudin el-Fenari) deri te mësuesi i Kafiut, Kara Jilan Jahjaefendiu (nr. 28.), i përkasin zonës gjeografike Bilad-i Rum (vendeve bizantine).[11]

Turqit selxhukë e quajtën Anadollin “Bilad-i Rum” ose “Rum” për arsye se, në atë kohë, ishte nën zotërimin e romakëve (Rum) të Lindjes. Në fakt perandoria kishte origjinë latine (romake), por ishte helenizuar nga ana kulturore.[12]

Turqit selxhukë, nën sundimin e sulltan Muhamed Alp Arslan b. Davudit (455/1063 - 465/1072), zhvilluan betejën që do të vendoste të ardhmen e Anadollit, më 1071, në Malazgirt (Manzikert). Gjatë zotërimit të Anadollit nga Devleti i Selxhukëve, si sundimtar i pjesës qendrore u caktua komandanti Sulejman. Në vitin 473/1080, ai e zgjeroi territorin e tij deri në brigjet e Detit Marmara dhe Egje, duke e detyruar kështu perandorin romak,

Aleks Komenin të paguante një taksë vjetore. Territori që ishte nën degën e tij, të Dinastisë së selxhukëve, njihej si "Sulltanat i Rumit" dhe sulltanët quheshin në gjuhën arabe "Çezarët e Romës", si shenjë treguese e zotërimit të tyre në pjesën lindore të Perandorisë "Romake."[13]

Në perëndim të shtetit të selxhukëve të Anadollit, në vitin 1299, u vendos principata e osmanëve.

Në zonat kufitare (bejlik) të shtetit selxhuk në Anadoll, në vitin 1289, u formua Emirati i Osman Gazit. Sundimtarët e parë dhe korniza administrative e Emirateve (Bejlikeve) Osmane ishin më të përkushtuarit ndaj Islamit. Ata ishin simbol për shpëtimin dhe lumturinë e gjithë njerëzimit. Qenë përcaktuar për të realizuar bashkimin e Anadollit mysliman.[14]

Kjo principatë, me kohë, është rritur dhe është shndërruar në një shtet që ka sunduar nga Irani në Ballkan, nga Krimeja në Afrikën veriore, në Egjipt, Siri, Irak dhe Jemen.[15]

Osmanlinjtë, ndoqën shembullin e selxhukëve, vazhduan vlerësimin e ulemave hanefi, sidomos ata me origjinë nga Transoksania. Shumë prej këtyre dijetarëve erdhën në territorin osman dhe morën funksione gjyqësore, jurisprudenciale dhe arsimore.

Mes tyre ishte Shemshudin el-Fenari, me origjinë nga një fshat në Iran, i cili e lëshoi Egjiptin e memlukëve dhe erdhi në Anadoll që të bëhet i pari myfti enam, respektivisht më vonë shejhu'l islam i shtetit osman.

Meqenëse drejtimi i zgjerimit të shtetit osman ishte drejt Perëndimit, edhe medhhebi hanefi është përhapur në atë drejtim. Prandaj, në silsilen e Kafit ne gjejmë dijetarët që lidhen me qytete si Bursa, Izniku, Edirneja dhe Stambolli. Nga këto qytete, tri prej tyre ishin kryeqytet i shtetit osman. Sigurisht më i rëndësishëm në mesin e tyre ishte Stambolli, i cili që nga çlirimi i tij më 29 maj 1453 deri më 3 mars 1924, do të ishte Daru'l-hilafe (selia e hilafetit) dhe qendër e dijes islame.

Grupi osman i dijetarëve të Kafiut konsiderohet të jetë elita e ulemave të shtetit osman.

Aty është i pari myfti enam, gjegjësisht shejhu'l islami (Shem-suddin el-Fenari), kadiu i parë i Stambollit (Hidr-beu), ripërtëritësi i dijeve islame në shek. 9/15 (Kemal-pasha- zade) dhe ndihmësi i tij, që ishte edhe mësuesi i Kafit, Kara Jilan-efendi.

Me zgjerimet osmane dhe përhapjen e Islamit në Ballkan referenca gjeografike e termit Rumeli zhvendoset më tej në perëndim, duke u ndalur në Gadishullin Ballkanik. Për myslimanët e Ballkanit, Stambolli me medresetë e tij të famshme, u bë qendër e re kulturore. Në gjysmën e dytë të shekullit 10/16 Stambolli ishte qendra tashmë e njohur e dijeve islame dhe "dijetarët e Rumit i kishin tejkaluar të tjerët në të gjitha shkencat dhe disiplinat."[16]

Myslimanët e rinj filluan të shkonin për të studiuar në qendrën e re shkencore të Islamit. Njëri nga të rinjtë – i takon brezit të tretë të myslimanëve në Bosnje – Hasan Kafi nga Prusca, do të bëhej një hallkë në zinxhirin e transmetimit të njohurive islame (biografia nr. 29).

Studentët e Hasan Kafit, Alaudin Ali b. Mustafa b. Husamuddin Shejh-zade (Shehoviç), Muhamed b. Ahmed b. Sejfuddin Aga-zade (Agiç) dhe mulla Muhamed b. Hasan (biografia nr. 30) përfaqësojnë fundin e hapur të kësaj silsile dhe fillimin e disa silsileve të reja të shkruara dhe të regjistruara në ixhazetnamet dhe në kopertinat e dorëshkrimeve, të cilat janë shkatërruar gjatë luftërave që do të tronditnin Evropën Qendrore dhe Ballkanin në shekujt e ardhshëm.

## Përfundim

Analiza historike dhe gjeografike e silsiles së Hasan Kafi Prushçakut tregon rrjedhën e mëposhtme të transmetimit të njohurive islame në interpretimin e shkollës juridike hanefite nga Arabia (shekulli 1/6) deri në Ballkan (shekulli 10/16), gjegjësisht: Hixhaz - Irak - Transo-ksiani - Kajro - Halep - Anadoll - Stamboll – Ballkan. Kjo tregon së në zingjirin e bartjes së dijes nuk ka hallka të humbura. Dija është bartur nga mësuesi te nxënësi, gjeneratë pas gjenerate, deri në ditët tona.

Ky përfundim mund të testohet më tej me të studiuarit e biografisë së ulemave të Ballkanit të periudhës së hershme osmane dhe ixhazetnameve të tyre.[17]

Sidoqoftë, dallimet mund të paraqiten në lidhje me transmetimin e dijes nga Anadolli drejt Bosnjës, gjegjësisht Ballkanit, por jo në lidhje me transmetimin e medhhebit hanefi nga qendra dhe djepi i tij deri te turqit osmanë.

## Çështja e pasimit të medhhebit

Shumica dërmuese e myslimanëve të sotëm ndjekin medhhebin e tyre të veçantë. Dijetarët e një medhhebi janë bazuar mbi metodologjinë e themeluesit të medhhebit të tyre, gjatë interpretimit të burimeve parësore dhe dytësore dhe synimeve të Sheriatit. Cilësitë e themeluesve të medhhebeve ishin në nivelin më të lartë. Asnjë nga katër imamët nuk e ka kundërshtuar Kuranin dhe Sunetin.

*1. Shih: Aiša 'Abdurrahman, Mukaddime fi'l-menhedž (el-Kahire: Ma'hedu'l-buhusi ve'd-dirasati'l-arebijje, 1971.), 116 e tutje, sipas: Fikret Karčić, Kako je hanefijski mezheb dosao u Bosni, op. cit. 2. Krahaso: Umer Sulejman el-Eshkar, Tarihu'l-fikhi'l-islamijji (Bejrut: Mektebetu'l-felah, 1402/1982), 86-87. 3. Shih: The Encyclopaedia of Islam, new edition (Leiden: E.J. Brill, 1986.), 5:852-859 s.v. "Ma wara'al-nahr", sipas: Fikret Karčić, Kako je hanefijski mezheb dosao u Bosni, op. cit. 4. Shih: The Encyclopaedia of Islam, 852, sipas: Fikret Karčić, Kako je hanefijski mezheb dosao u Bosni, op. cit. 5. Prof. dr. Mehmet Maksudoglu, Historia osmane dhe institucionet, Tiranë, Alsar, 2013, f. 62. 6. Shih: Muhamad Zubayr Siddiqi, Hadith Literature: Its Origin, Development and Special Features (London: The Islamic Text Society, 1993.), 53-69, sipas: Fikret Karčić, Kako je hanefijski mezheb dosao u Bosni, op. cit. 7. Fikret Karčić, Kako je hanefijski mezheb dosao u Bosni, op. cit. 8. Mustafa Cerić, Rrënjët e teologjisë sintetike në Islam, Ebu Mensur el Maturidiu, Shkup, Prishtinë, Tiranë, Logos-A, 2015, f. 45. 9. Po aty, f. 47. 10. Shih: Wilfred Madelung, op.cit. 140-141, sipas: Fikret Karčić, Kako je hanefijski mezheb dosao u Bosni, op. cit. 11. Shih: The Encyclopaedia of Islam, 8:601-612, s.v. "Rum", "Rumeli", sipas: Fikret Karčić, Kako je hanefijski mezheb dosao u Bosni, op. cit. 12. Prof. dr. Mehmet Maksudoglu, op. cit., shih fusnotën 11, f. 69. 13. Po aty, f. 71. 14. Po aty, f. 76. 15. Hayreddin Karaman, op. cit., f. 267. 16. Fikret Karčić, Kako je hanefijski mezheb dosao u Bosni, op. cit. 17. Fikret Karčić, Kako je hanefijski mezheb dosao u Bosni, op. cit.*

Dr. Flamur Sofiu

# Shpjegimi i shkurtër i disa çështjeve bashkëkohore në aspektin juridik islam (2)

## Mbjellja e flokëve

Rreth asaj se a lejohet të bëhet mbjellja e flokëve, dijetarët bashkëkohorë ndajnë këto mendime:

1. Disa prej dijetarëve dhe studiuesve janë të mendimit se nuk lejohet mbjellja e flokëve. Këta, mendimin e tyre e arsyetojnë se mbjellja e flokëve është haram sikur që është vendosja e parukave dhe zgjatja e flokëve.

2. Shumica e dijetarëve bashkëkohorë janë të mendimit se lejohet mbjellja e flokëve dhe se mendimin e tyre e arsyetojnë duke thënë se ka dallim në mes të zgjatjes së flokëve dhe mbjelljes së tyre, ngase zgjatja e flokëve bëhet duke marrë flokët e dikujt tjetër apo flokët artificiale, ndërsa mbjellja e flokëve bëhet duke marrë flokë prej një pjesë të kokës ku ka dhe i mbjellin aty ku nuk ka. Po ashtu, mendimin e tyre këta e mbështesin në një hadith të të Dërguarit a.s., ku përmendet tregimi i tre Beni Israilëve, ku njëri prej tyre ishte tullac, tjetri i zgjebosur dhe i fundit ishte i verbër. Allahu kishte dashur që t'i sprovojë dhe e dërgoi një engjëll tek ata. Shkoi engjëlli tek i zgjebosuri duke i thënë: "Çfarë do më së shumti?" Ai u përgjigj: "Që të më largohen këto zgjebe." Pastaj engjëlli e pyeti: "Cila është pasuria më e dashur për ty?" Ai tha: "Devetë." Engjëlli i përshkoi trupin dhe iu larguan zgjebet. Më pastaj engjëlli shkoi tek ai që ishte tullac dhe e pyet atë duke i thënë: "Çka është më e dashur për ty?" Ai i thotë: "Që të mos jem tullac." Ia fërkoi kokën engjëlli dhe ai më nuk ishte tullac.... Më pastaj shkoj të i verbëri....[1]

Këta që e lejojnë mbjelljen e flokëve, mendimin e tyre e mbështesin në atë se, pasi që engjëlli ia fërkoi kokën tullacit e më pastaj koka iu mbush me flokë, duke thënë se po të ishte e ndaluar mbjellja e flokëve engjëlli nuk do ta bënte një veprim të atillë. Pra, mendimi mbizotërues është se lejohet mbjellja e flokëve dhe se nuk ka asnjë pengesë për këtë.

Shënim: nuk lejohet assesi flokët të ngjiten me ngjitës, ngase kjo konsiderohet si vendosje e parukës apo zgjatje e flokëve.



## Fekondimi në epruvetë

Dihet se ka raste kur disa nuk mund të lindin për shkaqe të ndryshme dhe se të tillët duan që ta kryejnë fekondimin me anë të metodës me epruvetë. Tani menjëherë lind pyetja, se cili është qëndrimi islam ndaj këtij fenomeni?

Pa dyshim se njeriu për nga natyra është që dëshiron të ketë fëmijë dhe se pa dyshim fëmija është një prej begative madhështore. Këtë dëshirë më së miri e kuptojmë nga duaja e Zekerijas a.s., kur thotë "Zoti im, mos më lë të vetmuar se Ti je më i miri trashëgues (pas çdokujt)."[2]

Është e lejuar që të merret sperma prej burrit dhe të injektohet në mitrën e gruas, ngase këtu bëhet bashkimi i spermës dhe vezoreve të atyre që janë bashkëshort mes vete. Ndonëse në këtë rast shihen pjesët e turpshme të gruas, por nevoja në raste të tilla është e domosdoshme, gjë që lejon një gjë të tillë. Po ashtu ka raste kur bëhet bashkimi i spermës me vezoret jashtë mitrës dhe më pastaj vendosen në mitrën e gruas, edhe kjo mënyrë është e lejuar me



kusht që sperma dhe vezoret të jenë të bashkëshortëve dhe mos të ketë asnjë element nga dikush tjetër dhe po ashtu duhen marrë të gjitha masat e sigurisë që të mos ketë përzierje nga e ndonjë element jashtë bashkëshortëve. Po që se ndodhë që të vendoset sperma e dikujt tjetër tek vezoret e femrës, sikur që ndodhë në disa vende jo islame, atëherë një veprim i tillë është i ndaluar rreptësisht, dhe kjo metodë konsiderohet sikur prostitucioni (zinaja).

## Përzgjedhja e gjinisë së fëmijës

Tani mund të lind pyetja se a lejohet që prindërit të bëjnë përzgjedhjen e gjinisë së fëmijës? Pra, çfarë është norma e këtij veprimi sipas të drejtës së sheriatit?

Pa dyshim se qysh në kohët e hershme janë përdorur metoda të ndryshme për të bërë përzgjedhjen e gjinisë së fëmijës. Përzgjedhja e gjinisë së fëmijës, duke përdorur ushqime të ndryshme, por që janë të lejuara si ushqime, konsiderohet vepër e lejuar. Të këtij mendimi janë Konsiliumi i Jurisprudencës Islame pranë Ligës Botërore Islame. Po ashtu, të vepruarit duke përcaktuar kohën se kur mund të mbarësohet gruaja me mashkull apo kohën për femër, konsiderohet e lejuar. Por, ajo që është më me rendësi për ta shpjeguar është se a lejohet përcaktimi i gjinisë duke ndërhyrë mjekësia në kromozomet dhe në vezoret për të caktuar gjininë e dëshiruar të fëmijës nga ana e prindërve?

"Konsiliumi i Jurisprudencës Islame pranë Ligës Botërore Islame përgjigjet kështu:

1. Lejohet përzgjedhja e gjinisë duke përdorur mënyrat e natyrshme p.sh. duke ngrënë ushqime të veçanta që ndihmojnë në përcaktimin e gjinisë; duke përcaktuar kohën kur duhet të kihet marrëdhënie intime etj.. Këto janë disa shkaqe që në aspektin juridik islam janë të lejuara.

2. Nuk lejohet asnjë lloj ndërhyrje mjekësore për të përzgjedhur gjininë e fëmijës përveç në raste të domosdoshme për të bërë shërimin nga sëmundjet trashëguese që mund t'i godasin vetëm meshkujt ndërsa femrat jo ose anasjelltas. Një ndërhyrje e atillë për të caktuar gjininë për shkak të sëmundjeve trashëgues mund të bëhet vetëm pasi të marrë vendim komisioni i mjekëve, i përbërë prej tre mjekëve specialistë dhe të drejtë, duke e dhënë kështu një raport mjekësor me konsensus që vërteton gjendjen e sëmundjes që gjendet dhe se duhet ndërhyrë me qëllim që të evitohet sëmundja trashëguese që d.m.th. se sëmundja e trashëguar i godet vetëm meshkujt apo anasjelltas vetëm femrat. E më pastaj raporti i tillë t'u paraqitet institucioneve të specializuara dhe institucionit për dhënie e fetvas për të dhënë vendimin e vetë."[3]

Thënë shkurt: lejohet përcaktimi i gjinisë me ndërhyrjen e mjekësisë vetëm në raste të jashtëzakonshme, kur doemos duhet të përcaktohet gjinia me qëllim të shërimit nga sëmundjet trashëguese, përndryshe assesi nuk lejohet përcaktimi i gjinisë.

## Abortimi i frytit në mitër që është me deformime

Sa i përket asaj se a duhet të abortohet fryti në mitër që është me deformime, para se të shpjegojmë këtë, duhet ta qartësojmë kohën e frytit në mitër. Fryti në mitër në fillim është spermë, e më pastaj copë gjaku, e më pastaj copë mishi dhe në fund i jepet shpirti. Etapa kur i jepet shpirti është atëherë kur fryti i bënë 120 ditë në mitër.

Nëse ndodhë që fryti i deformuar të abortohet në dyzetë ditët e para nuk ka kurrfarë pengesë, ngase në këtë etapë është ende spermë dhe se shpirti nuk ka hy ende dhe se



në këtë etapë nuk konsiderohet njeri me shpirt. Pra, kjo është e njëjtë sikurse hedhja e spermës jashtë mitrës.

Po ashtu, nëse mjekët vërtetojnë se fryti është më deformime edhe pas dyzetë ditëve, por që ende nuk i është dhënë shpirti, atëherë lejohet të abortohet, ngase edhe në këto raste fryti mund të jetë copë gjaku ose copë mishi, por nuk është njeri me shpirt.

Ndërsa pas 120 ditëve kur frytit në mitër i jepet shpirti, atëherë assesi nuk lejohet abortimi edhe pse ka deformime, ngase tashmë fëmija është njeri me shpirt dhe me trup dhe se abortimi i tij konsiderohet mbytje e njeriut. E sa i përket mendimit se fëmija do të lind i deformuar, ne duhet ta kemi në hatër atë se Allahu i Madhërishëm është Ai i Cili garanton furnizimin e fëmijës, por, tjetra është se me lejen e Allahut dhe Vullnetin e Tij fëmija mund të lind i pa deformuar. Apo ndoshta lindja e fëmijës më deformime do të jetë shkak që Allahu t'ua shtoj furnizimin prindërve të tij. Duke u bazuar në atë që u tha më lartë, na bëhet shumë e qartë se nuk lejohet të mbytet fëmija me arsyetimin se është i deformuar, ngase ky fëmijë konsiderohet njeri i pafajshëm dhe që jeta e tij është e pa prekshme. Pra, mbytja e fëmijës që është me deformime duke abortuar konsiderohet krim, dhe se ai që e kryen këtë veprim apo urdhëron në këtë veprim qofshin edhe prindërit e tij konsiderohet pjesëtar në mbytje.

Tani mund të lind pyetja se a lejohet të abortohet fëmija me deformim nëse ky fëmijë është rrezik për jetën e nënës? Për këtë Komisioni i Përhershëm për Fetva përgjigjet: nëse fëmija me deformime është shkaktar që të rrezikohet jeta e nënës, atëherë lejohet abortimi i fëmijës me qëllim të ruajtjes së jetës së nënës. E po që se kryhet abortimi vetëm pse fëmija është me deformime, një gjë e tillë nuk lejohet.[4]

## Ngrirja e spermës apo e vezorëve

Kur thuhet "ngrirja e spermës apo vezoreve" nënkuptohet ruajtja e spermës ose e vezoreve në temperaturë shumë të ulët deri në -180 C apo -200 C.

Kjo procedurë e ngrirjes së spermës apo e vezoreve ndodh kur një person ka probleme të mëdha shëndetësore si p.sh. vuan nga kanceri e të ngjashme dhe se është në moshën e rinisë dhe se ky apo kjo dëshiron që të ngrijë spermën apo vezoret. Kjo ndodhë për shkak se personi i sëmur frikësohet se gjatë përdorimit të terapive kimike mund të shkatërrohet sperma apo vezoret, sa që më nuk mund të jenë të aftë për të lindur fëmijë. Kjo bëhet që më pastaj të merret sperma e ngrirë e të vendoset te bashkëshortja e tij me qëllim që të lind fëmijë nga sperma e tij.



Në fillim duhet ta kemi të qartë se kjo procedurë e barrësimit nëse nuk ndodhë në mes të bashkëshortëve është e ndaluar rreptësisht sipas pajtueshmërisë së të gjithë dijetarëve. Po ashtu nuk lejohet përdorimi i kësaj procedure pa nevojë të domosdoshme nga ana e bashkë-shortëve, mirëpo nëse ndodhë që për shkak të sëmundjeve dhe terapisë që mund t'ia shkatërrojnë spermën bashkëshortit apo vezoret bashkëshortes, atëherë lejohet ngrirja e spermës apo e vezorëve me qëllim që më pastaj të vendosen në mitrën e bashkëshortes dhe kështu të arrihet deri te lindja e fëmijës. Dijetarët rreth kësaj çështje ndajnë mendimet e tyre:

1. Një grup i dijetarëve mendojnë se nuk lejohet assesi barrësimi me metodën e ruajtjes së spermës dhe të vezorëve nëpër banka ku ruhen sperma apo vezoret.
2. Një grup i dijetarëve janë të mendimit se lejohet barrësimi edhe pas vdekjes së burrit, por para kalimit të kohës së pritjes (idetit).
3. Një grup i dijetarëve mendojnë se lejohet ngrirja e spermës apo e vezorëve në raste të domosdoshme por që duhet të plotësohen këto kushte:

a. Të jetë e mundur siguria e madhe për atë se sperma apo vezoret të mos përzihen me të dikujt tjetër.

b. Të ketë mbikëqyrje të rreptë në ruajtjen e spermës apo vezoreve me qëllim që të mos ekzistoj kurrfarë dyshime në ruajtjen e rreptë të spermës apo vezoreve.

c. Që barrësimi të bëhet derisa bashkëshortët të jenë në martesë legale dhe që të jenë të gjallë.[5]

Mendimi i fundit është mendimi mbizotërues që d.m.th., se lejohet barrësimi duke i plotësuar kushtet e përmendura.

*1. Transmeton Muslimi nr. 2964. 2. El Enbija, 89 3. Ky është teksti i Konsiliumit të Jurisprudencës Islame pranë Ligës Botërore Islame, sesioni i XIX i mbajtur në Meke në periudhën 27-22 Sheval 1428 h. /8-3 nëntor 2007. 4. Fetava el-Lexhnetu Daimeh: 21/452. https://islamqa.info/ar/answers/12289/. 5. https://www.islamweb.net/ar/fatwa/373351/*

Isa Tërshani

# Mrekullia e Israsë dhe Miraxhit

"Pa të meta është Lartmadhëria e Atij që robin e Vet e kaloi në një pjesë të natës prej Mesxhidi Haramit (prej Qabesë) gjer në Mesxhidi Aksa (Bejti Mukaddes), rrethinën e së cilës Ne e kemi bekuar, (ia bëmë këtë udhëtim) për t'ia treguar atij disa nga argumentet Tona. Vërtet, Ai është dëgjuesi (i fjalëve të Muhamedit), shikuesi (i punëve të Muhamedit)." (El Isra, 1)

Israja dhe Miraxhi, pas Kuranit, është një nga muxhizet më të dalluara të Pejgamberit a.s., e cila ngacmon logjikën e njeriut normal, që të meditoj më tepër rreth Krijuesit dhe fuqisë së Tij të pakufishme, ndërsa për besimtarin paraqet një stimulim për forcimin e besimit dhe ngritjen e shkallës së vetëdijes së tij fetare.

Udhëtimi i Israsë dhe Miraxhit është më i bukuri udhëtim që i ka ndodhur ndonjë njeriu – pejgamberi në historinë e njerëzimit. Nuk ka njeri – pejgamber tjetër që është nderuar me një udhëtim të tillë, ashtu siç u nderua Pejgamberi Muhamed a.s.. Ky udhëtim ndodhi pasi që i Dërguari i Allahut përjetoi vuajtje dhe keqtrajtime prej më të ndryshmeve, por të cilat, i përballoi i palëkundur me durim dhe besim.

## Israja dhe Miraxhi

Israja dhe Miraxhi janë dy ngjarje të rëndësishme të cilat i përjetoi Muhamedi a.s., brenda një pjese të natës. E para ka të bëjë me udhëtimin horizontal mbi sipërfaqen e tokës, e tjetra me ngritjen vertikale drejt qiellit. Pra, ngjarja ndahet në dy etapa të përjetimit:

E para, Israja ka të bëjë me udhëtimin, të cilin e bëri Muhamedi a.s., prej Qabesë, xhamisë së parë të vendosur mbi fytyrën e tokës me qëllim orientimi kah ajo, drejt xhamisë së largët, në Aksa të Jerusalemit, rrethinën e së cilës Zoti xh.sh., e bekoi, duke dërguar në atë vend shumë pejgamberë dhe duke e pasuruar me shumë begati.

Etapa e dytë, Miraxhi është fluturimi – ngritja e Muhamedit a.s., prej

**Israja ka të bëjë me udhëtimin, të cilin Muhamedi a.s., e bëri prej Qabesë, xhamisë së parë të vendosur mbi fytyrën e tokës me qëllim orientimi kah ajo, drejt xhamisë së largët, në Aksa.**



xhamisë Aksa në mbi të gjithë qiejt, deri në atë vend ku nuk ka shkelur këmba e njeriut, e as që ka fluturuar krah melaqeje. Deri aty ku edhe Xhibrili a.s., misionari i të gjithë të dërguarve të Zotit, të cilit iu besuan të gjitha shpalljet, nuk pati mundësi tjetër vetëm se të ndalet dhe të ngel prapa Muhamedit a.s.. E kur Muhamedi a.s., e pyeti "Pse më le vetëm?" Xhibrili i tha: "Ve ma minna il-la lehu mekamun ma'lum" – "S'ka kush prej nesh që nuk e ka të njohur vendin e tij." Me këtë kuptohet se edhe Xhibrili a.s., melaqja kryesore, u ngurrua dhe nuk pati guxim e as leje që të shkonte atje ku shkoi Muhamedi a.s..[1]

## E vërteta dhe mizoria

Allahu xh.sh., e kishte zgjedhur të Dërguarin e Tij, Muhamedin a.s., e i cili në mesin e popullit të vet shquhej për sinqeritet. Ai në mesin e tyre kishte jetuar dyzet vjet para se t'i vinte shpallja nga Allahu xh.sh.. Gjatë kësaj kohe, nuk mbahej mend të kishte gënjyer ndonjëherë ndokënd. Ai njihej me ofiqin "El emin" – besniku, dhe tek ai njerëzit i rua-nin gjërat më të çmueshme që kishin.

Jehona e zërit islam qe një goditje e fortë për parinë kurejshite. Ishte një tronditje e rëndë për ata. Kjo i bëri ata që ta luftonin këtë fe pa zgjedhur mjete e metoda. E para që ju ra ndërmend, ishte që t'i ofronin Pejgamberit a.s., çfarëdo që ai dëshironte nga të mirat e kësaj bote, vetëm e vetëm që të largohej nga thirrja që bënte. Kjo ngase, duke qenë ata robër të kësaj bote, mendonin se pasuria, pushteti, ndikimi etj., ishin qëllimet e Pejgamberit a.s..

Një ditë, Utbe, Shejbe, Ebu Sufjani, Ebu Xhehli, Umeje b. Halefi dhe disa nga fisnikët e kurejshitëve u mblodhën në një vend në Mekë. Ata nisën të bisedonin se si duhet të sillen me Muhamedin a.s., për t'ia tërhequr vërejtjen që ta ndalte thirrjen e tij. E lajmëruan atë se populli i tij dëshironte të bisedonte me të. Muhamedi a.s., dëshironte që populli i tij të udhëzohej, andaj edhe erdhi në atë takim dhe u ul pranë tyre. Kurejshët duke e fajësuar i thanë: "Askush prej arabëve deri më tani nuk ka bërë atë që ti po ia bën popullit tënd. Ti poshtërove etërit tanë, e qortove fenë tonë, e përbuze mendjen tonë, i ke fyer zotat tanë dhe e ke përçarë popullin. Ke bërë të gjithë të këqijat që mund të ekzistojnë."

Pas këtyre fjalëve, ata i dhanë edhe disa rekomandime, duke i thënë: "Nëse e bën për të fituar pasuri, atëherë po të japim nga pasuria jonë që të bëhesh më i pasuri prej nesh. Nëse e bën për famë e post, atëherë po të bëjmë udhëheqësin tonë. Nëse je i prekur nga xhinët, atëherë do të harxhojmë prej pasurisë sonë që të shërohesh ose do të justifikojmë për të." Pas këtyre rekomandimeve, i Dërguari i Allahut bëri këtë sqarim: "Prej këtyre gjërave që thatë, asnjëra nuk qëndron. Ajo që ju kam sjellë unë, nuk është për pasuri, e as nuk është që të fitoj epërsi ndaj jush. Nuk e kam dertin që të bëhem udhëheqësi juaj, sepse Allahu më ka dërguar si i Dërguari i Tij, ma ka dhënë librin e Tij që t'ju përgëzoj dhe t'ju ndaloj ju. Unë po përmbush atë që më është dhënë nga Zoti im dhe me ju jam sjellë me sinqeritet. Po që se e pranoni atë që e kam sjellë, ajo do t'ju takojë edhe juve. Në qoftë se më rezistoni dhe më kundërshtoni, unë do të duroj derisa Allahu të gjykojë mes nesh."

Pas këtij qëndrimi të paluhatshëm të Pejgamberit a.s., idhujtarëve iu thyen shpresat, por ata prapë vazhduan me kërkesa e veprime të tjera, si: që ta lus Zotin që ta zgjeroj vendlindjen tonë, të rrjedhin lumenj në Siri e Irak, e shumë të tjera, me të vetmin qëllim që të fusnin dyshime te pasuesit e Muhamedit a.s.. Por, Pejgamberi a.s., iu tha se nuk jam dërguar për kërkesat tuaja, por që t'ua kumtoj librin e Zotit.[2]

Pasi që përpjekjet e jobesimtarëve kurejshitë nuk patën sukses, ata vendosën që të kërkonin një rrugë tjetër, atë të keqtrajtimit të gjithë atyre që e pasonin fenë e Muhamedit

**Kjo mrekulli ndikoi te Muhamedi a.s., që t'i harronte vuajtjet, dhimbjet, brengat dhe lodhjet e tij, duke përfshirë edhe ato me të cilat do të ballafaqohej në të ardhmen, në rrugën e kryerjes së misionit dhe përhapjes së thirrjes së tij islame.**

a.s., e të shkonin aq larg, deri në mbytje, se ndoshta frika nga zullumi do të ndikojë që ata të largohen nga thirrja e tij, dhe se ai, Muhamedi a.s., nuk do të gjejë askënd që do t'i besojë, kështu pandehnin ata.

Dhe mundimet filluan. Myslimanët nuk kishte kush t'i mbronte. Ata aso kohe ishin të pambrojtur e të paktë në numër, si dhe nuk kishin se ku të mbështeteshin, përveç se te Zoti i Madhëruar. Mirëpo, dhuna dhe terrori nuk ndikuan aspak te besimtarët, sa që asnjëri prej tyre nuk e braktisi besimin që kishin zgjedhur. Përkundrazi, imani i tyre shtohej e shtohej dhe ata kapeshin edhe më fortë për fenë e tyre.

## Kur ndodhi Israja dhe Miraxhi?

Ekzistojnë mendime të ndryshme rreth asaj se kur ka ndodhur Israja dhe Miraxhi, por ajo që dihet mirë është se kjo mrekulli ka ndodhur para shpërnguljes së të Dërguarit a.s., për në Medine. Sipas historianit të njohur, Ibën Sadit, kjo ka ndodhur muajin rexheb, diku tetëmbëdhjetë muaj para shpërnguljes.[4] Ndërsa, sipas Vehbi Sulejman Gavoçi, kjo



mrekulli ka ndodhur në natën e 26 të muajit rexheb, në vitin e dhjetë të Islamit.[5]

Ngjarja e Israsë dhe Miraxhit konsiderohet ngjarje madhështore, ngase kjo për Muhamedin a.s., ishte shpërblim hyjnor, nga ajo që u sprovua me vuajtje, mundime dhe presione të ndryshme nga populli i tij kurejsh. Kjo ndodhi madhështore zbuti zemrën e Muhamedit a.s., pas bojkotit që mushrikët kurejshitë ua bënë myslimanëve dhe Pejgamberit të tyre për plot tri vjet, në shtegun e malit të Ebu Talibit. Gjatë atij bojkoti, Muhamedi a.s., së bashku me myslimanët vuajtën nga uria dhe nga ndalesa e gjërave shumë të domosdoshme.

Mrekullia e Israsë dhe Miraxhit shkëlqeu si qetësim dhe prehje shpirtërore, atëherë kur Muhamedi a.s., kishte më së tepërmi nevojë që të qëndronte i paepur në thirrjen e tij. Atëherë kur Muhamedi a.s., humbi dy përkrahësit e tij më të mëdhenj, njërin të jashtëm e tjetrin të brendshëm, njërin jobesimtar, Ebu Talibin, e tjetrën besimtare, Hatixhen. Ebu Talibin e kishte mburojë para sulmeve dhe fyerjeve të idhujtarëve, në të, kishte mbrojtjen nga shtrëngatat që i vinin. Ndërsa, bashkëshortja e tij besnike, Hatixheja r.a., fuqishëm e përkrahu në thirrjen e tij, duke i dhënë kurajë dhe shpresë, se përkundër vuajtjeve dhe sakrificave, fjala e Allahu patjetër do të triumfojë, dhe se pranë saj, ai gjithmonë gjente prehjen dhe qetësinë e ngrohtë familjare.

Pas kësaj, pasoi edhe shkuarja në Taif, ku të Dërguarin a.s., e priti një zhgënjim tjetër, ngase banorët e Taifit nuk iu përgjigjen thirrjes së tij, por e mohuan atë dhe e gjakosën me gurë.

Mirëpo, Allahu xh.sh. të dashurin e Tij nuk e la vetëm dhe të dëshpëruar në këto çaste kaq dramatike dhe vendimtare, por e thirri atë në lartësinë qiellore, që me sytë e tij ta shihte madhështinë e tërë asaj që e ka krijuar i Gjithëfuqishmi, që t'i tregonte se Allahu ishte me të në çdo moment, se drita e Islamit do të përhapej me një shpejtësi të pabesueshme në tërë rruzullin tokësor, dhe se fjala e Allahut xh.sh., do të depërtonte qetësisht në zemrat e milionave besimtarëve të të gjitha racave dhe ngjyrave. [6].

Kjo mrekulli ndikoi te Muhamedi a.s., që t'i harronte vuajtjet, dhimbjet, brengat dhe lodhjet e tij, duke përfshirë edhe ato me të cilat do të ballafaqohej në të ardhmen, në rrugën e kryerjes së misionit dhe përhapjes së thirrjes së tij islame. Kur çdo lloj sprove dhe mundimi kishte arritur kulmin, me Isranë dhe Miraxhin, gjithashtu u përsos çdo lloj nderi dhe respekti për Muhamedin a.s.

Nga kjo mrekulli tokësore dhe qiellore, duket sikur Allahu xh.sh. donte t'i thoshte të Dërguarit të Tij, Muhamedit a.s., se nëse banorët e tokës të kanë refuzuar ty, dije se Zoti i tokës e i qiellit po të fton; nëse banorët e Taifit dhe kurejshitët kanë vendosur të të ndjekin dhe të të bëjnë presion, dije se banorët e qiellit kanë vendosur të të nderojnë dhe të të respektojnë. Sa nder i madh për Pejgamberin tonë, Muhamedin a.s., që të jetë mysafiri i parë, i vetmi dhe i fundit i Krijuesit të të gjitha botëve. Jo, nuk ka nder më të madh se ky që iu bë Pejgamberit tonë, Muhamedit a.s.. [7]

Ky udhëtim u realizua që Muhamedit a.s., t'i bëhej e mundur shikimi i argumenteve të madhërisë së Allahut, shikimi i ngjarjeve e ndodhive të ndryshme, në të cilat manifestohej fuqia e Allahut xh.sh..

Pejgamberi a.s., ishte në Mekë dhe për ta përgatitur për udhëtim i erdhi Xhibrili a.s.. "Ai i solli Pejgamberit tonë një kafshë shale, e cila ishte më e madhe se gomari dhe më e vogël se mushka, me emrin Burak, hapi i të cilit ishte aq sa nuk kishte mundësi ta shihte syri."[8] Udhëtimi i shpejtë filloi prej Mesxhidi Haramit (Qabesë) në Mesxhidi Aksa, ku i fali dy rekate namaz, si imam i të gjithë pejgamberëve. Pas namazit, në shoqëri të Xhibrilit a.s., filloi të ngjitej drejt shtatë qiejve, ku është takuar me nga një pejgamber. Këto takime kanë

kuptim të thellë edhe në aspektin personal edhe në atë të metodës së thirrjes, sepse përmbajnë më shumë domethënie se shprehjet. Kjo përvojë e përjetuar paraqet në formën më të bukur shoqërimin e pejgamberëve dhe marrjen e shpalljes nga Allahu xh.sh..

Pejgamberi a.s., kishte parë Xhenetin dhe Xhehenemin dhe peizazhet e tyre janë përdorur si mjet për edukimin islam. Transmetohet nga Ibën Abasi se: "Kur është lartësuar Pejgamberi a.s., në Miraxh, ka parë pejgamberë në praninë e së cilëve gjendeshin shumë njerëz, disa prej tyre ishin vetëm me disa njerëz, por kishte edhe prej pejgamberëve që nuk kishte askënd pas vetes. Në fund ai pa një turmë të madhe dhe pyeti se kush janë ata. I thanë se është Musai dhe populli i tij. Më pas i thanë: "Çoje kokën dhe shiko." Kur e ngriti kokën, i Dërguari i Allahut a.s., pa një turmë të madhe që mbulonte tërë horizontin. I thanë: "Këta janë ymeti yt." [9].

Gjithashtu, ai ka parë njerëz që gërvishtnin fytyrat dhe gjokset e tyre me thonj bakri. Kur ka pyetur se kush janë këta, i është thënë: "Këta janë ata që përgojojnë, që me anë të përgojimit të tyre ua hanë mishin të përgojuarve, dhe që shkelin nderin e njerëzve."[10] Kur ka parë njerëz me stomakun e fryrë sa një shtëpi, ka pyetur se kush janë këta, e i është thënë se janë njerëzit që e kanë ngrënë kamatën. Pejgamberi a.s., pa edhe shumë gjëra të tjera.

Në fundin e këtij udhëtimi, i Dërguari i Allahut, në botën shpirtërore doli përpara madhërisë së Allahut xh.sh., ku mori disa urdhra nga Ai dhe u largua me disa shpërblime. Abdullah bin Mesudi ka thënë: "Në ngjarjen e Israsë, të Dërguarit të Allahut i janë dhënë tri gjëra: pesë kohët e namazit, ajetet e fundit të sures El Bekare dhe falja e mëkateve të atyre që nuk bëjnë idhujtari."[11] Namazi është prej shtyllave të Islamit, madje shtylla më e rëndësishme. Vlera e namazit shihet nga fakti se ai u bë farz në qiell,

**Është e vërtetë se Miraxhi është lartësim, lartësim i robit në praninë e Allahut, dhe se nuk ka dyshim se robërit mund ta kryejnë këtë lartësim në jetën e tyre me atë me të cilën është i kënaqur Allahu i Lartmadhëruar**

gjegjësisht në natën e Miraxhit. Së këndejmi, besimtarët duhet t'i kushtojnë kujdes maksimal namazit dhe nuk duhet ta lënë atë pas dore në asnjë mënyrë. Besimtarët në çdo namaz, në uljen e fundit, me leximin e etehijatit mundohen ta përjetojnë atë që e ka përjetuar i Dërguari i Allahut xh.sh..

Është e vërtetë se Miraxhi është lartësim, lartësim i robit në praninë e Allahut, dhe se nuk ka dyshim se robërit mund ta kryejnë këtë lartësim në jetën e tyre me atë me të cilën është i kënaqur Allahu i Lartmadhëruar, me anë të sinqeritetit (ihlasit) frikë respektit (takvasë), ibadetit dhe bindjes, e posaçërisht me namaz, ngase namazi është Miraxhi i besimtarit.

E tani le të krahasojmë udhëtimin në Taif me atë në Isra. Muhamedi a.s., shkoi në Taif në këmbë, ndërsa në Bejtul Makdis shkoi me Burakun. Në Taif e kishte shoqërues shërbëtorin e tij, Zejd ibën Harithin r.a., ndërsa në Isra e shoqëroi Xhibrili a.s.. Në Taif u prit i tallur e i nënçmuar nga robërit dhe mendjelehtit, ndërsa në Miraxh u prit nga pejgamberët, të cilët, të rreshtuar e përshëndetën si është më së miri. Në Taif nuk e priti dhe nuk e përkrahu askush, ndërsa në Isra dhe Miraxh e mirëpriti Xhibrili a.s., dhe i tha të dilte imam i të gjithë pejgamberëve. Në Taif iu ngushtua toka dhe nuk kishte vend për të se ku të strehohej, ndërsa në udhëtimin e Israsë mikpritës i tij ishte qielli, me hapësira të pakufishme, ku ai u mirëprit nga banorët e tij, që ta kuptojnë pozitën e Pejgamberit tek Allahu xh.sh.. Në Taif askush nuk e pranoj profetësinë e tij, prej tij u kthye njëjtë sikurse hyri në të, ndërsa në udhëtimin e Israsë dhe Miraxhit, atij i besuan pejgamberët dhe dërgimin e tij e pranuan banorët e qiellit.

Në jetën e kësaj bote pati ngjarje e ndodhi të ndryshme. Përkujtimi ndaj disave përfundon me përfundimin e tyre. Disa harrohen sikur të mos kishin qenë fare, për arsye se në to nuk gjendeshin elemente të nevojshme për një përkujtim të përhershëm, nuk ishin aq të rëndësishme, nuk zgjuan ndonjë interesim të madh ose se kishin të bënin me ndonjë person jo të rëndësishëm. Kur mësojmë për këtë ngjarje, Isranë dhe Miraxhin, ne kemi të bëjmë me Muhamedin a.s., vulën e pegamberisë, me Xhibrilin a.s., bartësin e të gjitha shpalljeve. Skenat në të cilën ndodhën këto ngjarje, Meka dhe Qabeja, Jerusalemi dhe xhamia Aksa, pastaj edhe qiejt e lartë deri në Sidretul Munteha, domosdo se ndikojnë në madhështinë dhe respektin e kësaj ngjarje, e cila mbetet në mendjet dhe zemrat tona. E kulmimin e ndikimit në këtë ngjarje e zë namazi. E si të mos përkujtohet pastaj kjo ngjarje?!

*1. Sherif Ahmeti, Komente dhe mendime Islame, Prishtinë, 1995. f.147. 2. Grup autorësh, Islami nëpërmjet haditheve v.7. Logos. A. f. 15,16. 3. Muhamed Muteveli esh Sharavi, Mrekullia e madhe Israja dhe Miraxhi, Prishtinë 2005. f. 28. 4. Bashkim Aliu, Mozaiku Islam, Shkup, 2014. f. 117. 5. Vehbi Sulejman Gavoçi, Pejgamberi Muhamed a.s., Jeta dhe vepra, Shkup,1994. f. 116. 6. Saimir Ruhi Bulku, Zemrat e ndriçuara, Shtëpia botuese " albPaper" pa vit botimi, f. 320. 7. Mr. Samir B. Ahmeti. Muhamedi a.s. mëshirë për mbarë njerëzimin, Prishtinë, 2015. f.130, 131. 8. S.Muslim. Kap. Israja. H. 411. 9. S. Tirmidhi. H. 2446. 10. Ebu Davud. Kap.. Përgojimi. H. 4878. 11. S.Muslim. Kap. Sidretu el munteha.H.431.*

Agron M. Rexhepi, MD, PhD

# Qëllimi i jetës

"Ai është Krijues i qiejve e i Tokës..." (Esh Shura, 11)

Njeriun gjithnjë e kanë munduar pyetjet: "Pse jam këtu? Çfarë do të bëjë këtu? A thua pse Zoti më krijoi?"

Në të gjitha këto pyetje besimtari e jep një përgjigje: "Të adhuroj Krijuesin tim, Allahun e Gjithëfuqishëm, të Gjithëdijshëm, Mëshirëplotë." Andaj, besimtari jeton për të punuar për këtë qëllim fisnik.

Po çfarë përgjigje do të jepnin ata të cilët nuk mendojnë se ka ndonjë qëllim në krijimin e tyre, ata të cilët mendojnë se janë prodhim i rastësisë, respektivisht produkt i evolucionit dhe imponim i natyrës? Mu këta bënë që të formojnë bazën e filozofisë perëndimore se njeriu nuk ka ndonjë qëllim të jetës, ndërkaq produkt i kësaj filozofie është korrupsioni në të cilin jetojmë të gjithë ne.

Përgjigjet e sakta në pyetjet e mësipërme mund t'i gjejmë vetëm në shpalljen hyjnore, që është udhëzim për njerëzimin, e assesi në spekulimet njerëzore. Spekulimet njerëzore janë të pakufishme, ne mund të imagjinojmë gjithçka rreth krijimit dhe ekzistencës së njeriut, rreth qëllimit jetësor të njeriut. Sa e sa mendime filozofike ekzistojnë rreth këtyre çështjeve, disa të ngjashme e disa të ndryshme, disa me më shumë përkrahës e disa me më pak. Por për asnjërin spekulim njerëzor asnjë njeri nuk mund të jetë i sigurt se është i saktë apo jo.

**Për fat të keq shpesh na bie të dëgjojmë që një kompozitor, piktor apo poet të quhet "krijues". Po si munden ata të jenë krijues, kur vetë janë të krijuar?**

Vetëm nga shpalljet hyjnore mund të kuptojmë realitetin dhe qëllimin e krijimit tonë. Ai është Allahu, Krijuesi ynë, i Cili e di qëllimin e krijimit tonë. Këtë qëllim ne nuk do të mund ta kuptonim dot vetvetiu po të mos ishte vullneti dhe dëshira e Allahut të Madhërishëm që të na informoj këtë përmes shpalljes hyjnore, Kuranit të shenjtë dhe Sunetit (tradita e Profetit a.s.) të sjella te ne përmes të Dërguarit të Tij të fundit, Muhamedit a.s..



## Njeriu nuk është krijimi më madhështor i Allahut

*"Krijimi i qiejve dhe i Tokës është padyshim më madhështor se krijimi i njerëzimit, e megjithatë shumica e njerëzve nuk e dinë." (Gafir, 57)*

Kjo gjithësi, krijimi i saj është larg më kompleks, më madhështor dhe më i mrekullueshëm sesa krijimi i njeriut.

Aftësia krijuese është një nga atributet, karakteristikat e Krijuesit, për të cilat Ai na ka informuar në shpalljet hyjnore. Pra, vetëm Allahu është Ai që nga asgjëja krijon. Njeriu vetëm manipulon me gjërat të cilat Allahu i ka krijuar. Ne mund të ndërrojmë formën e gjërave të krijuara më parë, ne mund t'i zbulojmë ato, por në asnjë mënyrë nuk mund të krijojmë, sepse ne vetë jemi të krijuar. Logjikisht, asgjë e krijuar nuk mund të krijoj.

Për fat të keq shpesh na bie të dëgjojmë që një kompozitor, piktor apo poet të quhet "krijues". Po si munden ata të jenë krijues, kur vetë janë të krijuar? Jo, jo, dhe prapë jo, ata nuk janë krijues, ata nga asgjëja

**Shumë masmedia, për përfitime materiale apo për “relaksim” ditor të shikuesve/lexuesve, përmes emisioneve të tyre apo rubrikave të rregullta nëpër gazeta ditore apo javore, i kanë hapur të gjitha dyert e përhapjes së gënjeshtrave dhe ideve pagane, qoftë në formë të horoskopit të rregullt apo propagandës së letrave tarot.**

nuk mund të krijojnë, por vetëm e shfrytëzojnë atë që në vetë ata e ka krijuar Krijuesi i ynë, imagjinatën, shprehjet, talentin, mjeshtërinë etj. Vetëm falë këtyre të mirave të Allahut ata mund të “krijojnë” romane, poezi apo piktura të ndryshme.

Qenia njerëzore nuk mund të krijoj, por vetëm manovron me llojin, formën dhe përshtatjen e asaj që Allahu veç e ka krijuar më parë, ndërkaq me mundësitë hulumtuese që Zoti i ka dhënë njeriut, ai mundet vetëm të zbuloj të panjohurën e momentit dhe asgjë më shumë. Andaj me plotë të drejtë mund të themi se ashtu sikur që kompozitori nuk krijon por kompozon, piktori nuk krijon por pikturon, edhe shkrimtari apo poeti nuk krijon por shkruan vargje.

*“Allahu është Krijuesi i çdo gjëje, dhe Ai është Vekil (Kujdestar, Ruajtës, Rregullues) mbi gjithçka.” (Ez Zumer, 62)*

Krijuesi është Ai i cili i mbron krijesat e veta. Muhamedi a.s., na ka mësuar se i shpëtuar është vetëm ai i cili i mbështetet dhe kërkon ndihmë vetëm nga Allahu i Madhërishëm. Udhëzimin në të mirë dhe mbrojtjen nga e keqja nuk duhet kërkuar nga falltarët e ndryshëm (falle, letra, pozita e yjeve, etj.). Është për t'u habitur se si, sot, gati se në të gjitha mjetet e informimit me të madhe propagandohet “parashikimi” i fatit dhe i ardhmërisë. Shumë masmedia, për përfitime materiale apo për “relaksim” ditor të shikuesve/lexuesve, përmes emisioneve të tyre apo rubrikave të rregullta nëpër gazeta ditore apo javore, i kanë hapur të gjitha dyert e përhapjes së gënjeshtrave dhe ideve pagane, qoftë në formë të horoskopit të rregullt apo propagandës së letrave tarot.

E çfarë të themi për bartjen e hajmalive, talismanëve dhe gjërave të ngjashme që kanë përmbajtje dhe qëllime pagane?

Muhamedi a.s. ka thënë: “Ai i cili e varë një hajmali, mos ia plotësoftë Allahu atë për të cilën e ka varur,...” (Transmetojnë Ahmedi, Hakimi dhe Dhehebiu).[2]

Na mjafton ky hadith i drejtpërdrejt dhe i qartë, si dhe fakti se shërimi-ndihma nuk po kërkohet drejtpërdrejt nga Ai, i Vetmi që është kompetent të shëroj e të ndihmoj dhe të bindemi se bartja e këtyre gjërave me përmbajtje pagane s'është hiq më pak se shirk.[4, 7, 9]

*“S'ka dyshim se Allahu nuk fal (mëkatin) t'i përshkruhet Atij shok, e përveç këtij (mëkati)i fal kujt do. Kush i përshkruan Allahut shok, ai ka trilluar një mëkat të madh.”(En Nisa, 48)*

A ka më mjerim se sa në mënyrë publike, me emisione dhe propaganda apo shkrime të rregullta të ftohet populli në besëtytni, të mashtrohet populli. Kjo është ajo filozofia djallëzuese, e cila propagandon dhe punon në atë drejtim që njeriun ta largoj nga realiteti, t'ia humb qëllimin e jetës, të rrit korrupsionin në shoqëri, si dhe të gjitha vlerat njerëzore t'i zbret vetëm në vlerën e një numri në regjistër.

O Allahu ynë, o Krijuesi ynë, na mbroj nga gjithë të këqijat e djallit të mallkuar dhe pasuesve të tij, i cili me të vërtetë është betuar se do të na qaset nga e djathta dhe nga e majta, nga para dhe nga mbrapa, por jo nga lartë (kur i bëjmë dua Allahut xh.sh.) dhe nga poshtë (kur i bëjmë sexhde Allahut xh.sh.).



## Jemi krijuar që të adhurojmë Allahun e Madhërishëm

Jo, Ai nuk ka nevojë për adhurimin tonë, sepse Ai është më i Larti, Gjithëpërfshirësi, i Pari pa fillim por edhe i Mbrami pa mbarim. Ne jemi ata që përfitojmë nga adhurimi ynë. E vetmja mënyrë e fisnikërimit të shpirtit tonë është adhurimi i Allahut. Adhurim i Allahut është namazi ynë, agjërimi ynë, të përmendurit e Allahut, dhënia e zekatit, kryerja e haxhit, dhënia e sadakasë, puna jonë dhe ndihmat e ndërsjella që bëhen në Emrin e Tij. Adhurim i Allahut është edhe mirësjellja në familje dhe dashuria vëllazërore për hir të Allahut. Me një fjalë, çdo punë që e bëjmë e që rezulton me të përmendurit dhe rikujtimin e Allahut është adhurim ndaj Allahut. Ai që e adhuron Allahun është i mbrojtur nga gjithë të këqijat e djajve dhe pasuesve të tij.

O Zoti ynë mos na le asnjë moment pa kujdesin, ndihmën dhe mëshirën Tënde!

Allahu e dalloi njeriun nga krijesat e tjera me të menduarit e tij. Edhe pse çdo njeri në shpirt e ka të mbjellë të besuarit në Allah, Allahu i dha një liri në të vendosur – të adhuroj apo jo.

Ngado që të kthehemi e shohim fuqinë e Allahut, mrekullinë e Tij në krijimet e Tij të përkryera duke filluar që nga rritja e një fije bari.

Në Kuranin famëlartë, Krijuesi ynë na mëson se Njëshmërinë e Allahut e dëshmojnë engjëjt dhe të dijshmit – ata që mendojnë rreth krijimit të tyre dhe gjithçka që na rrethon.

Këtë jetë kalimtare ne duhet kuptuar si një garë jetësore se kush do të bëjë më shumë vepra të mira, kush më shumë do të mundohet të adhuroj Allahun dhe përfundimisht kush do të fisnikëroj shpirtin më shumë.

Jemi të krijuar në xhenet dhe për të jetuar në xhenet, mirëpo më parë duhet fisnikëruar shpirtin, duhet ngritur në nivelin e duhur të nevojshëm për jetën e xhenetit.

Pra a nuk është qëllimi i kësaj jete – adhurimi i sinqertë i Allahut, njëkohësisht edhe mbrojtje nga gjithë të këqijat, udhërrëfyes për në punë të mira dhe kalitje e fisnikërim i shpirtit tonë?

*"Pra, ka shpëtuar ai që e pastroi vetveten. E ka dështuar ai që e poshtëroi vetveten". (Esh Shems, 8-9).*

O Zoti ynë na bënë prej atyre që e "pastrojnë" vetveten, e jo prej atyre që e poshtërojnë vetveten!

## Parimi i ekuilibrit

Një ndër parimet themelore të jetës, që Allahu e ka vendosur për ne, është parimi i ekuilibrit – gjithçka që krijoi Allahu i Madhërishëm e ka vënë në një ekuilibër të mrekullueshëm.

*"As Dielli nuk duhet të arrijë Hënën, as nata ta kapërcejë ditën. Të gjitha notojnë në një gjithësi." (Jasin, 40)*

Rrugëtimi i Diellit, Tokës, Hënës apo cilitdo trup qiellor është në ekuilibrin e vet mahnitës, të përcaktuar nga Krijuesi. Edhe njeriu jeton në saje të ekuilibrit bio-psiko-social, që, po ashtu, i është përcaktuar nga Krijuesi, qoftë në raport me botën përreth apo me vetveten. Çdo prishje e këtij ekuilibri manifestohet me çrregullime patologjike qoftë të komponentit shpirtëror apo komponentit trupor.

E tërë bota në të cilën ne jetojmë është dinamike dhe çdo gjë është në lëvizje të vazhdueshme. Lëvizja është funksioni më i rëndësishëm i ekzistimit të organizmit të njeriut,



ndërkaq të gjitha funksionet e tjera janë të ndërlidhura me lëvizjen, e sidomos puna e përditshme që e bënë njeriu, me fjalë të tjera, lëvizja është kusht i jetës.

*"E kur të kryhet namazi, atëherë shpërndahuni në tokë dhe kërkoni begatitë e Allahut, por edhe përmendeni shpeshherë Allahun, ashtu që të gjeni shpëtim." (El Xhumuah, 10)*

Këto versete kuranore tregojnë për rëndësinë e madhe që e ka puna hallall në Islam, e cila njëherësh është obligim për njeriun. Pas kryerjes së namazit, që të gjithë obligohemi të kërkojmë të mirat e Krijuesit tonë, respektivisht të bëjmë përpjekje dhe të punojmë për të siguruar furnizimin e familjes sonë, punë kjo që shumë pëlqehet dhe shpërblehet nga Zoti ynë.

Secili që kërkon ta përsos punën e tij, duhet të dijë se kënaqësinë që do ta fitoj e ka për vete, për familjen e tij, dhe shokët e tij.

A thua ndonjëherë ia kemi bërë vetes pyetjen se cili është dallimi ndërmet punës së një robi dhe punës së një njeriu të lirë?

Njeriu i lirë është ai i cili me zemër dhe shpirt betohet se punën do ta bëjë gjithmonë mirë. Puna për të është një sfidë dhe pasion që ndoshta edhe do ta lodhë, por kurrë nuk do ta dëshpërojë, përkundrazi ai gjithnjë do të gjejë kënaqësi në punën që bën. Ndërkaq, njeriu që çfarëdo pune që e bënë, nuk kujdeset shumë për të dhe e bënë vetëm pse mendon se e ka obligim dhe detyrim, është rob. A thua çfarë jemi bërë ne, robër të dynjallëkut apo të lirë?

Besoj se nuk do të jetë e tepërt, përkundrazi shpresoj se do të nxjerrim mësim nga një tregim lidhur me një udhëtar të hershëm, i cili me të arritur në Kinën e lashtë, ishte mahnitur së vështruari një artist duke zbukuruar me durim të pafund anën e poshtme të një pjate prej porcelani.

"A nuk të duket e pakuptimtë,"- i tha artistit, "të humbasësh kaq shumë kohë për të zbukuruar anën që askush nuk e sheh?"

"A mendon ti,"- iu përgjigj kinezi duke qeshur "se unë do të kisha bërë kaq shumë për të më çmuar kolegët e mi? Ju duhet të dini se unë punoj për ta fituar kënaqësinë dhe mirënjohjen nga Zoti im, Krijuesi im, e Ai është që mund ta shohë anën e poshtme."

E sa ka prej nesh që do të kishin dhënë një përgjigje të tillë? Kam dronë se jo shumë.

Sipas socio-psikologëve te një njeri gjenden dy mënyra kryesore të ekzistencës: arsyeja apo nxitja për të pasur gjithnjë e më shumë të mira materiale dhe arsyeja apo nxitja për të qenë gjithnjë sa më i mirë – motivime këto të pranishme te të gjithë njerëzit. Fatkeqësisht shoqëria e sotme më tepër i inkurajon njerëzit të realizojnë nxitjen për të pasur gjithnjë e më shumë të mira materiale, se sa për të qenë njeri i mirë. Sigurisht se kjo realizohet edhe me ndërmjetësimin e masmediave, të cilat përmes reklamave dhe propagandave të shumta pandërprerë shtojnë lakminë e njeriut duke e nxitur të blejë, të shpenzojë, dhe të posedojë sa më shumë që është e mundur. Kjo është një rrugë "ideale" për të tjetërsuar kuptimin e vërtetë të pasurisë prej një mjeti të nevojshëm për të jetuar në qëllim të të jetuarit.

Thjesht, sot në shoqëritë botërore njerëzit mundohen të identifikohen me atë se çka kanë nga pasuria materiale, e jo me atë se çka në të vërtetë janë, çfarë pasurie shpirtërore kanë. Sot njeriu çmohet në bazë të asaj se ç'ka dhe sa mund të fitojë dhe sa e si mund të shpenzojë. Kështu njeriu sot në saje të lakmisë, e cila e nxit egoizmin, zilinë, rivalitetin dhe urrejtjen e tij, shndërrohet në një objekt me vlerë tregu, në një njeri të shoqërisë së pasur që mund të jetë çdo gjë, por kurrë shpirtërisht i lumtur dhe as i kënaqur, përkundrazi gjithnjë do të jetë pre e psiko-neurozave, anktheve, dhe frikës nga çdo gjë që e rrethon.[8]

Çka nëse një njeri gjatë jetës së tij fiton pasuri marramendëse por e "humb" shpirtin? A thua kjo është tregti profitabile, të tregtosh të përhershmen me të përkohshmen? A nuk është kjo kohë e humbjes së vlerave dhe shtimit të jo vlerave njerëzore?

Fatmirësisht lakmia e pakontrolluar nuk është vlerë e pamposhtur e natyrës njerëzore. Do të mjaftonte që t'i kthehemi Krijuesit tonë, i Cili gjithnjë i lenë të hapura dyert e pendimit.

"O Allah, te Ti kërkoj strehim (mbrojtje) prej vështirësive e pikëllimeve, prej paaftësive e përtacive, prej frikës së pavend dhe koprracisë si dhe prej nënçmimit të njerëzve!

O Zoti ynë, na udhëzo dhe na mundëso që të njohim dhe ta pranojmë të vërtetën në mënyrë që të jemi prej atyre të shpëtuarve, e jo prej atyre që merituan hidhërimin tënd e as prej atyre të humburve.

O Zoti ynë, na bëjë që të zgjohemi nga ky gjumë shekullor që na ka kapluar, e mos na bëjë prej atyre për të cilët fare lehtë mund të thuhet se lindën, nuk jetuan dhe vdiqën!" Amin!

*REFERENCA*

1. *Mutahhari, M. (2002) Historia dhe evolucioni njerëzor. Qasja në: http://dielli.net/html/historiaevolucionit.htm Data e qasjes: 08.08.2013*
2. *Islam: Message of Peace. Ruling on amulets and hanging them up. Qasja në: http://islammessageofpeace.wordpress.com/2011/10/14/ruling-on-amulets-and-hanging-them-up/ Data e qasjes: 25.08.2013*
3. *Jahja, H. Krijimi i Universit. Qasja në:*
4. *http://www.slideshare.net/guest41e4e/krijimi-i-universit-presentation Data e qasjes: 09.08.2013*
5. *Peace for humanity. Is wearing amulet or talisman shirk? Qasja në: http://islamforhumanity.wordpress.com/2011/01/20/is-wearing-amulet-or-talisman-shirk/ Data e qasjes: 25.08.2013*
6. *Rexhepi, A. (2009) Mjekësia Sportive. Prishtinë. f 40.*
7. *Sistemi ekonomik në Islam. Qasja në: http://www.kbi-vushtrri.com/sei.html Data e qasjes: 22.08.2013*
8. *Shaikh Muhammad's al-munajjid. Ruling on amulets and hanging them up; do amulets ward off the evil eye and hasad (envy)? Qasja në: http://islamqa.com/en/ref/10543 Data e qasjes: 25.08.2013*
9. *Tenti, FV. (1986) Atlas of orthodontic appliances fixed and removable. Via Nizza, Genova. f 363-4.*
10. *Zakir Naik. What Islam says about Black Magic and Amulets (taweez)? Qasja në: http://www.youtube.com/watch?v=3GVveqippFQ Data e qasjes: 25.08.2013.*

Hana Harbiq-Mushiq

# Sexhdeja e falënderimit – ilaç për depresionin

Ne për çdo ditë ballafaqohemi me stresin. Sot, situatat stresogjene janë pjesë e jetës më shumë se kurrë. Stres në shkollë, stres në punë, stres në komunikacion, stresi i shkaktuar nga mediat, stres në marrëdhëniet familjare, stres në çdo anë.

Si rezultat i kësaj, personi bie në depresion, lufton me anksiozitetin, pakënaqësinë etj. Pasojat e këtyre gjendjeve jo rrallë janë fatale dhe të gjithë ne kërkojmë mënyrë që të tejkalojmë krizat dhe depresionin.

Në një nga ligjëratat e dijetarit islam bashkëkohor, dr. Bilal Filips (Bilal Philips), ai thotë sesi moskuptimi i urdhrit të Allahut dhe qëllimit të ekzistencës i sjell njerëzit në depresion dhe jo rrallë deri te vetëvrasja. Në gjendje të tillë, njeriu nuk sheh asgjë pozitive në jetën e tij. Çdo gjë i duket e zezë. Nuk ka zgjidhje dhe shpesh njerëzit për gjendjen e dëshpërimit të tyre i akuzojnë xhinët, syrin e keq, magjitë dhe gjërat e tjera të mbinatyrshme të cilat nuk mund t'i përballojnë.

Kështu, ata hedhin përgjegjësinë nga vetja tek dikush tjetër dhe mbesin në gjendjen e depresionit. Rreth vicioz!

Mirëpo, dr. Filips na rikujton që Islami na ka ofruar zgjidhje për çdo problem dhe pakënaqësi; në këtë rast zgjidhja është sexhdeja e falënderimit! Pejgamberi, a.s., e ka bërë sexhden e falënderimit kurdo që i ndodhte diç e bukur. Me këtë, ai tregonte falënderim ndaj Zotit për çdo të mirë.

"Ajo që mungon në jetën e shumicës së myslimanëve të sotëm është pikërisht ndjenja e falënderimit për gjërat e caktuara në jetën tonë! Për këtë, shumica e njerëzve vuajnë nga një formë e pakënaqësisë apo depresionit. Ilaç për këtë gjendje është sexhdeja e falënderimit", shpjegon dr. Filips.

Ai potencon rëndësinë e ndarjes së një momenti të shkurtër për shprehjen e falënderimit ndaj Zotit të gjithë botëve, ashtu që do t'i biem në sexhde Atij, duke lëshuar fytyrën në tokë dhe me përulje të themi: "Subhane Rabbijel-ea'la (Qofsh i lavdëruar Zoti im më i lartë)", duke e falënderuar për begatitë që kemi në jetën tonë apo për gjërat pozitive

**Moskuptimi i urdhrit të Allahut dhe qëllimit të ekzistencës i sjell njerëzit në depresion dhe jo rrallë deri te vetëvrasja.**

Dr. Bilal Filips



momentale të cilat na kanë ndodhur. Nëse jemi në depresion aq të madh sa që nuk mund të gjejmë asnjë shkas që të jemi falënderues, ky dijetar i mirënjohur na këshillon që prapëseprapë të bëjmë sexhde: "*Qëndro në sexhde dy deri tre minuta, lëshoje kokën në tokë, qetësohu dhe përpiqu të gjesh diç pozitive në jetën tënde, ngase nuk ka dyshim se në jetën e secilit ekzistojnë gjëra të mira, por nuk mund t'i shohim për shkak të stresit, brengës, depresionit...* Le të jetë kjo sexhde "time out" yt, moment i reflektimit dhe lidhje e serishme me mëshirën e Allahut e cila gjithsesi është prezente në jetët tona. Le të jetë moment i ndërgjegjësimit të fakteve që të kemi për çfarë të jemi falënderues", shpjegon dr. Filips.

Kur e ringjallim këtë sunet në jetët tona dhe e praktikojmë rregullisht, do të përjetojmë ndryshimin. "Nëse e bëjmë sexhden e falënderimit me nijet të sinqertë dhe në mënyrë të drejtë, depresioni, nëse do Zoti, do të zhduket nga jeta jonë", thotë me bindje vëllai ynë, Bilal. Ai theksoi se si Pejgamberi, a.s., e ka praktikuar rregullisht këtë sunet, ndërsa besimtarët bashkëkohorë e kanë anashkaluar dhe në këtë mënyrë e kanë ndërprerë koneksionin (lidhjen) me Krijuesin.

Vërtet, nëse mendojmë lehtë, shihet që lënia e kësaj praktike të thjeshtë dhe një ibadeti tejet të rëndësishëm, sjell deri te humbja e ndjenjës për të mirën dhe pozitivitetit në jetën tonë. Kemi ndaluar që të jemi falënderues ndaj Allahut për të gjitha begatitë që na dhuron, edhe pse Ai na urdhëron për falënderim, mu për të mirën tonë:

"*Pra, ju më kujtoni Mua (më adhuroni), Unë ju kujtoj juve (me shpërblim). Më falënderoni e mos më mohoni.*" (El Bekare, 152)

Ndërgjegjësimi i obligimit për falënderim e lëviz fokusin tonë nga e keqja në të mirë, i shohim begatitë e shumta në jetën tonë, fillojmë t'i vlerësojmë, e me këtë bëhemi më pozitiv, më produktiv e më pak depresiv. Për këtë, i Dërguari i



Allahut, a.s., e ka praktikuar sexhden e falënderimit kurdo që përjetonte ndonjë gëzim apo kur dëgjonte ndonjë lajm të gëzuar. Na ka mësuar që të shohim dhe vlerësojmë gjërat e mira dhe pozitive, qofshin edhe të vogla. Na ka mësuar që të mendojmë pozitivisht, me modesti dhe vetëdije të përhershme se kush është Ai që jep çdo gjë.

Sipas haditheve, Pejgamberi, a.s., e bënte sexhden e falënderimit ashtu që e thoshte tekbirin (Allahu ekber) para se të binte në sexhde dhe pas saj nuk ka dhënë selam dhe nuk ka thënë tekbir gjatë ngritjes nga sexhdeja.

Dr. Filips thekson se nuk ka arsyetim për lënien e këtij suneti të vërtetuar, i cili është i thjeshtë për praktikim, por tejet i rëndësishëm për imanin tonë.

Ai shpjegon se si për kryerjen e kësaj sexhdeje nuk nevojitet me qenë me abdes, madje edhe nëse nuk dimë në cilën anë është Kibla. Nevojitet vetëm dëshira e sinqertë që ta falënderojmë Atë i Cili na ka mundësuar që të përjetojmë dhe të bëjmë diç të bukur. Me këtë vërtetojmë se vetëm Atij i takon falënderimi dhe që të jemi të vetëdijshëm për këtë. Njëkohësisht, me këtë mbushemi me energji pozitive dhe bëhemi persona dhe besimtarë më të mirë.

"Kur themi që Muhamedi, a.s., është pejgamberi ynë, a thua këto janë fjalë boshe? Ose konsiderojmë që jemi më të mirë se ai, andaj nuk na duhet sexhdeja e falënderimit, e pastaj çuditemi pse jemi depresiv? Ta pasojmë Pejgamberin, a.s., në bërjen e sexhdes së falënderimit. Nuk është në humbje ai, nëse nuk e bëjmë sexhden, por ne! Kjo është dhuratë nga Allahu të cilën ne nuk po e shfrytëzojmë. Një akt i thjeshtë në dispozicion për të gjithë, por përsëri i neglizhuar. Fenë duhet ta njohim dhe duhet ta përjetojmë. Ajo është këtu që të na lehtësojë jetën, e jo të na vështirësojë. Dyert për jetë të lumtur të mbushur me qetësi janë të hapura për ne, nëse pasojmë rrugën e Pejgamberit, a.s.," konkludon dr. Bilal Filips.

Sexhdeja e falënderimit është çelës i falënderimit të sinqertë ndaj Allahut, dhe është çelës i lumturisë së dynjasë dhe ahiretit.

"*Nëse falënderoni, do t'ua shtoj të mirat. E nëse përbuzni, s'ka dyshim, dënimi Im është i vështirë!*" (Ibrahim,7)

"*Të falënderosh Allahun, e kush falënderon, e mira e atij falënderimi i takon atij. E kush refuzon (edhe ai e ka për vete), në të vërtetë, Allahu nuk ka nevojë (për falënderimin e tij) pse Ai vetë është i lavdishëm.*" (Lukman, 12)

*Burimi: Novi horizonti.ba*
*Përktheu dhe përshtati:*
*Prim. dr. med. sc. Ali F. Iljazi*

Dr. Azmir Jusufi

# Shteti i sigurt – jeta e qetë

Siguria ka një rëndësi të veçantë, sepse pa të, jeta nuk ka kuptim. Në mungesë të saj, asnjë formë e jetës shoqërore nuk mund të zhvillohet lirshëm, kështu që ne duhet ta falënderojmë Allahun xh.sh., për lirinë që Ai na jep, dhe bashkë me të edhe për shumë begati e mirësi të tjera që na i ka dhënë.

Allahu i Lartësuar në Kuran thotë: "Pra, le ta adhurojnë Zotin e kësaj shtëpie, i cili i ushqeu pas urisë dhe i siguroi prej çdo frike!" (El Kurejsh, 3-4). Siguria ka një rëndësi të madhe për jetën mendore dhe emocionale të një personi. Muhamedi a.s., shpeshherë i lutej Zotit që t'i jepte mirësinë e sigurisë, duke thënë: "...Zoti im, fshi të metat e mia dhe më ofro lumturi dhe siguri (nga gjithçka që më frikëson)..."[1]

Sigurimi shoqëror vjen si rezultat i përmirësimit shoqëror, ndryshimit në të mirë, përmirësimit të të drejtave të qytetarëve, drejtësisë dhe barazisë shoqërore. Ja çka thuhet në Kuran: "Atyre nga mesi juaj të cilët besuan dhe bënë vepra të mira, Allahu u premtoi se do t'i bëjë zotërues në atë tokë ashtu si i pati bërë zotërues ata që ishin para tyre dhe fenë të cilën Ai e pëlqeu për ta, do ta forcojë, e në vend të frikës Ai do t'ju dhurojë siguri..." (En Nur, 55).

## Dashuria për atdheun

Në literaturën islame citohen mendime dhe fjalë të mëdha për dashurinë ndaj atdheut dhe mëmëdheut. U kënduan ode madhështore për lavdinë e atdheut dhe patriotizmin pozitiv që shërbejnë si një shembull dhe frymëzim i përhershëm për të gjithë myslimanët, pa marrë parasysh se cilin vend e quajnë atdheun e tyre. Poezitë arabe janë plot me vargje për dashurinë ndaj atdheut. Kështu një poet

> **Përkatësia ndaj atdheut kërkon respekt dhe ruajtje të kujdesshme të rendit dhe kulturës së tij.**

këndon: "Atdheu im është i çmuar për mua, edhe po të më bënte dhunë; edhe sikur të isha i uritur dhe i pa tesha në të."

Një poet tjetër shkruan bukur: "Mos shkoni nga atdheu në një vend të huaj; kujtoji hallet e një të huaji! A nuk e shihni se edhe dega e gjelbër thahet kur largohet nga pema e saj?"

Përkatësia ndaj atdheut do të thotë krenari dhe dashuri për të, ajo gjithashtu do të thotë respekt i lartë për autoritetet e vërteta dhe reale. T'i përkasësh atdheut do të thotë të punosh vërtet për të mirën e tij, sepse nuk ka të mirë në patriotizëm që vetëm madhështon me fjalë origjinën, vendin, qytetin, lagjen apo rrugën në të cilën jeton njeriu.

Përkatësia e vërtetë ndaj atdheut kërkon përmbushjen e detyrimeve dhe përgjegjësive të secilit individ në sferën e tij të veprimtarisë. Përkatësia ndaj atdheut kërkon respekt dhe ruajtje të kujdesshme të rendit dhe kulturës së tij.

Lufta për atdheun zhvillohet në shumë fusha, si: fetare, arsimore, kulturore, ekonomike, politike. Çdo formë tjetër e luftës në rrugën e së mirës, prosperitetit dhe mirëqenies për komunitetin e gjerë shoqëror konsiderohet luftë për atdheun.

Kur e kishin dëbuar Muhamedin a.s., nga Meka, ai u drejtua drejt saj dhe tha: "Sa vend i bukur që je, sa i dashur më je! Sikur populli yt të mos më nxirrnin me dhunë prej teje, kurrë nuk do të kisha banuar diku tjetër."[2]

Se sa e donte Muhamedi a.s., atdheun e tij, tregon më së miri edhe transmetimi në të cilin Enesi r.a., thotë: "Kur i Dërguari i Allahut a.s., kthehej nga rruga dhe i shihte rrugët malore të Medinës, e shpejtonte devenë e tij (apo kafshën tjetër mbi të cilën ishte i hipur) nga dashuria për Medinën."[3]

Se sa e donte Medinën, tregon edhe ky rast i rrëfyer nga Enesi r.a., se derisa Muhamedi a.s., po kthehej nga Hajberi dhe e pa Medinën, shikoi kah kodra Uhud dhe tha: "Kjo është një kodër që na do neve dhe ne e duam atë."[4]

Ibrahimi a.s., kur e solli familjen e tij në Mekë, edhe pse vetë nuk qëndroi në të, e luti Allahun xh.sh., që ai vend të jetë i bekuar. Po kështu e luti edhe për vendin ku qëndronte vetë. Allahu xh.sh., duke përshkruar lutjet e tij thotë: "Dhe kur Ibrahimi tha: "Zoti im, bëje këtë një qytet sigurie dhe banorët e tij, që besuan Allahun dhe jetën tjetër, furnizoi me lloje të frutave!" (El Bekare, 126). I Lartësuari thotë: "(Përkujto) Kur Ibrahimi tha: "Zoti im! Bëje këtë qytet të sigurt dhe më mbro mua e bijtë e mi nga adhurimi i idhujve (statuja gurësh.)" (Ibrahim, 35).

Studiuesi i mirënjohur boshnjak, Kasim Dobraça[5] për dashurinë ndaj



atdheut thotë: “Myslimanët e duan dhe duhet ta duan atdheun e tyre edhe kur shumë gjëra në të janë të çrregullta dhe të dobëta, kur shumë gjëra duhet të riparohen, trajtohen dhe vajtohen, kur ditët dhe jeta në të janë të akullta dhe të hidhura. Kur mbase fshikullohen nga murtaja e padrejtësisë dhe dhunës së dikujt, dhe në rrethana të tilla ata do të bëjnë dallim ndërmjet atdheut, popullit dhe dashurisë së tyre të duhur për ta, dhe të gjitha atyre paraqitjeve e veprime të këqija, që janë jo të dëshiruara, të padrejta dhe të dhimbshme. Myslimani i urren dhe i shikon me neveri padrejtësinë, dhunën, si dhe veprat e këqija në përgjithësi, duke i ardhur keq për ata që i bëjnë ato dhe duke bërë sa më shumë që të mund që t’i shërojë nga sëmundjet dhe mangësitë e tilla.”[6] Prandaj, myslimanët janë gjithmonë të obliguar ta mbrojnë atdheun e tyre dhe institucionet e tij.

## Mbrojtja e mëmëdheut

Shumë hadithe flasin për luftëtarë të rënë për mbrojtjen e atdheut dhe për ta, theksohet se i pret shpërblim i madh nga Zoti xh.sh., e që është Xheneti, sepse ata janë dëshmorë (shehidë). Kështu thuhet në hadithe: “Kush vdes në mbrojtje të pasurisë së tij është shehid; kush vdes duke mbrojtur jetën e tij është shehid; kush vdes në mbrojtje të vëllait të tij është shehid; kush vdes duke mbrojtur fqinjin e tij është shehid; kush vdes duke predikuar fenë e vërtetë, të vërtetën dhe moralin, ai është shehid”. Po ashtu thuhet: “Kush vdes duke mbrojtur familjen e tij është shehid. Kush vdes duke ruajtur kufirin ka vdekur si shehid. Kush vdes duke luftuar çdo dhunë dhe padrejtësi është shehid.”[7]

Në suren El Bekare, ajetin e 246-të, Allahu xh.sh., thotë: “Ata thanë: “E ç’kemi ne që të mos luftojmë në rrugën e Allahut, kur dihet se ne jemi dëbuar nga atdheu dhe bijtë tanë?”

Në hadithin e shënuar nga Ebu Davudi thuhet: “Kush vdes duke mbrojtur pronën e tij është shehid, kush vdes duke mbrojtur fenë dhe familjen e tij është shehid, kush vdes duke mbrojtur fenë e tij është shehid dhe kush vdes duke mbrojtur jetën e tij është shehid.”[8]

Në Kuranin fisnik, Allahu i Lartësuar thotë: “O ju që besuat, ruajeni veten tuaj! Ai që ka humbur, nuk ju dëmton juve kur jeni në rrugë të drejtë. Kthimi i të gjithë juve është tek Allahu dhe Ai ju njofton për atë që vepruat.” (El Maide, 105).

Në një rast, kalifi i drejtë, Ebu Bekri r.a., u paraqit para njerëzve, falënderoi Allahun e Madhërishëm dhe pastaj tha: “O ju njerëz, ju po mësoni ajetin: “O ju që besuat, ruajeni veten tuaj! Ai që ka humbur, nuk ju dëmton juve kur jeni në rrugë të drejtë...”, por thirrjen dhe porosinë e tij e vendosni në vendin e gabuar, sepse unë e kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut a.s., duke thënë: “Ndoshta njerëzit që shohin se bëhen vepra të liga dhe veprojnë keq, dhe ata nuk përpiqen ta ndryshojnë atë, ata meritojnë të mbulohen nga pasojat e veprave të tilla.”

Pra, mesazhi i këtij ajeti dhe bashkë me këtë, kjo traditë, është se duhet të bëjmë domosdoshmërish gjithçka që mund të ndryshojmë dhe rregullojmë më së miri. As individi dhe as shoqëria nuk mund të lirohen nga ky detyrim.

## Qëndrimi në front me qëllim të mbrojtjes së vatanit

I Dërguari i Allahut, Muhamedi a.s., ka thënë: “Secilit, kur të vdesë, veprat e tij vulosen, përveç atij që qëndroi në vijën e kufirit (atdheut). Veprat e tij rriten çdo ditë deri në Ditën e Gjykimit. Përveç kësaj, ai do të kursehet nga pyetjet në varr (nga Munkiri dhe Nekiri).”[9]

Hadithi vijues është: “I është ndaluar zjarrit (djegia) e syrit i cili ka qëndruar si roje në rrugën e Allahut.”[10]

Luftëtarët për atdheun, me siguri, nuk do të mbeten pa rezultatet e luftës së tyre. Allahu i Lartësuar ka thënë: “E ata, të cilët luftuan për hir Tonë, Ne me siguri do t’i orientojmë rrugës për te Ne, e nuk ka dyshim se Allahu është në krahun e bamirësve.” (El Ankebut, 69).

*1 Hadithin e shënon Imam Ahmedi. 2. Hadithin e shënon Tirmidhiu në El-Xhami’un e tij. 3. Hadithin e shënon Buhariu në Sahihun e tij. 4. adithin e shënojnë Buhariu dhe Muslimi. 5. Kasim Dobraça lindi në vitin 1910 në Vragollov (Rogatica) Bosnje e Hercegovinë. Pas mektebit dhe shkollës fillore, ai erdhi në Sarajevë dhe u regjistrua në medresenë se Gazi Husrev-beut në vitit shkollor 1920/21. Pas kësaj, shkoi në Kajro dhe u regjistrua në “El Az’har” dhe studioi ulumi-din (akaid, fikh, tefsir, hadith) dhe krahas kësaj edhe gjuhën dhe letërsinë arabe. Diplomoi në vitin 1935. Pas kthimit në Sarajevë, ai punoi për një vit si mësues fetar në shkollat qytetare dhe më pas u emërua si myderriz në shkollën fetare islame të vajzave” (më vonë “Medreseja e vajzave) dhe së shpejti edhe në Medresenë e Gazi Husrev-beut, ku qëndroi deri në maj të vitit 1947. Vdiq më 3 nëntor të vitit 1979. 6. https://www.preporod.info/bs/article/7965/ferid-ef-dautovic-u-bosni-zivimo-jedan-fini-i-produhovljeni-islam 7. Hadithet e mësipërme citohen sipas: Ali el Muttaki el Hindi, Kenzul-ummal, vëll. II, 1312/1894, Hyderabad, f. 282-284. 8. Hadithin e shënon Ebu Davudi, 2/275. 9. Hadithin e shënojnë Ebu Davudi dhe Tirmidhiu. 10. Hadithin e shënojnë Taberaniu dhe Hakimi.*

Mr. hfz. Florim Mellova

# Natyrat e zemrave sipas Kuranit fisnik

"Atë ditë nuk do t'u bëjë dobi as pasuria e as fëmijët, përveç atij i cili vjen tek Allahu me zemër të pastër (prej shirkut dhe hipokrizisë)." (Esh Shuara, 88-89).

## Zemra e shëndoshë

Kjo është zemra e pastër, pa të cilën askush nuk do të shpëtoj në Ditën e Gjykimit, ashtu siç thotë Allahu i Lartësuar: "Atë ditë nuk do t'u bëjë dobi as pasuria e as fëmijët, përveç atij i cili vjen tek Allahu me zemër të pastër (prej shirkut dhe hipokrizisë)." (Esh Shuara, 88-89).

Fjalët e njerëzve janë të ndryshme për sa i përket domethënies së zemrës së pastër e të shëndoshë. Ato mund të përmblidhen në shprehjen: Ajo është zemra e cila ka shpëtuar dhe është pastruar nga çdo lloj epshi e dëshire që kundërshton urdhrin e Allahut dhe ndalesën e Tij, si dhe nga çdo e dyshimtë apo mëdyshje që bie ndesh me njoftimin e Allahut. Ajo zemër është pastruar nga të qenët në robërinë e dikujt tjetër përveç Allahut, si dhe nga të marrët për gjykues të dikujt tjetër përveç të Dërguarit të Tij. Ajo është pastruar me dashurinë për Allahun dhe me të marrët për gjykues të të Dërguarit të Tij, me frikë nga Ai, me shpresë tek Ai, duke iu mbështetur Atij, duke iu kthyer Atij me pendim, duke iu nënshtruar vetëm Atij, duke e paraprirë kënaqësinë e Tij në çdo gjendje, si dhe duke iu larguar zemërimit të Tij në çdo mënyrë. Kjo është esenca e adhurimit dhe të qenët rob vetëm i Allahut, dhe se kjo nuk i takon veçse Allahut, Një. Zemra e ka veçuar adhurimin e saj vetëm për Allahun e Lartësuar, me dëshirë, dashuri, mbështetje, dorëzim, nënshtrim, frikë dhe respekt. Ai që ka zemër të shëndoshë, bën gjithçka për hir të Allahut, nëse donë, donë për Allahun, nëse urren, urren për Allahun, nëse jep, jep për Allahun dhe nëse mban, mban për Allahun. Punët e zemrës janë dëshira, dashuria, urrejtja dhe efektet e tyre, e po ashtu edhe punët e gjymtyrëve. Për të gjitha këto, të mëdhatë dhe të imëtat, është gjykues ai me të cilin ka ardhur i Dërguari i Allahut a.s.. Zemra e tij nuk paraprinë askënd para atij a.s., as në bindje, as në fjalë dhe as në vepër. Ashtu siç thotë Allahu i Lartësuar: "O ju që keni besuar! Mos vendosni para se të vendos Allahu dhe i Dërguari i Tij." (El Huxhurat, 1)

Disa dijetarë kanë thënë: Për çdo vepër sado e vogël qoftë, hapet një dosje dhe shkruhet: Përse? Si? D.m.th.: Përse e bëre (a e bëre për hir të Allahut apo jo?) dhe si e bëre (a e bëre në përputhje me sunetin apo jo?). Rruga e të shpëtuarit nga pyetja e parë është pastrimi i qëllimit vetëm



**Zemra e shpëtuar është zemra e besimtarit e përulur para Zotit të Tij. Kjo është edhe zemra e qetë dhe e sigurt, e nënshtruar ndaj Zotit të saj, e dorëzuar tek Ai dhe e përulur para Tij.**

për Allahun. Dhe rruga e të shpëtuarit nga pyetja e dytë është vërtetimi i pasimit të Pejgamberit a.s., dhe pastrimi i zemrës nga ndonjë dëshirë për ndryshim të qëllimit dhe të sinqeritetit për Allahun, apo ndonjë dëshirë që e kundërshton pasimin e të Dërguarit a.s.. Kjo është e vërteta e zemrës së shëndoshë, për të cilën është garantuar shpëtimi dhe lumturia e përhershme.

## Zemra e sëmurë

Lloji i dytë i zemrave është ajo zemër në të cilën ka jetë, por ka edhe sëmundje. Në të ekziston dashuria për Allahun e Madhëruar, besimi në të, sinqeriteti dhe të mbështeturit tek Ai, gjë e cila është edhe lënda e jetës së saj. Por, në të ekziston gjithashtu edhe dashuria për epshet, privilegjimi i tyre, përpjekja për arritjen e tyre, inatet, mendjemadhësia, vetëkënaqësa, dëshira për pushtet mbi tokë, gjë e cila, është lëndë e shkatërrimit dhe dëmtimit së saj. Ai që ka zemrën e sëmurë është nën ndikimin dhe sprovën e dy thirrësve, thirrësit për tek Allahu, tek i Dërguari i Tij dhe te bota tjetër, si dhe thirrësit për në kënaqësitë e kësaj bote kalimtare. Zemra i përgjigjet atij i cili e ka derën më pranë saj dhe që është komshi më i afërt me të. Zemra e sëmurë ose është më pranë shpëtimit dhe pastërtisë ose është më pranë prishjes dhe humbjes. Allahu i Madhëruar i ka përmendur të tria këto zemra së bashku në fjalën e Tij: "Nuk kemi dërguar ndonjë të dërguar apo lajmëtar para teje dhe ai të shpallte nga mesazhi apo të fliste nga mendimi i tij, veçse djalli ka hedhur mashtrime në të. Por Allahu dërrmon atë çfarë hedh djalli, pastaj Allahu vendos dhe ngre mesazhin e Tij. Dhe Allahu është i Gjithëdijshmi, më i Urti: me qëllim që Ai (Allahu) ta bëjë atë që është hedhur e përzier në të nga djalli, sprovë për ata, zemrat e të cilëve janë me sëmundje dhe për ata, zemrat e të cilëve janë bërë të ngurta. Por është e sigurt se të padrejtët janë në përçarje e mosmarrëveshje, tepër larg (nga e vërteta); dhe me qëllim që ata të cilëve iu është dhuruar dija, të mësojnë se ai (Kurani) është e vërteta nga Zoti yt, që ata të besojnë në të dhe që zemrat e tyre t'i nënshtrohen Atij me përulje. Është më se e vërtetë se Allahu është Udhëzues drejt rrugës së drejtë i atyre që besojnë." (Haxh, 52-54).

Në këtë ajet, Allahu i Madhëruar i ka ndarë zemrat në tri lloje: dy prej tyre janë të sprovuara dhe të prekura, ndërsa e treta është e shpëtuar. Dy të prekurat janë zemra në të cilat ka sëmundje dhe zemra e ngurtë. Ndërsa, zemra e shpëtuar është zemra e besimtarit e përulur para Zotit të Tij. Kjo është edhe zemra e qetë dhe e sigurt, e nënshtruar ndaj Zotit të saj, e dorëzuar tek Ai dhe e përulur para Tij. Ndërsa, zemra e vdekur është e ngurtë, nuk e pranon dhe nuk përulet para së vërtetës. E zemra e sëmurë, nëse atë e mund sëmundja, ajo bashkohet me zemrën e vdekur dhe të ngurtë, e nëse e mund shëndeti, atëherë ajo bashkohet me zemrën e pastër dhe të shëndoshë. Zemra e sëmurë vazhdon të qëndrojë në dyshim dhe dilemë nga ajo që e sulmon shejtani, ndërsa zemra e shëndoshë dhe e pastër nuk dëmtohet kurrë nga ajo që e sulmon shejtani. Nëse zemra nxihet dhe përmbyset nga këto dy epidemi, asaj i shfaqen dy sëmundje të rrezikshme, të cilat e hedhin atë në mjerim dhe në shkatërrim.

Sëmundja e parë – Ngatërrimi i së mirës me të keqen, duke mos dalluar ndërmjet të mirës dhe të keqes dhe anasjelltas. Madje, ndoshta kjo sëmundje sundon mbi të derisa të besojë se e mira është e keqe dhe e keqja është e mirë.

Sëmundja e dytë – Marrja për gjykues e epshit të tij, e jo asaj, me të cilën ka ardhur i Dërguari i Allahut a.s., si dhe të nënshtruarit ndaj epshit dhe dëshirave të tij dhe të pasuarit e tyre.

Në zemrën e bardhë ka lindur drita e besimit dhe ka ndriçuar kandili i tij. Nëse asaj i shfaqen sprovat, ajo i refuzon ato dhe i kthen mbrapsht, duke iu shtuar kështu drita, shkëlqimi dhe forca.

Sahabët (Allahu qoftë i kënaqur me ta!) i kanë ndarë zemrat në katër lloje, ashtu siç është përcjell lajmi i saktë nga Hudhejfe ibnul Jemani, se ai ka thënë: "Zemrat janë katër lloje: zemra e pastruar në të cilën gjendet një kandil ndriçues, e kjo është zemra e besimtarit; zemra e mbyllur me këllëf, e jo është zemra e jobesimtarit; zemra e përmbysur, e kjo është zemra e hipokritit, i cili njohu e pastaj refuzoi, pastaj u verbua; si dhe zemra e përbërë nga dy lëndë: lënda e besimit dhe lënda e hipokrizisë. Kjo zemër i përket asaj që triumfon mbi tjetrën nga ajo të dyja."

Fjala e tij, "zemër e pastruar", ka kuptimin e pastrimit nga gjithçka tjetër përveç Allahut dhe të Dërguarit të Tij. Ajo zemër është pastruar dhe ka shpëtuar nga çdo gjë tjetër, përveç së vërtetës. "...në të cilën gjendet një kandil ndriçues", ai është kandili i besimit. Me fjalën "e pastruar", ai ka dashur të tregojë të shpëtuarit e saj nga e kota dhe epshet, ndërsa me kandilin në të, ai ka dashur të tregojë lindjen dhe shkëlqimin e saj me dritën e dijes dhe të besimit. Me zemrën e mbuluar, ai ka dashur të

tregojë për zemrën e jobesimtarit, pasi që ajo zemër gjendet brenda një mbulese dhe këllëfi, gjë e cila bënë që asaj të mos i arrijë drita e dijes dhe e besimit. Ashtu siç ka thënë Allahu i Madhëruar, kur tregon për çifutët: "Dhe thonë: zemrat tona janë të mbështjella..." (El Bekare, 88), pra brenda këllëfit të tyre. Ky këllëf është mbështjellja, të cilën e ka vendosur Allahu në zemrat e tyre si dënim për ta, ngase e kundërshtuan të vërtetën dhe e refuzuan atë me mendjemadhësi. Ky këllëf është mbështjellje për zemrat, shurdhëri për veshët dhe verbëri për sytë. Ajo është perdja e padukshme për sytë e tyre, e cila përmendet në fjalën e Allahut: "Dhe kur ti (o Muhamed) lexon Kuranin, ne vëmë mes teje dhe atyre që nuk besojnë në jetën e përtejme një perde të padukshme. Ne vumë mbështjellje mbi zemrat e tyre, që të mos e kuptoj*në atë (Kuranin) dhe në veshët e tyre shurdhim.*" (Isra, 45-46).

Me zemrën e përmbysur, ai ka dashur të tregojë zemrën e hipokritit, ashtu siç thotë Allahu i Madhëruar: "Ç'është kështu me ju që jeni ndarë në dy grupe për çështjen e hipokritëve, ndërsa Allahu i ka kthyer ata mbrapa për shkak të asaj që vepruan duart e tyre." (En Nisa, 88). Pra, Ai i përmbysi ata dhe i ktheu mbrapa në të kotën e tyre në të cilën ata ndodheshin, si rezultat i veprave dhe i punëve të kota të tyre. Këto janë zemrat më të këqija dhe më të prishura, pasi që ato e besojnë të pavërtetën për të vërtetë dhe miqësohen me pasuesit e saj, ndërsa të vërtetën e konsiderojnë të pavërtetë dhe i armiqësojnë pasuesit e saj. Allahu është ndihmuesi më i mirë.



## Zemra e vdekur

Lloji i tretë i zemrave është zemra e kundërt me atë të parën, zemra e vdekur, në të cilën nuk ka jetë në të. Kjo zemër nuk e njeh Zotin e saj, nuk e adhuron Atë ashtu siç ka urdhëruar Ai, e as nuk e do Atë, ashtu siç ka pëlqyer Ai. Përkundrazi, ajo është e pushtuar nga epshet, dëfrimet dhe nga zemërimi i Zotit të saj për shkak të shthurjes së saj. Ajo nuk do t'ia dijë nëse me epshet dhe dëshirat e saj fiton kënaqësinë e Zotit të saj apo zemërimin e Tij. Ajo është rob i tjetërkujt në dashuri, frikë, shpresë, kënaqësi dhe zemërim. Nëse do diçka apo e do dikë, ajo e do për hir të epsheve të saj dhe e kundërta, nëse urren, urren për epshet e saj. Nëse jep, jep për epshet e saj, e nëse e mban, e mban për hir të epsheve të saj. Epshi i saj është më i privilegjuar dhe më i dashur se kënaqja e Zotit të saj. Epshi është prijës i saj, dëfrimi është komanduesi i saj, injoranca është udhëheqësi i saj dhe hutimi është anija e saj. Me të menduarit për arritjen e sendeve të kësaj dynjaje, ajo është e mbytur. Me marramendjen e epsheve dhe dashurinë e kalimtares, ajo është e dehur. Thirret për tek Allahu dhe për tek banesa e përhershme nga një vend i largët, por ajo nuk i përgjigjet këshilluesit, dhe ndjek çdo shejtan të pabindur e tiran. Dynjaja është ajo që e mërzitë dhe që e kënaq atë. Epshi e verbon nga çdo gjë tjetër përveç të kotës dhe të pavërtetës. Shoqërimi i zotëruesit të kësaj zemre është sëmundje, të jetuarit me të është sëmundje, e të qëndruarit me të është shkatërrim.

Referencat kryesore:

1. *"Ringjallja e shkencave fetare – Ihja ulumu'd-din", Ehu Hamid el Gazali, "Përkujtimi – Et-Tedhkira", Shemsudin el Kurtubi, "Zgjimi i indiferentëve – Tenbihu'l-gafilin", Ebu Lejth es Semerkandi, "Adhurimi në Islam – El-ibadetu fi'l-islam", Jusuf el Kardavi, "Paprekshmëria e dijetarëve – Hurmetu ehu'l-ilmi", Muhamed el Mukadem, "Peshorja – El-Mizan", Esh-Sha'rani.*

Ferdi Kamberi, PhDc

# Shpërfaqja e fenomenit të ejxhizmit në shoqërinë shqiptare (2)

Ejxhizmi është një fenomen social i cili është prezent në çdo kulturë dhe shoqëri, përfshirë këtu edhe shoqërinë kosovare. Studimet tregojnë se "shumica dërmuese e të rinjve, 92.1% shprehen se kanë konflikte me prindërit, kryesisht të rralla 65.4%, por edhe të shpeshta 26.7%.

## Roli i fesë dhe ejxhizmi

Në shoqërinë bashkëkohore, kur individualizmi është goxha i theksuar dhe njeriu në një ose tjetrën mënyrë është tjetërsuar, roli i fesë është shumë i rëndësishëm, në veçanti në aspektin shpirtëror. Sipas Dyrkemit, feja "nuk është imagjinare" dhe se fetë nuk janë vetëm çështje e besimit. Të gjitha fetë përfshijnë veprimtari ceremoniale dhe rituale të rregullta, të cilat një grup i besimtarëve i përjetojnë së bashku. (Giddens 2004, 439) Po ashtu, sipas tij, feja nuk do të ishte universale nëse nuk do të shërbente funksione të rëndësishme për shoqërinë. Sipas kësaj qasjeje, feja ka tri funksione të rëndësishme në shoqëri:

- Duke i dhënë (siguruar) kuptim dhe qëllim jetës;
- Promovimi i kohezionit social dhe ndjenja e përkatësisë; dhe
- Sigurim i kontrollit shoqëror dhe mbështetje për qeverinë (pushtetin). (Kendall 2001).

Në kontekstin social, këto funksione krijojnë një raport me besimtarët dhe komunitetin e tyre, duke i dhënë përkatësi sociale, identitare dhe fuqizim të kohezionit social, së pari brenda për brenda komunitetit dhe së dyti në raport me strukturat e pushtetit, sepse parimet edukuese fetare e shohin shtetin si diçka të tyre që duhet ruajtur dhe kultivuar. Shumë studime kanë treguar një lidhje midis fesë dhe mirëqenies, në këtë drejtim është e rëndësishme të kërkohet (analizohet) se pse personat e moshuar duhet të

Mendimi islam e ka trajtuar qysh herët situatën e njerëzve të moshuar në të gjitha aspektet e jetës, kësisoj parimet islame janë kategorik kundër ejxhizmit



marrin vëmendje të veçantë nga studiuesit që përpiqen të kuptojnë dhe shpjegojnë këtë marrëdhënie. Mund të sugjerohen tri arsye. Së pari, të moshuarit kanë nivele më të larta të angazhimit dhe pjesëmarrjes fetare se çdo grupmoshë tjetër. Hulumtimet kanë treguar gjithashtu se aktivitetet fetare organizative dhe ato joorganizative kanë një efekt pozitiv në mirëqenien e të rriturve e të moshuarve. Së dyti, historikisht institucionet fetare kanë ofruar shërbime për personat e moshuar në mënyrë që të përmirësojnë mirëqenien (e tyre). Më në fund, traditat fetare përmbajnë shumë reflektime mbi kuptimin e një jete të gjatë që bien ndesh me stereotipat negative popullore për njerëzit e moshuar. (McFadden, 2010). Në këtë segment, feja ka një rol dhe rëndësi të madhe në uljen e sterotipizimeve dhe paragjykimeve ndaj moshave më të vjetra, sepse porositë fetare qoftë nga libri i shenjtë Kurani qoftë nga hadithet profetike, janë leksione, parime dhe model se si duhet vepruar në raport me të tjerët. Kjo gjithashtu reflekton në drejtësinë dhe barazinë sociale, sepse edhe kjo kategori sociale është pjesë e strukturës së familjes, komunitetit dhe shoqërisë, dhe përkrahja e saj, sjellja, respekti, ndihma, solidariteti ndaj kategorisë së tillë vetëm sa i fuqizon raportet shoqërore dhe i jep përkatësi sociale të rinjve. Në fakt, mendimi islam e ka trajtuar qysh herët situatën e njerëzve të moshuar në të gjitha aspektet e jetës, kësisoj parimet islame janë kategorik kundër ejxhizmit, ato kundërshtojnë diskriminimin ndaj moshave më të vjetra, stigmën sociale, veçimin, mos dhënien e ndihmës apo mos solidarizimin ndaj tyre. Kështu, parimet fetare (islame) theksojnë se: a) rrënja e mirësisë (sjelljes, butësisë) ndaj prindërve duhet të gjendet në besimin në Zotin e Plotfuqishëm, b) rëndësia dhe vendi më i lartë sipas librit të shenjtë është mirësia dhe respekti për të dashurit e individit (prindërit), c) të moshuarit janë mishërim nga mëshira e Zotit, d) të kujdesesh për të moshuarit është një vlerë hyjnore dhe fetare, e) butësia dhe modestia para të moshuarve janë mënyra më e mirë për t'i çmuar dhe respektuar ata, f) duke bërë lutje (kërkuar) Zotit për lumturi dhe mirëqenie, është një mënyrë e përshtatshme për të qetësuar (lehtësuar) të moshuarit (për shkak të gjendjes së tyre emocionale) g) lavdërimi dhe nderimi i të moshuarve duhet të bëhet një vlerë dhe kulturë në shoqëri; dhe lavdërimi i të moshuarve është një vepër e mirë, shlyerja për mëkatet dhe mëshirë nga Zoti për fëmijët në Islam" (Asadollahi, 2019). Me fjalë të tjera, mund të themi se roli i fesë në raport me moshat e vjetra zë hapësirë të madhe, për shkak se feja është një komponentë hyjnore dhe sociale e cila luan rol me rëndësi në dhënien e leksioneve fetare për të jetuar, respektuar dhe sjellë mirë me të moshuarit. Përmes të jetuarit, komunikimit, respektit, sjelljes, butësisë, ndihmës ndaj tyre, ne bëhemi model i sjelljes edhe për moshat më të reja dhe një gjë e tillë reflekton në ndërtimin e një familjeje, komuniteti dhe shoqërie me vlera të shëndosha.

## Shkaqet e përhapjes së ejxhizmit

Ejxhizmi është një fenomen social i cili është prezent në çdo kulturë dhe shoqëri, përfshirë këtu edhe shoqërinë kosovare. Studimet tregojnë se "shumica dërmuese e të rinjve, 92.1% shprehen se kanë konflikte me prindërit, kryesisht të rralla 65.4%, por edhe të shpeshta 26.7%. Janë djemtë ata që futën në konflikt më shpesh se vajzat (41.5% kundrejt 37.5)" (Dragoti, 1999). Shpërfaqja e konflikteve ndërmjet gjeneratave është indikatorë kyç në shfaqjen e ejxhizmit dhe kjo pastaj mund të shndërrohet në një sjellje normale dhe duke i normativizuar sjelljet e tilla. Shkaqe të tjera të përhapjes së ejxhizmit jo vetëm ndaj prindërve, por në përgjithësi ndaj të moshuarave janë:

*Të sëmurë dhe të dobët* - Njerëzit e moshuar shumicën e kohës mbeten të sëmurë dhe ata zakonisht janë më të dobët se të tjerët. Për këtë arsye, shoqëria i konsideron ata të padobishëm për çdo lloj pune ose detyre fitimprurëse;

*Lëvizjet e ngadalta* - Njerëzit e moshuar marrin kohë të gjatë për të punuar çdo punë të plotë. Edhe anëtarët e familjes dhe kujdestarët shpeshherë humbin besimin në ata/ato;

*Të plakur* - Ndërsa njerëzit e vjetër bëhen më të vjetër ata vuajnë nga shumë lloje të sëmundjeve si: diabetit, stomakut, dhimbje prapa, dhimbje dentare, probleme kardiovaskulare, presion të lartë të gjakut dhe dobësi fizike, humbje të syrit, humbje të kapacitetit të dëgjimit, etj. Dhe këta janë faktorë që diskriminojnë njerëzit e moshuar në shoqëri.

*Të varur* - Njerëzit e moshuar bëhen viktimë e diskriminimit për shkak të varësisë së tyre nga të tjerët. Ata janë fizikisht, mentalisht dhe ekonomikisht të varur nga të tjerët.

*Mungesa e njohurive teknologjike* - Njerëzit e moshuar në përgjithësi kanë më pak njohuri për teknologjinë e re moderne. Epoka e shkencës dhe e teknologjisë vazhdon me shpejtësi, por njerëzit e moshuar nuk mund të përballojnë këtë me lehtësi.

*Më pak të adaptueshëm* - Një studim tregon se njerëzit e moshuar janë rezistencë ndaj çdo ndryshimi dhe kanë ngadalësi për të mësuar aftësi të reja dhe zakonisht janë të pakëndshëm me teknologjinë e re. Ata përpiqen që të shmangin ndryshimet, etj." (Kamberi, 2019, p. 161).

## Efektet e ejxhizmit

Shpërfaqja e dukurive të ndryshme në shoqërinë moderne ka bërë që edhe fenomeni i ejxhizmit të jetë goxha i lartë në hapësirat shqiptare. Kështu, "efektet e këtij fenomeni në shoqëri mund të përfshijnë një konglomerat çështjesh: e para, të rinjtë duke parë që moshat e mesme kanë distanca

sociale dhe nuk i trajtojnë ashtu siç duhet moshat më të vjetra, mund të marrin të njëjtin model dhe të bartin në vitet e ardhshme. Madje, kjo ka një ndërlidhje edhe me teorinë e Albert Bandurës, të modelit e të mësuarit social. Së dyti, shtresat dhe moshat e ndryshme të shoqërisë janë pjesë e pandashme e familjeve tona dhe shoqërisë sonë, andaj çdo respekt dhe trajtim të tyre, njëherësh është respekt ndaj vetës sonë, kulturës dhe traditës familjare, kombëtare dhe fetare. Së treti, të dhënat nga ASK tregojnë se kemi një rënie të natalitetit dhe kemi një ngritje të jetëgjatësisë te meshkujt 70 vjeç dhe te femra 74 vjeç, ky fakt tregon se një përqindje jo aq e ulët e shoqërisë është nga kjo kategori shoqërore dhe si e tillë ka nevojë për përkrahjen e shoqërisë." (Kamberi, 2019, p. 162). Pra, efektet e shpërfaqjes së ejxhizmit mund të reflektojnë në aspektin shëndetësor, sepse moshat më të vjetra mund të kenë probleme shëndetësore si rezultat i diferencimeve të tilla, pastaj aspekti emocional, për shkak se moshat më të vjetra janë më emocionale dhe kjo pastaj mund të paraqet probleme të theksuara. Pasojat të tjera mund të përfshijnë 'deprivimin social' të tyre në shoqëri dhe ata/ato mund të ndihen të margjinalizuar dhe të stigmatizuar në shoqëri. Një gjë e tillë ndikon dukshëm në aspektin psikik të tyre, duke i zhytur thellë në mendime negative, në çrregullim bipolar, stres, ankth, si dhe pasiguri sociale.

## Përfundimi

Bazuar nga ajo që kemi elaboruar deri më tani, mund të themi se fenomeni i ejxhizmit është prezentë goxha shumë në shoqërinë bashkëkohore dhe se format e manifestimit të tij janë prezente si në familje, komunitet po ashtu edhe në hapësirat publike. Edhe pse legjislacioni ndalon një gjë të tillë, në realitet ky fenomen çdo herë e më shumë është duke u rritur dhe për këtë kanë ndikuar një mori faktorësh. Moshat më të vjetra mund të ofrojnë përvojën e tyre, ata/ato janë edukuar në një frymë të fortë etike, marrin përgjegjësi dhe kanë përgjegjësi dhe njëkohësisht janë më emocional se sa të rinjtë. Kjo kategori sociale është e rëndësishme për zhvillimin e shoqërisë, ata/ato mund të japin inpute të rëndësishme për zhvillimin gjithë shoqëror, për promovimin e punës vullnetare, për ide të ndryshme, për bashkëpunimin, punën në komunitet, si dhe çështje të tjera. Në këtë segment, është më se e nevojshme që të ketë një komunikim brenda familjes, sepse komunikimi është çelës i suksesit dhe është pjesë e identitetit njerëzor. Trajtimi, respekti, sjellja, morali, solidariteti, atltruizmi dhe bashkëpunimi me njerëz të moshave më të vjetra, kultivon traditën shqiptare, i jep nuanca dhe krijon një mozaik të ngjyrave të shumë-llojshme të cilat reflektojnë në ndërtimin e një shoqërie me vlera sublime, me vlera të shëndosha duke krijuar kështu një drejtësi dhe barazi sociale, si dhe duke i bërë ata/ato pjesë e integrimit shoqëror.



*Literatura*


1. AATILC. (2005). Ageism in America. The Anti-Ageism Taskforce at The International Longevity Center . /: Open-Society-Institute. Retrieved from https://aging.columbia.edu/sites/default/files/Ageism_in_America.pdf
2. Age-UK. (2011). A Snapshot of Ageism in the UK and across Europe. London: Age UK. doi:https://www.ageuk.org.uk/Documents/EN-GB/ID10180%20Snapshot%20of%20Ageism%20in%20Europe.pdf?dtrk=true
3. Asadollahi, A. (2019). Quran on Aging. (M. E. Danan Gu, Ed.) Encyclopedia of Gerontology and Population Aging, 1-2. doi:https://doi.org/10.1007/978-3-319-69892-2_148-1
4. ASK. (2018). Gratë dhe Burrat në Kosovë 2016 - 2017. Prishtinë: Agjencia e Statistikave të Kosovës. Retrieved from https://ask.rks-gov.net/media/4519/burrat-dhe-grate-2016-2017.pdf
5. ASK. (2020). Vjetari Statistikor i Republikës së Kosovës. Prishtinë: Agjencia e Statistikave të Kosovës. Retrieved from https://ask.rks-gov.net/media/5492/vjetari-final-2020-per-web.pdf
6. Brinerhoff, D. B. (2011). Essentials of Sociology (Eighth Edition ed.). USA: Wadsworth Cengage Learning.
7. Dragoti, E. (1999). Psikologjia Sociale. Tiranë: Libri Universitar.
8. Giddens, A. (2004). Sociologjia (Botimi i parë ed.). Tiranë: Fondacioni Soros - Çabej.
9. Kamberi, F. (2019). Dilemat e Tranzicionit (Botimi i parë ed.). Prishtinë: Artini.
10. Kendall, D. (2001). Sociology of Our Times (Third edition ed.). USA: Wadsworth Thomson Learning.
11. Liat Ayalon and Clemens, T.-R. (2018). Introduction to the Section: Ageism Concept and Origins. In L. Ayalon, Contemporary Perspectives on Ageism (p. 2). /: Bar lan University. doi:https://doi.org/10.1007/978-3-319-73820-8_1
12. Marshall, G. (2000 – 2003). Oxford Dictionary of Sociology. New York: Oxford University Press.
13. McFadden, S. H. (2010, Prill /). Religion and Well-Being in Aging Persons in an Aging Society. (U. o. Oshkosh, Ed.) Journal of Social Issues, 162. doi:10.1111/j.1540-4560.1995.tb01329.x
14. Mcguire, B. M. (2007). Religjioni në kontekstin shoqëror. Shkup: Logos - A.
15. OpenStax. (2017). Introduction to Sociology 2e. Houston - Texas, USA: Rice University.
16. Policia-e-Kosovës. (19 Gusht, 2020). Të dhëna për dhunën në Kosovë. Prishtinë: Policia e Kosovës - Zyra e Informimit. Retrieved Shtator 06, 2020
17. Society, T. B. (2017). The drivers of ageism. The Benevolent Society.
18. UNECE. (2019). https://www.unece.org. /: UNECE. Retrieved Shtator 07, 2020, from https://www.unece.org/fileadmin/DAM/pau/age/Policy_briefs/ECE-WG1-30.pdf
19. Victor Minichiello, J. B. (2000, Maj). Perceptions and consequences of ageism: views of older people. Ageing and Society 20, 2000, pp. 253-258. doi:10.1017/S0144686X99007710
20. WHO. (2020, / /). https://www.who.int. Retrieved Shtator 06, 2020, from https://www.who.int/ageing/ageism/en/

Mihana Goga - Bekteshi

# Fejesa dhe martesa

Islami i kushtoi rëndësi të veçantë jetës bashkëshortore, e cila bazohet në zgjedhje të mirë dhe të përshtatshme në mes bashkëshortëve. Fejesa është procedurë që i paraprinë kontratës së martesës. Ajo është një marrëveshje fillestare dhe një premtim për martesë, pra ajo llogaritet si hapi i parë drejt martesës

Pavarësisht rëndësisë, ajo ngelet si një fazë, qëllimi i së cilës është vetëm dhënia e mundësisë për mashkullin dhe femrën që të njihen me njëri-tjetrin. Fejesa nënkupton propozimin e mashkullit drejtuar femrës dhe pranimin e këtij propozimi nga femra ose nga përfaqësuesi i saj. Nëse një i ri vendos që të fejojë ndonjë vajzë, ai duhet të kërkojë ndihmë prej Zotit që Ai ta drejtojë në atë e cila është më e mirë për të. Urtësia e këtij veprimi qëndron në faktin se fejesa është formë dhe mënyrë, përmes së cilës të fejuarit kanë mundësi ta njohin edukatën, moralin, animet, dëshirat dhe besimin e njëri-tjetrit, gjithnjë përbrenda kufijve të dispozitave islame.

Prandaj, nëse ka përputhshmëri dhe përshtatshmëri në mes tyre, atëherë hapet rruga për hapin e ardhshëm, martesën e cila konsiderohet lidhje e përhershme jetese. Martesa është njëra prej çështjeve me rëndësi në jetën e myslimanit dhe të myslimanes. Që martesa të jetë e suksesshme, paraprakisht duhet shikuar se kë e përzgjedhim. Feja, besnikëria dhe sjellja e mirë paraqesin kriterin e vërtetë të bashkëshortëve të ardhshëm, ngase njeriu vlerësohet sipas veprave dhe sjelljeve që posedon.

Çelësi i dashurisë është shikimi. Për këtë arsye, Pejgamberi a.s., ka nxitur që i fejuari ta shikojë të fejuarën, me qëllimin e vetëm që në këtë rast të mbijë dashuria dhe afrimi i zemrave. Pejgamberi a.s., i tha njërit i cili kishte shprehur dëshirën për ta martuar një grua: "A e ke parë atë?" Ai iu përgjigj: "Jo". Atëherë Pejgamberi a.s., i tha: "Shko, takoje dhe shihet atë, se shikimi është veprim që shkakton afrim dhe harmoni mes jush."



Arsyet pse kërkohet një grua për martesë janë: pasuria e saj, prejardhja e saj, bukuria dhe feja e saj. Por, porosi e Pejgamberit a.s., është që të martohet ajo që është fetare, në mënyrë që të jetosh i lumtur. Myslimani duhet ta zgjedhë atë që e dashuron, atë që buzëqesh dhe atë që lind fëmijë. Përmes kësaj zgjedhje arrihet harmonia dhe lumturia bashkëshortore, madje ndikimi i fesë dhe i moralit të mirë nuk humb asnjëherë, por shtohet me kalimin e kohës, duke zbukuruar kështu jetën familjare. Andaj, qëllimi i të fejuarit duhet të jetë femra fetare dhe e denjë, ndërsa pas kësaj, nëse ajo i ka edhe vetitë e tjera, si pasurinë, prejardhjen e pastër dhe bukurinë, me këto arrihet kulminacioni i së mirës. Të gjitha këto rrethana dhe veti nuk janë karakteristika që kërkohen vetëm te femra, por këto vlejnë edhe për mashkullin, madje janë karakteristika që duhet t'i përmbush ai.

Martesa është traditë profetike. Feja ka nxitur shumë për të, duke llogaritur vendprehje shpirtërore, qetësi dhe ruajtje të moralit. Për këtë shkak, Zoti e konsideron një pre shenjave të Tij. Zoti Fuqiplotë ka thënë: "Dhe nga faktet e madhërisë së Tij është që për të mirën tuaj, Ai krijoi nga vetë lloji juaj palën, gratë, ashtu që të gjeni prehje tek ato dhe në mes jush krijoi dashuri dhe mëshirë. Në këtë ka argument për njerëzit që mendojnë." (Er Rrum, 21).

Muhamedi a.s., i ftoi të rinjtë që të martohen sepse martesa është veprimi më i mirë për ruajtjen e shikimit dhe të moralit. Ai a.s., ka thënë: "O ju të rinj! Kush i ka kushtet, le të martohet, sepse martesa të largon nga shikimi i ndaluar dhe ta ruan moralin." Muhamedi a.s., na ftoi që ta ndjekim rrugën jetësore të tij, ku bën pjesë edhe martesa. Ai ka thënë: "Kush e do natyrshmërinë time, le ta ndjek traditën time, vërtet nga tradita ime është edhe martesa."

Feja islame nuk e ka rekomanduar pa arsye martesën, ngase bashkëshortët janë shoqërues të jetës, në çdo kohë do t'i bëjnë shoqëri njëri-tjetrit, do t'ia lehtësojnë brengat dhe pikëllimin dhe do të kujdesen dhe t'i edukojnë fëmijët së bashku. Martesa është mënyra më e natyrshme e shtimit të llojit njerëzor dhe edukimit shoqëror. Besimtari – besimtarja si bashkëshort/e edukohen për rolin e tyre shoqërorë, nga individë ata shndërrohen në një familje për të cilën kanë përgjegjësi, zgjerohen horizontet familjare dhe krijohen raporte të solidaritetit shoqëror. Me martesë arrihet edhe objektiva islame e njohjes ndërmjet familjeve e fiseve të ndryshme. Pra martesa është një kontratë e çmuar dhe e bekuar. Zoti atë e ka ligjësuar për interesin, mirësinë dhe begatinë e robërve të Tij.

Prof. dr. Fadil Maloku

# A janë shekullarizmi, laicizmi dhe Islami në udhëkryq?

Nëse i adresohemi një sentence të dalë nga Kushtetuta e Kosovës, si ligji më i lartë i një vendi apo një shteti, pra nenit 8, në të cilin tekstualisht thuhet: "Kosova është shtet laik...", sipas tij atëherë na del se në fakt, Kosova është një shtet laik. Por, a është kështu dhe çka nënkuptojmë me fjalën laik dhe laicizëm?

Paraprakisht, këtë term nuk do të mund ta zbërthenim, po që se nuk i adresohemi kuptimit të tij para se gjithash sociologjik, jo juridik, jo politik, jo filozofik dhe jo fetar, i cili mes të tjerash, këtë koncept e përkufizon si tendencë të qëllimshme të shtetit për ta margjinalizuar rolin e fesë në jetën publike të një vendi, apo siç thuhet të shpëtimit të së drejtës, moralit, politikës, artit prej ndikimit të fesë.

Në shekullin XIX, laicizmi ka qenë i një kuptimtë me pafesinë, me lëvizjen antifetare e ateiste, mënyrë kjo e të kuptuarit të këtij termi që vazhdon të jetojë edhe sot. Gokalp e ka cilësuar laicizmin si një term që nënkupton "jofetaren" madje edhe "antifetaren". Por, nëse i adresohemi etimologjisë sociologjike, atëherë kuptojmë se shprehja laicizëm rrjedh nga fjala greke laos që do të thotë popull, turmë, dhe laikos që i përket popullit, masës, një gjë e rëndomtë që pak a shumë nuk ka ndonjë peshë të theksuar në ndërtimin e vendit dhe sidomos të shtetit, ngaqë këtë e bëjnë elitat politike, pra njerëzit apo menaxherët e sotëm, të cilët shquhen me logjikën e diskursit globalist. Në periudhën e dominimit të mesjetës (të asaj mesjete që dogji në turrën e drurëve dijetarët, siç ishte Xhordano Brunon), me konceptin laik, në fakt nënkuptohej personi apo personat që bënin shërbime fetare nëpër tempuj, pra elita e thjeshtë që nuk kishte të bënte asgjë me ritet dhe me funksionalizimin e jetës fetare. Si të tillë, këta persona, apo më mirë të themi kjo kastë ishte jashtë orbitës së ndikimit të klerit fetar, për një arsye, ngase nuk kishte detyrime dhe referenca të tjera, përveç atyre që u kishin përshkruar klerikët fetarë të asaj kohe.

## Cili është mendimi i sociologëve për laicizmin?

Një botëkuptim tjetër, jo edhe gjithaq paragjykues, për mendimin e shumicës së sociologëve të sotëm që merren me laicizmin, është edhe ai që këtë proces të vazhdueshëm të elitave apo kastave klerikë, që pretendonin se pushteti i tyre është hyjnor, ngase derivonte drejtpërdrejt nga Krijuesi, përpiqet ta paraqesë edhe si përpjekje të popullit apo masës së gjerë, për t'i monopolizuar privilegjet e klerit në njërën anë, ndërsa, në anën tjetër, për t'i fuqizuar ato si të drejtë legjitime të të gjithëve, pa dallim feje, gjinie, race e përkatësie etnike.

Nëse shikohet nga këndvështrimi politik, kuptojmë se ky term apo ky koncept i adresohet kryesisht ndarjes strikte të pushtetit politik nga ai fetar, si dhe shfrytëzimit të këtij pushteti politik për t'i pavarësuar institucionet dhe ligjet, por edhe për të garantuar të drejtën e çdo individi me anën e ligjeve, për të besuar apo për të mos besuar Zotin e Madhëruar. Shikuar në dioptrinë e një besimtari të çfarëdo feje qoftë ai, kuptojmë se individit ose qytetarit të cilësdo fe, i është lënë të besojë më shumë ligjet e njeriut (lexo: ligjet e njeriut kundruall ligjeve të Krijuesit). Sipas kësaj logjike, del se më e fuqishme është përkujdesja e njeriut për njeriun, sesa përkujdesja e Krijuesit për krijesën e vet. Pra, shikuar me dioptrinë e sociologëve të religjionit, ideja apo imperativi kryesor i laicizimit është dobësimi i ndikimeve fetare në ndërtimin e kapaciteteve institucionale.

## A janë laicizmi dhe shekullarizmi identikë mes vete?

Në literaturë dhe në jetën e përditshme mund të hasim edhe një term, apo më mirë të themi një botëkuptim tjetër, po ashtu identik dhe mjaft diskutabil që shquhet si shekullarizëm (lat. saeculum: kohë, botëror), që ka të bëjë me atë që është e kësaj bote, pra tokësoren, të cilën institucioni i shtetit e përdor (duke mos e përjashtuar edhe argumentin e forcës, e jo forcën e argumentit) për ta margjinalizuar institucionin e besimit fetar nga jeta e përditshme e qytetarëve të saj. Duhet theksuar se diskursi i laicizmit

**Duhet theksuar se diskursi i laicizmit më tepër i adresohet botës perëndimore krishtere (sidomos asaj katolike), ku kisha dhe shteti janë të ndara qartazi, ndërsa botëkuptimi i shekullarizmit i adresohet po ashtu botës krishtere, por asaj protestante.**



më tepër i adresohet botës perëndimore krishtere (sidomos asaj katolike), ku kisha dhe shteti janë të ndara qartazi, ndërsa botëkuptimi i shekullarizmit i adresohet po ashtu botës krishtere, por asaj protestante.

Por nëse konkludojmë, sipas shumicës së sociologëve të sotëm perëndimorë, se laicizmi na qenka rezultat i padrejtësive dhe tendencës së eksploatimit të elitave kishtare në kurriz të shoqërisë, pra, masave të gjëra popullore dhe pasojë e një kursi të themi pak a shumë diktatorial të kishës e cila e përkrahte injorancën dhe e pengonte në emër të kësaj injorance progresin e gjithëmbarshëm shkencor, atëherë shtrohet një pyetje logjike: si është e mundur të shpallet Kosova shtet laik?!, kur kisha katolike dhe ajo protestante kosovare kanë luajtur një rol jo regresiv, siç aludohet nga këta sociologë të shoqërive perëndimore, por përkundrazi kanë ndihmuar në ruajtjen dhe kultivimin e identitetit kombëtar, në stimulimin e qytetarëve (edhe pse me shumicë absolute islame – një rast unik në botë!) për ta ndërtuar po këtë shtet që e kemi sot?

Çfarë roli kanë lozë kleri islam dhe ai i krishterë në shtetësinë e Kosovës? Në anën tjetër, po ashtu, kemi rolin shumë pozitiv, në favor të identitetit shtetëror dhe të atij kombëtar, edhe të BIK-ut (Bashkësisë Islame të Kosovës). Kjo bashkësi, para luftës së zhvilluar, luajti një rol shumë pozitiv nëpërmjet gjithë atyre takimeve të mbajtura nëpër xhami dhe në Medrese kundër regjimit diktatorial të Serbisë, si edhe nëpërmjet gjithë atyre martirëve që u flijuan pikërisht për këtë shtetësi që po gëzojmë sot, numër që nuk është i vogël as për nga numri e as për nga përkushtimi. Pra, siç po shihet në rastin e Kosovës, as kleri islam e as ai krishterë nuk kishin për qëllim margjinalizimin e kësaj mase të gjerë popullore nga të drejtat e tyre legjitime, në favor të shtetësisë dhe institucioneve që, tash pas luftës, me një dekret të pamenduar ad hoc e hodhën nga pjesëmarrja aktive për të ndërtuar këtë shtet dhe këto institucione. Ky paradoks i llojit të vet mund të ndodhë vetëm në Kosovë si rast sui generis. Duhet potencuar, se tash askush nuk po kërkon që edhe kisha e edhe xhamia duhet të bëhen hisedarë në ndërtimin e këtyre kapaciteteve të reja institucionale, që logjikisht duhet të jenë në përputhje me trendët dhe zhvillimet aktuale të kohës. Ama, nuk është e moralshme e as juridikisht e pranueshme që ato të privohen nga e drejta e tyre trashëguese për ta ndihmuar shtetin e ri të Kosovës, ashtu siç e ndihmuan edhe para lufte, që të bëhen bashkëpjesëmarrëse jo ndoshta edhe gjithaq aktive, por bile të jenë në dijeni për kahet se nga po shkon kjo shoqëri, për të cilën edhe ato kanë kontributet e tyre. Duhet theksuar, se pa marrë parasysh intencën e njëjtësisë apo theksit për të dalluar diskursin e laicizmit (që, sipas shumicës së sociologëve të sotëm, ka të bëjë me gjendjen tjetërsuese të kishës dhe të klerit në Evropën mesjetare, pastaj me përplasjet fetare dhe ato sektare, me zhvillimin e filozofisë materi-aliste: asaj pozitiviste dhe asaj pragmatiste, me zëvendësimin e të vërtetës me të dobishmen, me tendencën e përshpejtimit të kalimit nga bashkësia në shoqëri, pra me lindjen e klasave të reja shoqërore, me kalimin nga e drejta tradicionale në të drejtën qytetare, si edhe me zhvillimin marramendës të mendësisë individualiste) nga ai i shekullarizmit, mund të thuhet se këto dy terma herë pas herë keqkuptohen nga diskursi politik, siç është rasti me Kosovën, e cila me sa duket edhe në këtë sferë është vërtet një sui generis. Ka sociologë të tjerë, që

**Laicizmi i sotëm, pretendon të bëhet një lloj rregullatori balancues mes asaj që është shpirtërore (padyshim, hyjnore) dhe asaj materiale, mes asaj që është fetare dhe asaj shtetërore, njerëzore dhe asaj hyjnore, pra me një rekomandim të vetëm, sa më larg që të jetë feja nga individi, aq më mirë do ta ketë shteti dhe elitat transnacionale.**

laicizmin e perceptojnë ekskluzivisht si pasojë të padrejtësive dhe të tendencës për të monopolizuar dhe mbajtur në presion "hyjnoren". Shikuar me këtë dioptri më të re sociologjike, laicizmi na del si një formë shumë efikase për t'i rregulluar raportet e shtetit me fenë, ku secili ka rolin e vet, shteti atë të monopolit ekskluziv mbi qytetarët e vet (thuajse ai nuk e keqpërdor dhe nuk e devijon kurrë ligjësinë, të cilën e ka aprovuar vetë me ndihmën e po këtyre qytetarëve); dhe feja atë të folklorit, që i garantohet qytetarit me fuqinë e argumenteve të logjikës së ligjit të krijuar nga elitat dhe magnatët e mëdhenj transnacionalë.

## A janë në krizë shoqëritë laike?

Përvoja e këtyre shekujve ka dëshmuar, dhe është duke dëshmuar gjithnjë, se tendenca laiciste e shoqërive perëndimore është në një krizë të thellë jo materiale, por para së gjithash morale, ngase ajo akoma nuk ka arritur të sigurojë liri të plotë të ndërgjegjësimit dhe të besimit në kuadër të korpusit të drejtave të individit, ashtu siç po predikon neoliberalizmi i sotëm. Pra, laicizmi i sotëm, në fakt, pretendon të bëhet një lloj rregullatori balancues mes asaj që është shpirtërore (padyshim, hyjnore) dhe asaj materiale, mes asaj që është fetare dhe asaj shtetërore, njerëzore dhe asaj hyjnore, pra me një rekomandim të vetëm, sa më larg që të jetë feja nga individi, aq më mirë do ta ketë shteti dhe elitat transnacionale. Ky lloj sadizmi i elitave të sotme shtetërore për ta margjinalizuar tërësisht fenë nga jeta shoqëroro-politike, sidomos prezent në shumicën e vendeve që gjenden në procesin e tranzicionit e që nuk kanë pasur ndonjë përvojë të shtetësisë (rasti ynë është rasti më i mirë për ta ilustruar këtë), në fakt, përveç që është shumëdimensional për t'u analizuar, ka edhe një qëllim tjetër që, për mendimin tim, është shqetësues. Ai ka të bëjë me futjen e fesë në parantezë, në mënyrë që në një fazë tjetër ta abstragojë nga jeta aktive e shoqërisë duke e kufizuar atë vetëm në sferën e ngushtë të besimit dhe të adhurimit.

Çka thonë librat hyjnorë? Që të gjitha librat hyjnore, duke filluar që nga Tevrati, Zeburi, Ungjilli dhe sidomos Kurani (ajetet për shkatërrimin e popujve mizorë) dëshmojnë që tendencat e margjinalizimit të besimit në Njëshmërinë e Krijuesit, nga ana e elitave shtetërore, gjithmonë janë ndëshkuar për shkak të devijimeve.




Në Kosovë, rasti i "meritave" për margjinalizimin e fesë nga jeta shoqëroro-politike duket se akoma nuk është i qartë. Ka mendime, jo edhe gjithaq bindëse për opinionin e gjerë kosovar, se tërë këtë farsë rreth futjes së këtij termi të ri, në një vend dhe në një tokë ku "bukës i thuhet bukë, e ujit ujë" (por edhe Zotit i thuhet Allah i Madhërishëm), ua gatoi Administrata e UNMIK-ut. Naivët, pa dyshim, që besojnë, por të tjerët, me shumicë absolute, nuk e besojnë këtë tregim. Koha do ta dëshmojë sa jemi shoqëri laike, ngaqë të jesh shoqëri laike nuk do të thotë assesi se do ta kesh më të lehtë të bëhesh evropian apo perëndimor. E kundërta është e vërtetë. Këtë po e dëshmojnë edhe përvojat e gjertanishme nga vetë perëndimorët.

Mr. Njomza Sadriu

# Shkencëtarët myslimanë që vunë themelet e kimisë moderne

## Zbulimi i substancave dhe proceseve kimike

Shkenca e kimisë konsiderohet si një shkencë islamike në të gjitha mënyrat, pasi fjala "kimi" nuk ishte shpikur në ndonjë gjuhë apo civilizim para civilizimit islam, as nga civilizimi i lashtë egjiptian dhe as nga ai grek. Në gjuhët evropiane, fjala "kimi" shkruhet si "Alkimi". Deri vonë, historia kryesore e ideve shkencore nuk ka arritur të pranojë shkencëtarë të shumtë islamikë dhe përpjekjet e arritjet e tyre të mëdha gjatë shekujve.

Ky artikull i shkurtër kërkon të kontribuojë në korrigjimin e kësaj padrejtësie duke nxjerrë në pah kontributet dhe qëndrimet myslimane ndaj progresit të kimisë. Është një fakt i njohur që çdo fjalë latine që fillon me "Al"- ka një origjinë arabe. Si për shembull alkooli, algjebra,... etj.

Fjala "kimi" në arabisht (Alchemie) rrjedh nga fjala "kim" ose "chemeia", që do të thotë "shuma". Kjo është për shkak se shkencëtarët myslimanë që e themeluan këtë shkencë thoshin: nëse shtojmë një sasi të caktuar (chemeia) të kësaj substance në një sasi tjetër të një substance tjetër rezultati do të jetë formimi i një substance të re. Ky emër në vetvete ilustron një fakt të rëndësishëm, dhe kjo është se shkencëtarët myslimanë ishin të parët që zbuluan teorinë e proporcioneve në kombinimin e substancave. Kjo ishte pesë shekuj para kimistit Brawest. Kjo teori thotë se substancat nuk kombinohen përveçse me proporcione dhe pesha të caktuara për secilën prej tyre; ky është ligji i proporcioneve konstante në teorinë e lidhjes kimike.

Përkufizimi terminologjik për kiminë është shkenca që merret me natyrën e një substance, përbërjen e saj dhe ndryshimet që ndodhin brenda saj.

Kimia është një shkencë shumë e rëndësishme për shkak të përfshirjes së saj në aktivitetet e të gjitha krijesave të gjalla. Me anë të shkencës së kimisë është e mundur të transformohen substanca të papërpunuara në substanca të dobishme për njerëzit, që plotësojnë nevojat themelore të njeriut.

Një kimist, për shembull, mund të prodhojë disa substanca të reja nga qymyri dhe nafta, të tilla si ngjyra, ilaçe, plastike dhe gomë artificiale. Në fushën e bujqësisë, kimia ka kontribuar në prodhimin e plehrave dhe insekticideve. Kimia ka bërë të mundur prodhimin e fibrave artificiale, të cilat kanë një ndikim të fuqishëm në prodhimin e tekstilit. Këta shembuj janë disa prej të gjitha fushave të tjera në të cilat kimia ka kontribuar në kontekstin e jetës sonë të përditshme.

## Myslimanët dhe bazat e kimisë

Nuk është e qartë kur saktësisht myslimanët filluan të tregojnë interesin e tyre për kimi, por është rënë dakord që Khaled ibën Yazeed ibën Moawiya al Omawy (85 hixhri/704 ), ishte myslimani i parë që interesohej seriozisht për këtë shkencë. Ai ishte një kandidat për qeverisje dhe kur nuk fitoi, ai i ridrejtoi përpjekjet e tij nga politika në shkencë.

Ndërsa koha kalonte, deri në fund të vitit të tretë hixhri dhe me fillimin e vitit të katërt, kjo shkencë ishte zhvilluar dhe paraqitur mirë nga shkencëtarë të rinj që ishin të shkëlqyeshëm në fushën e kimisë. Në krye ishin Xhabir ibën Hajan dhe Er Razi. Kjo ishte koha e pasurimit të epokës abaside. Këta dy gjigandë vendosën bazat e kimisë moderne dhe zbatuan procedurat shkencore në zhvillimin e saj, duke lënë pas mistere dhe iluzione të besuara më parë. Ata arritën shumë, ku njëra prej të cilave ishte transformimi i suksesshëm i teorive dhe mendimeve platonike në shkencë praktike me ligje konkrete dhe qëllime të dobishme dhe laboratorë me specifikime të caktuara.

Ebu Musa Xhabir ibën Hajan (Xhabir ibën Hajan) i quajtur El Harrani dhe El Sufi, konsiderohet babai i kimisë arabe dhe një nga themeluesit e farmacisë moderne. Ai ishte i njohur për evropianët si Geber. Ai ishte një mysliman i lindur në qytetin Tus në provincën e Khorasan në Iran (721). Babai i tij Hajan el Azdi ishte një "Attar" (farmacist) nga fisi arab Azd në Jemen, i cili banonte

në qytetin Kufa në Irak gjatë sundimit të Emevitëve.

Si rezultat i arritjeve të jashtëzakonshme të tij në fushën e kimisë, bota, për një kohë të gjatë, e quajti kiminë pas tij si profesionin e Xhabirit ose shkencën e Xhabirit. Përveç kësaj, ai shpiku një lloj letre që i rezistonte zjarrit dhe një bojë që mund të lexohej natën.

Arritjet e tjera të Xhabir, të mbledhura nga burime të ndryshme, e çuan atë në procese kimike të përsosura si lëngëzimi, pastrimi, bashkimi, oksidimi, kristalizimi, distilimi, avullimi dhe filtrimi, të cilat përshkruhen në detaje. Ai gjithashtu identifikoi shumë produkte të reja duke përfshirë alkaline, acide, kripëra, ngjyra dhe yndyra. Ai përgatiti acidin sulfurik, acidin nitroklorhidrik (i cili përdoret për të tretur disa metale), sodën kaustike dhe një mori kripërash si sulfate, nitrate dhe karbonate kaliumi dhe natriumi. Punimet e Xhabirit me metale dhe kripëra më pas ndihmuan në zhvillimin e teknikave të shkritores dhe proceseve të lustrimit për pllaka dhe qeramika të tjera.



*Figura 1 - Portreti evropian i shekullit XV, të "Geber", emri latin i Xhabir ibën Hajan - në Codici Ashburnhamiani 1166, Biblioteka Medicea Laurenziana, Firence*



*Figura 2 - Paraqitja evropiane e El Raziut në versionin latin të një prej traktateve të tij të përkthyera nga Gerard i Kremones në mes të viteve 60-1250.*

Sidoqoftë, në vend që të përqendrohen në kontributin e tij thjesht shkencor në kimi, shumë studiues jomyslimanë që merren me literaturën "alkimie" preferojnë të ndalen në aspektet mjaft të lodhshme, të errëta dhe jo-shkencore të punës së tij që përfshin ndikime qiellore, përdorime mistike të figurave dhe simboleve dhe çështje të tjera fantastike dhe folklorike me origjinë greke dhe antike (të cilat ishin vetë shkaqet për sulmet e Ibën Sina dhe Ibën Halduni ndaj aspekteve të caktuara të kësaj shkence) dhe të cilat kontribuojnë për t'u bashkangjitur myslimanëve praktikat jo-shkencore.

Ebu Bakr Muhamed ibën Zakarija el Razi (Ar-Razi) i njohur gjithashtu me emrin e tij të latinizuar Rhazes (/ ˈrɑːziːz /) ose Rasis; 854–925 ose 854-932), ishte një mysliman persian polimat, mjek, alkimist, filozof dhe figurë e rëndësishme në historinë e mjekësisë. Ai gjithashtu shkroi mbi logjikën, astronominë dhe gramatikën.

Ai erdhi një shekull pas Xhabirit dhe konsiderohet të jetë i pari që vendosi bazën kryesore për laboratorët e analizës kimike. Ai shpiku mbi njëzet pajisje inovative, midis të cilave ato të bëra prej metali dhe qelqi dhe secilën prej tyre e përshkroi me saktësi në librin e tij "Të fshehtat".

El Razi eliminoi aspektet simbolike, okulte që pllakosën të ashtuquajturën alkimi dhe vendosi bazat e forta të kimisë moderne. Ai, mbi të gjitha, ngriti laboratorin në kuptimin modern duke dizajnuar, përshkruar dhe përdorur më shumë se njëzet instrumente. Vetë El Razi ishte i interesuar në përdorimet mjekësore të përbërjeve kimike. Në punën e tij-librin "Sekreti i sekreteve", ai bëri klasifikimin shumë të dobishëm të substancave natyrore duke i ndarë ato në substanca tokësore, bimore dhe shtazore, të cilave u shtoi gjithashtu një numër të marrë artificialisht si oksid plumbi, sodë kaustike dhe lidhjeve të ndryshme.

Ai shkoi më tej në katalogimin dhe përshkrimin e eksperimenteve të tij duke përshkruar së pari materialet që përdori, pastaj aparatin dhe metodat dhe kushtet e eksperimenteve të tij. Në librin e tij "Sekreti i sekreteve" të përbërë prej tre kapitujve, ai gjithashtu përshkruan në detaje procese të tilla kimike që ai kreu dhe të cilat kanë formën e tyre ekuivalente moderne të distilimit, kalcinimit, kristalizimit etj.

Pas Xhabirit dhe Er Raziut, erdhën shkencëtarë të tjerë gjigandë në këtë fushë si Avicena, El Bejrouni dhe El Galdaki.

*Referencat :*


*1. International Education Journal, 2006, 7(4), 391-399. ISSN 1443-1475 © 2006 Shannon Research Press. http://iej.cjb.net - Contributions of Islamic scholars to the scientific enterprise Yasmeen Mahnaz Faruqi Flinders University, School of Education faru0001@flinders.edu.au;*

*2. The Advent of Scientific Chemistry - by Salim Al-Hassani, Mohammed Abattouy. Published on: 22nd October 2008;*

*3. Holmyard EJ, editor. The Arabic Works of Jabir ibn Hayyan, translated by Richard Russel in 1678. New York: EP Dutton; 1928;*

*4. A.H = after hijrah of the Prophet from Makkah to Madinah in 622 A.D;*

*5. Almawsooa Alarabeya Almoyassara (Arabic encyclopedia) (published 1987 A.C /1407 Hijri) volume 2 pages 1530, 1531;*

*6. Bahjad Gabir: Alkafi Min Tarikh al-Oloum Eind Alarab (The sufficient from the history of Arabs science ) , p. 61;*

*7. The Arabic international encyclopedia – the edition of the media. http://www.mawsoah.net.*


*Punuar nga: MSc. Njomza Sadriu*

Prof. ass. dr. Abdurrahim Maxhuni

# Rreth shqipes standarde në revistën “Kultura Islame”, nr.13-14, 1940

Shqiptarët edhe pse janë ndër popujt më të vjetër në Evropë, shkrimin e kanë të dokumentuar në një periudhë të vonshme, në shek. XV. Që nga ajo kohë, rrugëtimi i shqipes deri në standardizimin e saj ka kaluar nëpër faza të ndryshme, duke bërë përpjekje për të zgjidhur këtë çështje me rëndësi kombëtare, që shqiptarët të afrohen sa më shumë si në aspektin kombëtar ashtu edhe në atë gjuhësor.

Problemi i standardizimit të gjuhës shqipe, vëmendjen më të madhe e mori gjatë Rilindjes Kombëtare. Qëllimi i studiuesve të kësaj periudhe ishte t’i zgjidhnin problemet praktike të gjuhës letrare shqipe në gramatikat shkollore. Gjatë këtyre trajtimeve autorët e kësaj periudhe i shprehnin edhe pikëpamjet e tyre edhe për standardizimin e gjuhës shqipe. Në studimet dhe në artikujt që u shkruan lidhur me gjuhën letrare shqipe u shprehën edhe pikëpamjet rreth mundësisë së njësimit të gjuhës letrare shqipe, pra të gjuhës standarde dhe dolën teori të ndryshme, të cilat studiuesi Raka[1] i ka klasifikuar në dy grupe të mëdha: teoritë që mohuan mundësinë e formimit të gjuhës së njësuar letrare shqipe dhe teoritë që pohuan mundësinë e formimit të gjuhës së njësuar letrare shqipe. Në teoritë e pohimit propozoheshin disa variante: teoria e cila propozonte që në bazën e gjuhës së njësuar letrare shqipe të viheshin elementet e përbashkëta të të dy dialekteve, në krye me Faik Konicën, Sami Frashërin, Ndre Mjedën, Asdrenin etj. Pastaj teoria e toskërishtes e Aleksandër Xhuvanit, e cila pati shumë përkrahës nga radhët e shkrimtarëve e të studiuesve të gjuhës, edhe pse Xhuvani më vonë hoqi dorë nga kjo teori.[2] Teoria e tretë propozonte që në bazë të gjuhës letrare të ngrihej njëri nga bashkëvariantet e gegërishtes: elbasanishtja (Hani, Pederseni, Pekmezi, Gurakuqi), shkodranishtja (kleri shkodran) ose pangegërishtja (Selman Riza). Ndërsa teoria tjerët synonte që arbërishtja (De Rada) të ishte bazë e shqipes standarde. Sipas studiuesit Raka[3] edhe pse në dukje të jashtme këto teori paraqiten të ndryshme, ato kanë një element të përbashkët thelbësor, sepse kërkojnë bazë për bashkëveprim ndërdialektor për ta krijuar një normë të vetme letrare.

Nga kjo që u përmend më lartë, mund të kuptojmë se autorë të ndryshëm shqiptarë, sidomos gjatë kohës së Rilindjes Kombëtare punuan dhe u angazhuan të zgjidhnin çështjen e njësimit të shqipes standarde.

Të gjitha këto ide autorët i shprehnin në artikujt e tyre që i botonin në revista të ndryshme. Një shkrim të gjatë përkitazi me këtë problematikë


VITI I. TETOR, 1939-XVII (RAMAZAN, 1358) Nr. 2

KULTURA ISLAME

ORGAN' I KOMUNITETIT MUSLIMAN SHQIPTAR
E Përmuejshme Fetare, Filozofike, Letrare, Morale e Shoqnore

PËRMBAJTJA:

e trajton edhe revista "Kultura Islame", e botuar në nr. 13-14 shtator-tetor 1940, me titull "Çeshtje e gjuhës s'onë"

Këtë artikull, autori me inicialet S.K. e nis me teoritë e ndryshme që tashmë ishin paraqitur në revista të ndryshme rreth formimit të shqipes standarde dhe që në fillim shpreh bindjen e shumicës se kjo çështje duhet të zgjidhet pa imponime dhe pa dekrete qeveritare: "Shumica është e mejtimit se për një gjuhë letrare s'është e mundur t'imponohet me dekret, mbassi këtë do t'a formojë shkrimtari që do të dali apo një grup shkrimtarësh. Kjo është e vertetë dhe s'duhen bërë diskutime mbi këte."[4]

Autori e sheh të drejtë formimin e një gjuhe letrare, me të cilën do të përpiloheshin qarkore, lutje, libra shkollor etj., sepse: "interesi i shtetit e don që të kemi një unitet gjuhësor".[5] Por sipas tij, për këtë çështje dalin vështirësi të mëdha, së pari është me interes që "Lënda e shkruar në çdo dialekt që të jetë, duhet t'i përshtatet natyrës së gjuhës s'onë e të shikohen rregullat gjuhësore. Është për t'ardhur keq, kur shef shkrime gjithfarësh të hartuara pa gramatikë, pa orthografi me një stil të keq e të bastardhuar."

Vështirësi tjetër është edhe mungesa e një fjalori dhe e një gramatike për të parë bukurinë e dialektit që do të përzgjidhej "Pastaj na mungon edhe nji fjalor me ânën e të cilit do të kuptojmë pasurinë e fjalëve të nji dialekti. Duhet prap edhe një gramatikë e zgjeruar, në të cilën do të çfaqen trajtat e ndryshme e sidomos ato më të bukurat të një dialekti."[6]

Mungesa e mbledhjes së materialeve të ndryshme nga gjiri i popullit, si frazeologjia, proverbat, vallet, vajtimet, ishte problem "Një gjë tjetër prap me rëndësi është edhe mbledhja e një epopéje kombtare, d.m.th. folklorë përgjithësisht, frazeologji, këngë, proverba, valle, vajtime etj. Me ânën e epopesë do të kuptojmë se në cilin dialekt është çfaqur më mirë ndjenja, shpirti, zgjuarsija, karakteri e bukurija gjuhësore e popullit."

Duke i parë të gjitha këto vështirësi autori thekson se "Massi, na mungojnë këto është e vështirë që të formohet hë për hë një gjuhë zyrtare me kuptimin e vërtetë të fjalës, sepse s'është e mundur ndryshe të studjohen dialektet, që kështu të mundemi të formojmë pastaj gjuhën zyrtare me atë dialekt që t'ishte më i përshtatur e më i bukur..."[7] Për kundër këtyre vështirësive, disa zotërinj shfaqin mendime për një të gjuhë zyrtare, duke propozuar që shqipja bazë të saj të ketë të folme të ndryshme, si atë të Elbasanit etj. Sipas tij nuk duhet të ngutemi pa i studiuar mirë dallimet ndërmjet dialekteve, sepse fundifundit "…dialektet që përdoren në Shqipëri kanë fare pak ndryshim nermjet tyre. Ky ndryshim më tepër është në shqyptim."

Në këtë shkrim autori i përballë të dy dialektet e shqipes, toskërishten dhe gegërishten, duke u munduar t'i vë në pah karakteristikat e çdo njërës: "Natyrisht ay që të paktën ka bërë nji shkollë të mesme kombëtare e që kupton diçka nga gjuha, ka mujtë të kuptojë se cili dialekt është më i pranueshmë i ëmbël." Më tutje, duke sjellë disa argumente, autori u kundërvihet atyre që thonë se toskërishtja nuk është e pasur me fjalë: "Në Toskërishten kanë dalë mjaft shkrimtarë që kanë shkrojtur me atë dialekt. Që të gjithë janë çfaqur mirë pa patur nevojë me futur fjalë turqishte a të tjera të huaja."[8] Këtu përmend Nolin si përkthyes të kryeveprave botërore në dialektin toskë, duke thënë se këto përkthimet janë mjaft të pasura, ku sot e kësaj dite nuk arrijmë të përkthejmë sikurse ai.

Në kuadër të këtyre argumenteve ndalet edhe në aspektin social për të treguar qytetarin e toskëve, mendimet e zhvilluara me kohë etj.: "Të gjithë e dimë se në Toskëri ka nji jetë familjare e shoqërore më të zhvilluar e më të përparuar", "Toska ka qemë më i lirë në mendimet e veprimet te tija. Ai i ka ndierë mê parë nevojat lëndore, shpirtërore e artistike. Pra është e natyrshme e psikologjike që edhe gjuha e tyre të jetë më e punuar, më e zhvilluar e më elegante; ajo êshtë oratorike e tingëllon bukur në vesh."[9] Ndërsa për gegërishten përmend faktin se ajo ka shumë nëndialekte "tani të shohim Gegërishten. Kjo ka shumë nëndialekte...", "... e folmja në kto dialekte është e rëndë."[10] Sipas autorit përveç dialektit të Shkodrës dhe të Elbasanit, dialektet e tjera kanë shumë ndryshime në shqiptim. Më tutje rendit karakteristikat e mira të secilit prej këtyre dialekteve, por edhe të metat e tyre në raport me nëndialektet e tjera, por edhe me toskërishten. Duke përmendur faktin se në Elbasan është themeluar Normalja e Elbasanit, nuk mendon se kjo shkollë do të ndikojë që të përhapet dialekti i mesëm, sepse "Në Normale nxënësit kanë qenë dhe janë të lirë të shkruajnë e të çfaqen në dialektet e tyre."[11]

Detyra e mësuesve është pastrimi i gjuhës dhe mësimi edhe i të folmeve të tjera, dhe jo imponimi i ndonjë dialekti a një krahine tjetër "…detyra e mësojsit nuk është më imponue dialektin e një krahine tjatër. "[12] Ndërsa interesi i përbashkët kombëtar është "Unë kishnja për të thënë nga âna ime se na jemi të gjithë shqiptarë e kemi që të gjithë një gjuhë; këtë na e kanë ruajtur me shekuj stëgjyshnit t'anë. Kte pra duhet t'a ruajmë edhe na, t'a pasurojmë me vepra letrare, kombtare, shoqërore, morale etj.; këte duhet t'ua lëmë edhe fëmijëvet t'onë si gjënë më të çmuar e më të shenjtë. Ky, më duket, është interesi i ynë kombtar i përbashkët."[13]

*1. Fadil Raka, Historia e shqipes letrare, Prishtinë, 2004, fq. 155. 2. Po aty, fq. 163. 3. Po aty, fq. 173. 4. S.K., Çeshtje e gjuhës s'onë, në "Kultura Islame", nr. 13-14, Tiranë, 1940, fq. 18. 5. Po aty, fq. 18. 6. Po aty, fq. 18. 7. Po aty, fq. 18. 8. S.K., Çeshtje e gjuhës s'onë, në "Kultura Islame", nr. 13-14, Tiranë, 1940, fq.19. 9. Po aty, fq. 19. 10. Po aty fq. 20. 11. Po aty, fq. 21. 12. Po aty, fq. 21. 13. Po aty, fq. 22.*

PhD (C) Melihate Zeqiri

# Lasgush Poradeci si përkthyes dhe si i përkthyer (2)

Përkthimet e poezisë së L. Poradecit si edhe e vërejmë kanë plotësuar deri diku amanetin e Çabejit, që poetin t'ia falim botës. Vepra e Lasgush Poradecit, pjesërisht, është përkthyer në disa gjuhë të huaja, si në anglisht, gjermanisht, frëngjisht, italisht, spanjisht, rumanisht, maqedonisht, sigurisht që do të vijojë edhe në të ardhmen të përkthehet në të tjera gjuhë të botës.

Vitet e demokracisë sjellin tjetërsim të politikës botuese antologjike. Ajo është në favor të famës dhe vlerës që përcjellë në botë emri i madh i një poeti të harruar a vdekur qyshkur në diktaturë. Heshtja për pak vjet e përkthimit lasgushian nëpër botë vjen si rezultat i enteve të ndryshme botuese dhe politikave të tyre për të fituar materialisht nga përkthimi i poetit në botë.

Poezitë e përkthyera këso vitesh nuk janë të angazhuara dhe caktuara në mënyrë redaksionale plotë censurë, por të përzgjedhura nga një vullnet i lirë redaktorësh a entesh botuese. Më 1993, kohë kur Realizmi Socialist pushoi së ekzistuari, vjen botimi i një antologjie të lirë poetike, përsëri nën kujdesin e Robert Elsie, mikut të shqiptarëve dhe Shqipërisë. Aty përfshihet poezia e Lasgush Poradecit, ndërsa vërehet përzgjedhja e lirë poetike nga hartuesi i antologjisë.[1] Gane Todorovski e sjellë poetin e Pogradecit në gjuhën maqedonase. "Le të lindë njeriu", 10 poetët shqiptarë (Poradeci; Noli; Migjeni; De Rada; Serembe; N. Frashëri; N. Mjeda; Çajupi; Asdreni...). Nga L. Poradeci janë përzgjedhur poezitë: "Dimri"; "Dremit liqeri"; "Mëngjes"; "Zemra e liqerit"; "Korrik"; "Gjuha e zjarrtë"; "Kroji i fshatit tonë"; "Vate prilli"; "Vallja e luleve"; "Vdekja e Nositit";[2] Botimet në Maqedoni e risjellin poetin e liqerit, Lasgushin shqiptar, në një botim dygjuhësh Maqedonisht-Shqip, përgatitur nga një grup përkthyesish jashtë kufirit shtetëror. Botimi është i vitit 1996 dhe është realizuar në Strugë, nën kujdesin e bibliotekës Merijani.

Botimi nderon figurën e Lasgushit dhe prezantohet si një urë bashkëjetese mes shqiptarëve dhe maqedonasve, në kuadër të festivalit ndërkombëtar "Netët Strugane të Poezisë, 1996". Ali Aliu, Lasgush Poradeci, Gane Todorovski, Mateja Matevski, Resul Shabani, Paskal Gilevski, Svetllana Hristova-Jociq, Fatbardha Kabashi-Shehu, Xhevat Limani, Grigor Cullufe, Jordan Danillovski, Afërdita Cajani, Tashko Sirillov.[3] Antologjitë poetike vijojnë të botohen jashtë atdheut, duke i ngritur një aureolë ndërkombëtare edhe poetëve shqiptarë veçmas, viganit Lasgush Poradeci. Aleksandër Zotos ndërton një të tillë fillimisht në poezi dhe një botim tjetër në prozë më pas. Lasgush Poradeci do jetë pjesë e radhës, që lexuesit të huaj i serviret për lexim.[4]

Po ky vit, 1988-ta sjellë edhe katër poezi të përkthyera në gjuhën frënge të Lasgush Poradecit. Ato janë të botuara vetëm në frëngjisht. Konkretisht: "Pogradeci"; "Fin d'automne"; "Hiver"; "Le coeur du lac".[5] Lasgush Poradeci përkthehet e botohet shqip për lexuesit shqiptarë në Maqedoni e më gjerë në këtë rajonin shqipfolës të Ballkanit. Libri titullohet "Vesë Dashurie". Poezi të zgjedhura nga Gane Todorovski e Nikola Koço Fidanoski, Biblioteka Valët, 1999, Shkup, Maqedoni.[6] Në vitin 2002 në Bolonja të Italisë botohet antologjia poetike e radhës, ku mes autorëve shqiptarë përfshihet edhe Lasgush Poradeci. Antologjia hapet me poezi nga liriku i madh i shqipes.[7] Poema në dorëshkrimin e poetit Poradeci titullohet "Poemë", i dhurohet arkivit të Muzeut Historik Kombëtar.[8] Zbulimi përmbush veprën e lirikut Lasgush Poradeci.[9] Ardian Christian Kyçyku, prezanton "Antologji poetike shqiptare. Një alfabet i poezisë shqipe". Poezitë e përzgjedhura vijnë dygjuhëshe rumanisht-shqip. "Poradeci"; "Vdekja e Nositit"; "Ylli"; "Dremit liqeri"; "Fund vjeshte"; Antologjia jep informacion për jetën dhe veprën e poetit, fq. 174.[10] Botimi studimor "Miti i Lasgushit", me titull në origjinal "The Myth of Lasgush" publikon poezi të përkthyera të poetit. Në fund të tij janë dhënë disa shënime për përkthyesin Kapurani dhe janë bërë disa referenca. Kryehallkë e këtij zinxhiri është ylli në këtë botim.[11]

"Lasgushi ynë është ndër poetët më të mëdhenj të kontinentit tonë" -thuhet në përkthim.[12] Kapurani në këtë monografi prezanton një studim serioz. "Kam shpënë në vend një amanet të Çabejt, për t'ia falur botës Lasgushin e madh"[13]. Përmes mikrokozmosit poetik, më tej krijohet kozmosi letrar i vjershëtorit, për t'u përjetësuar përgjithmonë brenda mitit madhështor allalasgushjan. Kapurani, sqaron se do të vijojë punën e tij me studime të tjera. Vendin kryesor do të zërë treshja N. Frashëri, L. Poradeci dhe I. Kadareja. Për studimin e tij shtysë kryesore ka qenë vetë poezia e Lasgushit. Falë njohurive tona për poetikën moderne, u mora edhe me Lasgushin, -nënvizon ai. Në fillim përkthen poezinë

"Ylli". Aty kishte rima akustike, rrëfen Kapurani. Pastaj përkthen për një muaj gjithë poezitë përfaqësuese të Lasgushit. Kështu hyra në shtëpinë poetike të tij dhe preka me dorë poezinë, vijon ai. "Lasgushi nisej nga përmasa madhore, kozmogonike... Pra nga qielli, kalon te ylli dhe kështu me radhë..."[14] Kapurani ndërkaq, deklaron se do të realizojë të tjera përkthime të veprës poetike të Lasgushit. Kjo vepër mbetet një nga studimet më të rëndësishme për krijimtarinë poetike të Poradecit. "Ai krijoi me veprën e tij një kozmogoni pa kufi, si rrallëkush. Lasgushi ka aftësinë t'i përthithë elementet në unitete më të vogla. Për shembull: tek ylli, tek kroi i fshatit, tek e dashura. Tek këto unitete është një mikrokozmos i tërë. Ky është boshti i parë, i organizuar estetik..."[15]

Lasgush Poradeci në vitin 2005 përkthehet në italisht me dy poezi të vetme. "Pelicano"; "Pogradeci". Poezitë janë përkthyer në italisht nga Shpëtim Doda.[16] I njëjti përkthyes, Shpëtim Doda sjellë Lasgush Poradecin edhe në gjuhën spanjolle me poezinë "Pelicano".[17] Në vitin -2009të publikohet doktorata e shumëpërfolur në rrethe të ndryshme intelektualësh, e Lasgush Poradecit. Copëza të saj të përkthyera ishin botuar kohë më parë në shtypin shqiptar pas viteve 2000. "Der Verkante Eminescu und seine Volkstumlich – Heimat - Liche Ideologie". (Eminesku i ignoruar dhe ideologjia e tij popullore – vendase) In Universitate Litterarum Graecensi. Në Universitetin e Letrave të Grazit. Graz, Austri, 24 maj, 1933; MAII MCM XXXIII; Me këtë punim Lasgush Poradeci mori në Universitetin e Grazit, Austri, titullin: "Profesor Doktor i Shkencave Filologjike".

Megjithëse më sipër u ndalëm realisht në përkthimet e disa poezive të Lasgush Poradecit, duket se nuk ndajnë të njëjtin mendim për to albanologët, gjermani Hans Joachim Lanksch dhe suedezi Ullmar Qvick. "Simbas meje, ligjerimi poetik i Lasgushit asht aq specifik saqë përkthimet e teksteve të tij i ngjajnë ritregimit të përmbajtjes së tyre dhe jo poezisë së tij, gja që do me thanë që rezultati asht tejet i vorfun. Nji Zot e din ndoshta ka me lindë dikur-diku edhe përkthyesi i Lasgushit"[18], - thotë albanologu gjerman, Hans-Joachim Lanksch. Për albanologun suedez Ullmar Qvick, "Problemi kryesor me poezinë e Lasgush Poradecit është gjetja e një forme të përsosur, sepse Lasgushi ishte mjeshtër i formës dhe do të ishte gabim të bëhej një interpretim formalisht i dobët, një mohim i talentit të këtij poeti të madh!"[19] Për sa i përket botimeve të plota të veprës letrare të L. Poradecit në vite, mund të themi se botimi nën kujdesin e Frida Idrizit është i tillë për Shqipërinë, pasi përmban poezi, fotografi, publicistikë dhe letërkëmbim të autorit.

Ndërkaq në Kosovë më i plotë, është botimi që realizohet nën kujdesin e Sabri Hamitit. Mund të themi se botimi i vitit 2009, është një libër i plotësuar me poezi të pa përfshira në botimet e mëparshme. Përmendim tituj si: "Hapja e shkollës"; "Redaktorëve të mij"; "Era e Perëndisë"; "Dr. Bashos" etj. Por konstatojmë se botimi mbetet i cunguar pasi në të nuk janë futur dy baladat e poetit për Muharrem dhe Reshit Çollakun, shkruar më 1974. Saktësisht "Muharrem Çollaku" (Baladë e Kalasë së Poradecit) dhe "Reshit Çollaku" (Baladë poradecare). Këto balada gjenden të botuara në librin e përgatitur nga F. Idrizi. Horizonti pritës në Kosovë, dikur Federatë e ish-Jugosllavisë, sot shteti më i ri ballkanik, gjithmonë ka dëshmuar simpati e dashuri për veprën e Lasgush Poradecit. Katër botime në harqe kohore të ndryshme janë dëshmia më e plotë e përthithjes së librit nga lexuesi në tregun kosovar. Ndërkohë nuk përjashtohet përsëri mundësia e ribotimit të poezisë së L. Poradecit në shtetin e Kosovës. Pritshmëritë mbeten të mëdha. (L. Poradeci "Vepra letrare", Tiranë, 1990; L. Poradeci "Vdekja e Nositit", Prishtinë, 1986; L. Poradeci "Poezia", Vepra 1, Tiranë, 2009)

Përkthimet e poezisë së L. Poradecit si edhe e vërejmë kanë plotësuar deri diku amanetin e Çabejit, që poetin t'ia falim botës. Vepra e Lasgush Poradecit, pjesërisht, është përkthyer në disa gjuhë të huaja, si në anglisht, gjermanisht, frëngjisht, italisht, spanjisht, rumanisht, maqedonisht, sigurisht që do të vijojë edhe në të ardhmen të përkthehet në të tjera gjuhë të botës. Këto përkthime kanë zgjuar interes të veçantë, madje për




disa prej tyre janë shkruar shënime, është bërë recension, vështrim kritik, madje edhe ndonjë studim i mirëfilltë si ai i Anastas Kapuranit. L. Poradeci ka lexues të përbotshëm falë përkthimit në gjuhë të huaj, të poezisë së tij.

*1. R. Elsie, Anthology of modern albanian poetry: An elusive eagle soars. London&boston: Forest Books, 1993. –XX, 213f. 2. G. Todorovski, Le të lindë njeriu. 10 poetët shqiptarë, Shtëpia botuese e librit MM, Skonje 1992, fq. 105-119. 3. Sovremena poezija na Albanija-Poezia Bashkëkohore e Shqipërisë, Struga: SVP, 1996. -182f. 4. A. Zotos, Anthologie de la poesie albanaise, -Chambery: Edit. Comp "Act" 1998. -388f. 5. L. Poradeci, Les lettres albanaises, 1988, f. 172-174. 6. L. Poradeci, Vesë Dashurie. Biblioteka Valët, 1999, Shkup, Maqedoni. 7. E. Grassi,-R. Sportelli, In forma di palore: Poeti della terra d'Albania: (Poetare e pensare),/. – Bologna, -Nr. Secondo e terzo, aprile-settembre 2002. -446f. 8. L. Poradeci, Poemë. Përkth. Dionis Bubani, Gazeta "Panorama", -Nr. 301, 28 maj, 2003, f.13. 9. M. Zeqo, Një poemë e panjohur e Lasgush Poradecit, Gazeta "Koha Jonë", -Nr. 149, 2 qershor 2003, f. 10. 10. A. Ch., Kyçyku, Antologji poetike shqiptare. Një alfabet i poezisë shqipe. Editura Priviera, Bucuresti 2003, ph. 118-121. 11. A. Kapurani, The Myth of Lasgush, Leicestershire: Upfront, 2004. -306f. Bibliogr. f.305-306. 12. A. Kapurani, Lasgushi ynë ndër poetët më të mëdhenj të kontinentit, në: "Ballkan", -Nr. 1345, 20 korrik, 2005, f. 19. 13. A. Kapurani, Si e bëra anglez... Lasgushin e madh. Intervistë me autorin e librit në anglisht The Myth of Lasgush (Miti i Lasgushit). Interv. Ben Andoni, në: "Korrieri", -Nr. 206, 28 gusht, 2005, f. 11. 14. Po aty, –Nr. 207, 29 gusht, 2005, f. 13. 15. E. Gjika, Anastas Kapurani, The myth of Lasgush (Miti i Lasgushit), London 2004, në: "Studime filologjike", -Nr. 3-4, 2005, f. 189 – 191. 16. L. Poradeci, Poeteka, (Revistë), -Nr. 1, prill, 2005, f. 68. 17. L. Poradeci, "Albania", -Nr. 100, 1 maj, 2005, f. 16. 18. Gazeta "Mapo", e hënë 27 shkurt 2012, fq. 14-15. 19. Po aty, fq. 14-15.*

Elez Osmani

# Konaku dhe bujaria e Qerim Haxhiut në Kajro* (2)

Akademik, dr. Feti Mehdiu, me nder e respekt përkujton e thotë: "Qerimi – Qerim ishte në kuptimin e plotë të fjalës. U mata mjaft, por nuk gjeta titull më të përshtatshëm se këtë. Po, e thash në kuptimin e plotë, ngase "qerim" në arabisht "kerim" do të thotë "fisnik, i denjë për respekt", e kjo i ka hije Qerim Haxhiut. Unë kam pas fatin që në vitin 1976 ta njoh dhe të gjendem shpesh së bashku në shoqëri me zotëri Qerimin, më së shumti në shtëpinë e tij, e ndonjëherë edhe në fabrikën e makaronave "Bejne surejn", atje ku Qerimi udhëhiqte administratën e prodhimit.

Ia di për nder edhe Rexhep Elezajt që më njohu me një njeri kaq fisnik dhe të gatshëm që të ndihmojë secilin që i drejtohej atij. Ai kishte një bagazh të madh të informacioneve dhe një vullnet të madh për të ndihmuar. Të gjithë studentët shqiptarë, të cilët studionin në fakultete të ndryshme, por edhe ndonjë vizitor rasti në Kajro kanë të njëjtën përshtypje sikurse unë, por asnjëri nuk e ka provuar fisnikërinë e zotëri Qerim Haxhiut, ashtu siç e kam provuar unë.

Në maj të vitit 1976 u bëra prind i Gylistanës, ndërkaq bashkëshortja e z. Qerimit, zonja Shukrane, qëndroi në spitalin italian deri kur dolën së bashku me Gylistanën në krah, dhe me nënën e saj, Sanijen në krahun e djathtë. Momente që kurrë nuk harrohen. Banesa e tij dukej si një bibliotekë e specializuar për çështjet shqiptare. Aty mësova shumë gjëra që asokohe nuk i gjeje dot as në Kosovë, e as në Shqipëri. U njoha me

**Qerim efendiu ka takuar edhe mbretin Faruk të Egjiptit, i cili ishte me origjinë shqiptare. Ky takim ishte realizuar në një iftar që mbreti organizoi për studentët, njëherësh për bashkësinë shqiptare.**

veprat e autorëve, të cilët në vendlindjen time as që më shkonte mendja fare t'i përmend. Dëgjova emrin e Kokolarit, të T. Zajmit dhe emrat e veprave të tyre. Këtu e pash se Kuranin e kishte filluar ta përkthente Ilo M. Qafzezi në Rumuni, qysh në vitin 1921 dhe e kishte publikuar fashikullin e parë.

Z. Qerimi e dëshmoi fisnikërinë e tij me gatishmërinë për udhëzime, informacion e ndihma të tjera. Pas kthimit tim nga Egjipti, ne mbajtëm rregullisht korrespondencë, ndërsa në vitin 1997, u takuam për herë të fundit në Stamboll, ku jetonte dhe punonte djali i tij, Iliri dhe vajza e tij, Dhurata. Në këtë takim këmbyem për herë të fundit pikëpamjet personale dhe shpalosëm ndjenjat e respektit vëllazëror. Ai pastë mëshirën e Allahut dhe gëzoftë xhenetin Firdevs!"

Fitim Flugaj në kujtimet për dajën, xha Qerimin thotë: "Ishte viti 1988, posa isha vendosur në konviktin e studentëve të Al Az'harit në Kajro. Në dhomën e një studenti shqiptar nga Shkupi, të cilin e njihja që nga bankat e Medresesë "Alauddin" në Prishtinë, pash në tavolinën e tij të punës ca libra në gjuhën shqipe. Po e pyesja shokun shkupjan se prej nga këto libra këtu. Ai qeshi dhe me shaka më tha se i ka gjetur në rrugët e Kajros, dhe se i ka blerë vetëm për pak kurush. Më në fund, më tregoi se këtu në Kajro është një burrë nga Lushnja, një patriot i cili posedon një bibliotekë të mrekullueshme me libra shqip. Pyeta se a ka mundësi ta takoja dhe të rrija me të. "Po" – më tha. U gëzova. Një ditë shkuam te daja, ashtu siç e quanim të gjithë. Atë mbrëmje nuk do e harroj kurrë. Shkuam në lagjen Atabe, në ndërtesën ku banonte daja Qerim. I ramë ziles dhe portën e hapi një zonjë pak e moshuar, por shumë e mbajtur, e pranë saj u afrua një burrë i pashëm, zotëri dhe shumë elegant për moshën që kishte. Duke buzëqeshur na shprehën mirëseardhje. Dy bashkëshortët, Qerim Haxhiu dhe zonja e tij, Shukraneja. Ajo ishte me origjinë nga Prishtina. Këtë e kuptuam posa u njohëm me ta.

Me bujarinë dhe afërsinë e tyre dukeshin se vinin nga familjet fisnike. Na donin, na nderonin dhe na respektonin si fëmijët e tyre, të



cilët u mungonin shumë. Ata, Iliri dhe Dhurata jetonin në Turqi, ndërsa inxhja Shukrane, siç e thërrisnim ne, herë pas here ikte te ta. Në atë kohë, iu kishte lindur nipi Aliu, për të cilin inxhja Shukrane thoshte se nuk mund të rrinte pa të. Ajo pohonte se shpirtin e jepte për të.

Banesa e xha Qerimit, ishte bërë një qendër e takimit të shqiptarëve në Kajro. Aty takoheshim shpesh edhe me shokët e tjerë që ishin në studime. Xha Qerimi me shumë brengosje më tregonte se çka po ndodh me popullin shqiptar në Shqipëri. Tregonte se ishte gëzuar shumë kur i kishin dhënë të drejtën që ta vizitojë Shqipërinë, në vitet e shtatëdhjeta, për të cilën ishte dëshpëruar aq shumë kur ishte kthyer. Inxhja Shukrane më tregonte se si babai i saj ishte me origjinë nga Prishtina dhe e ëma nga Turqia. Ajo tregonte se babai i saj ishte një mjek kirurg, nga më të njohurit, jo vetëm në Shqipëri, por edhe në Stamboll. Babai i saj ishte dashuruar në bijën e një agait turk, i cili për ta larguar nga e bija, kishte intervenuar në organet e shtetit dhe babanë e kishte dërguar për të shërbyer si mjek në një zonë të thellë të Anadollit. Por, prishtinasi, Shukri Çupishti, nuk i kishte shkëputur lidhjet me të dashurën e tij. Një ditë prej ditësh, ai udhëtoi nga Anadolli dhe e mori vajzën e agait turk dhe u arratis për në Vlorë. Aty punoi si mjek dhe meqë ishte edhe ai djalë agai nga agallarët e Prishtinës, ai kishte mbështetje edhe nga familja dhe shumë shpejt arriti të sistemohej në Vlorë. Kështu Vlora u bë vendlindja e tre fëmijëve të tij. Dy djemtë dhe Shukraneja u lindën aty. Kur Shqipëria filloi të udhëhiqej nga komunistët, doktorin me ageshën turke dhe tre fëmijët e tyre, i persekutuan dhe i internuan në Peshkopi. Aty doktori bie në kontakt me një familje bejlerësh, me të cilët njiheshin prej kohësh. Ata i ndihmuan doktorit, që së bashku me familjen e tij të arratiseshin për në Maqedoni. Në Maqedoni vendosen në pjesën e Velesit. Dy djemtë e doktorit ishin shumë të zgjuar dhe inteligjent, ndaj njëri arriti që të regjistrohej në Fakultetin e Mjekësisë në Shkup e tjetri në Zagreb.

Njëri vazhdoi jetën e tij në Belgjikë, duke punuar si mjek dhe ishte martuar me një belge, ndërsa tjetri ishte i martuar me një gjermane dhe jetonte e punonte si mjek në Gjermani. E vajza e tij, Shukraneja martohet me të birin e Bajram agait, me Qerimin, nga Lushnja.

Atyre Zoti ua fali dy fëmijë, Ilirin dhe Dhuratën. Djali i përfundoi studimet në Universitetin e Kajros, në Fakultetin e Mjekësisë "Kasrul Ajn", ndërsa tani jeton në Stamboll. Është i martuar dhe ka dy fëmijë. E bija, Dhurata, ka të mbaruar Universitetin Amerikan, me seli në Kajro, në drejtimin kimi dhe tani punon si profesoreshë e kimisë në Universitetin Amerikan të Stambollit.

Xha Qerimi asnjëherë nuk e linte anash kujtesën historike. Ai më ka treguar shumë gjëra për shqiptarët dhe dinastinë shqiptare në Egjipt. Më ka treguar se si ata merrnin bursa studimi, tri lira ari, përderisa ministrat me origjinë egjiptiane merrnin pagë mujore dy lira ari. Si zakonisht ishte zotëri i vërtetë, i pastër, i veshur në kostum, me flokë të krehura dhe me aromë parfumi. Shpeshherë ndodhte që takimin ta linim te haxhi Hysejni me origjinë nga Korça. Edhe ai ishte një zotëri i vërtetë dhe shok i vjetër e me moshë të afërt me xha Qerimin. Që të dy vdiqën dhe u varrosën në Kajro. Neve na mbetën kujtimet e mira. I kisha si baba shpirti që të dy. Tani vazhdojmë kontaktet me zonjën Dhurata, të bijën e xha Qerimit, e cila ka filluar ta vizitojë Kosovën dhe Shqipërinë. Shpesh është pjesëmarrëse e forumeve shkencore në konferenca të ndryshme. Shukraneja ende jeton dhe frymon në Stamboll, në qytetin e sulltanëve, si një sulltaneshë pa sulltan."

## Takimet me personalitetet shqiptare

Qerim efendiu ka takuar edhe mbretin Faruk të Egjiptit, i cili ishte me origjinë shqiptare. Ky takim ishte realizuar në një iftar që mbreti organizoi për studentët, njëherësh për bashkësinë shqiptare. Ai, në Kajro ka takuar edhe personalitete të rëndësishme shqiptare, ndër të cilët janë Mbreti Zog I dhe familjen

mbretërore shqiptare (mbretëreshën Gjeraldina, Princin Leka I, Skënder Zogun), Ernest Koliqin, Abaz Kupin, Nexhmedin Qorraliun, Qemal Butkën, Aleksandër Meksin etj. Gjatë qëndrimit të familjes mbretërore të Shqipërisë në Aleksandri, Qerimi mbajti lidhje miqësore dhe kjo ishte vazhdimësi e një miqësie të vjetër, që fillesat i kishte në vitin 1920, në Kongresin e Lushnjës, të nismëtarit të Kongresit, babait të Qerimit, z. Bajram Haxhiut, me delegatin e Matit, Ahmet Zogun.

Në Kajro është njohur edhe me Sali Muftiun, që ishte këshilltar për Çështje Fetare te Mbreti Zog, njëherë ishte ish-myfti i Shkodrës dhe i Kosovës, me të cilin mbajti kontakte deri në vdekje. Kështu më pati treguar Fuati, djali i myftiut. Unë e ruaj një letër të bacës Qerim që ia ka dërguar Sali Muftiut, më 10 nëntor 1970, në "28 Rivington str. Nju Jork", të cilën ma dha nipi i tij, Ahmet Hoti, së bashku me disa libra fetar që i kishin shpëtuar gjatë rrugës së vështirë të migrimit, të cilat ia dhuroi Fakultetit të Studimeve Islame në Prishtinë. Në letrën e shkruar, pasi e përshëndet dhe i dëshiron mirëqenie, i tregon se i kishte dërguar revistën e njohur "Mexheletul Az'har", e më pas i uron Ramazanin dhe Bajramin, për të vënë në dijeni më pas edhe për shokët e tjerë. Në vazhdim të letrës, i shkruan: "Të gjithë shokët janë mirë. Merrni nderimet e Ejupit me gjithë familje. Djali i madh i Ejupit, Njaziu e ka mbaruar universitetin dhe doli doktor. Po ashtu, edhe djali i madh i të shkretit Halili, Jonuzi, e kreu universitetin dhe ka dalë inxhinier, por hala nuk është futur në punë. Prej familjes së Halilit keni shumë të fala. Po ashtu, nderime e të fala keni edhe prej Thabit Ka...., Musa Shehut e Shaqir Oruçit, e të gjithë pyesin për zotnin tuej, e ju lusin shëndet e të mira"... me nderime Qerim Haxhiu.

Ardhja e studentëve të ri në Kajro e kishte freskuar sadopak Qerim Haxhiun, por ai ndihej i mërzitur sepse shokët e vjetër, kishin filluar të lëviznin në vende të tjera. Disa shkuan në Amerikë, disa në Australi, dikush në Arabinë Saudite e gjetiu. Me ta kishte një korrespodencë të rregullt, natyrisht se objekt interesimi, përveç përditshmërisë jetësore dhe profesionale, ishin edhe çështjet shqiptare. Autori i këtij shkrimi e ruan edhe një letër për bacën Qerim, që ia dërgoi imam Vehbi Ismaili nga Pensilvania, më 25 korrik 1957. Aty e njohu për aktivitetin e shqiptarëve në Amerikë, sikurse e njohu edhe për respektin që gëzojnë në Shtetet e Bashkuara të Amerikës.

## Vizita në atdhe pas afër 30 vjetësh

Në vitin 1967, gati pas tri dekadash, u nis me anë të një vize (pasi kapërceu pengesat e shumta burokratike të regjimit diktatorial komunist) për të vizituar për herë të parë atdheun Shqipërinë, që pas vajtjes në studime në Egjipt, në vitin 1938. Kjo do të ishte vizita e parë dhe e fundit në atdhe, andaj e kujtoi gjatë gjithë jetës së tij. Një moment prekës të kësaj vizite, autori i kësaj vizite nuk e harroi asnjëherë, për të cilin edhe ka treguar se: "Nga Tirana deri në Lushnje nuk kam pushuar së qari. Kur arrita në Lushnje, oborri i shtëpisë ishte mbushur me njerëz. U takova me të gjithë me shumë mall. Kur hyra në dhomën të cilën po rrinte babai (Bajram Haxhiu), ai posa më pa, më thirri Qerim! Dhe i ra të fikët. Nuk kishte faj, ngase njëzetë e nëntë vjet nuk më kishte parë. Këto janë përshtypjet e kësaj dite, që nuk do t'i harroj kurrë." Viza për të më nuk u përsëritë, ngase sigurimi i shtetit i kërkonte bashkëpunim, e ky e refuzoi kategorikisht.

Qerimi ka lënë dy fëmijë, një djalë dhe një vajzë. Djali Iliri, me profesion farmacist, punon në fabrikën e ilaçeve në Stamboll të Turqisë, ndërsa vajza Dhurata, punon profesoreshë në Universitetin Koç të Turqisë. Iliri i ndoqi studimet në Universitetin e Kajros, ndërsa Dhurata në Universitetin Amerikan.

Me pak fjalë, Qerim Haxhiu ishte erudit, por që asnjëherë nuk arriti të jepte kontributin e tij në Shqipëri, sepse në atë kohë regjimi diktatorial – komunist, asnjëherë nuk ia hapi derën për të kontribuar në atdhe, personaliteteve intelektuale të arsimuara, siç ishte atdhetari Qerim Haxhiu. Megjithatë ai e vazhdoi në Egjipt veprimtarinë e tij patriotike me kontributin e madh për çështjen kombëtare shqiptare. Emri Qerim Haxhiu është shënuar me shkronja të arta në historinë e kolonisë shqiptare të Egjiptit. Ai, ndoshta ishte edhe rilindësi i fundit në koloninë e shqiptarëve në Egjipt.

Qërim Haxhiu u nda nga jeta më 1 janar 2003. Për Qerim Haxhiun janë shkruar disa faqe në librin "Shqiptarët e Egjiptit", i autorëve Emin Azemi e Shkëlzen Halimi, botuar nga Logos-A, më 1993, në Shkup. Në gazetën "Illyria" – 1209, më 21-23 janar 2003 është botuar një artikull nga prof. Beqir Ismaili, me titull "U largua nga kjo jetë edhe një veprimtar i diasporës shqiptare, Qerim Haxhiu (1920 – 2003)". Në Konferencën Shkencore Ndërkombëtare "Roli i mërgatës në shtetformim", e mbajtur në Prizren, më 10-13 qershor 2012, e organizuar nga Ministria e Diasporës së Kosovës, me rastin e 100 vjetorit të shtetit shqiptar, është publikuar një shkrim për atdhetarin e madh, Qerim Haxhiun. Në 100 vjetorin e lindjes së atdhetarit (1920-2020), Këshilli Bashkiak në Lushnje, me vendimin nr. 67, datë 28.07.2020, vendosi ta nderojë z. Qerim Haxhiun (pas vdekjes) me titullin "Qytetar Nderi i Lushnjes", me motivacionin "Biri i një familjeje shumë të njohur lushnjare." Në Egjiptin e largët, ku jetoi e punoi për gati 60 vjet, ai krijoi një Lushnje e një Shqipëri të vogël. Ai bëri gjithçka për mësimin dhe përhapjen e gjuhës sonë të lashtë, si dhe lartësoi vlerat e bukura morale e kulturore të vendit tonë."

** Ky shkrim është vazhdim nga shkrimi Konaku dhe bujaria e Qerim Haxhiut në Kajro, Dituria islame, nr. 361*

Intervistë me Arbnora Fejza – Idrizin, autoren e tri rekordeve Guinness

# Puna, motiv për realizimin e ëndrrave

*Ju keni arritur që për herë të tretë të hyni në librin e rekordeve Guinness me punime origami. A jeni ju gruaja e parë me mbulesë dhe gruaja e parë në Kosovë dhe Shqipëri që e arrin këtë rekord?*

Është e vërtetë që për herë të tretë po e mbajë rekordin Guinness. Jam gruaja e parë në Kosovë dhe Shqipëri, si dhe jam e para me mbulesë, për çka jam shumë e lumtur që kam arritur këtë sukses përkundër vështirësive. Thënë të drejtën, mbulesa nuk më ka penguar aspak që të arrijë këtë sukses, përkundrazi, unë falënderoj Krijuesin e Gjithësisë që nuk ma humbi mundin.

*A ka pasur paragjykime nga institucionet shtetërore dhe shoqëria për shkak të mbulesës, dhe a ju kanë penguar këto paragjykime në punën tuaj?*

Paragjykimet janë pjesë e jona, po që tek unë nuk kanë ndikuar asnjëherë, nuk u kam kushtuar fare rëndësi atyre. Shoqëria dhe institucionet publike më kanë trajtuar me respekt dhe dashuri, por paragjykimi ka filluar në momentin që kam kërkuar punë. Edhe pse kam të përfunduar Fakultetin e Edukimit, asnjëherë nuk jam pranuar në punë. Por, unë kam vazhduar dhe kam punuar si moderatore, edukatore, menaxhere, farmaciste dhe tashmë kohën e fundit merrem me punimet origami. Puna ka qenë motivi për të realizuar ëndrrat, e vështirësitë dhe sfidat janë forca e secilit nga ne për të arritur te caku.

*Si lindi ideja e këtyre punimeve dhe nga kush keni mësuar të punoni me letër origami?*

Në Fakultetin e Edukimit kam pasur në lëndë "punë dore", të cilën e ka ligjëruar profesoresha Arife Kurti. Aty kam mësuar teknikat e para të artit origami, për të cilin kam shprehur një interesim të madh, pasi që mënyra e punës ishte interesante dhe mjaft e veçantë. Kam hulumtuar shumë në faqe të internetit për të mësuar më tepër për këtë art, sa që arrita ta perfeksionoj. Këtë art e kam praktikuar në institucionet parashkollore me fëmijë, ku kam realizuar edhe ekspozita të shumta.

*Cilat kanë qenë dy punimet e para me të cilat keni hyrë në librin Guinness, çfarë ka qenë e veçantë tek ato dhe çfarë mesazhi keni dhënë përmes tyre?*

Punimi i parë ka qenë lulja më e madhe në botë, me një letër 13x13 m dhe diametër 8.70. Këtë rekord e mbanin disa persona në Francë. Në







vitin 2018 unë arrita ta thyej këtë rekord. Rekordin e dytë e realizova me vazon më të madhe në botë, e cila u realizua me lule dhe me flamujt e shteteve që e kanë njohur Kosovën, me 80 mijë copa letre pa ngjitës, me lartësi 2.70 m dhe gjerësi 2.38. Këtë rekord e arrita në vitin 2019. Në punimet e mia kam paraqitur teknikën e veçantë të këtij arti.

*Sa ishte kostoja e lartë e këtyre punimeve, dhe a keni gjetur mbështetje financiare për këto punime nga institucionet tona publike dhe ato private?*

Për të realizuar rekorde, sigurisht që duhet një kosto, por gjithnjë kam gjetur mbështetje dhe përkrahje. Në rekordin e parë kam gjetur mbështetje nga kryetari i Komunës, z. Bekim Jashari, i cili i ka mbuluar të gjitha shpenzimet për këtë projekt. Pastaj në rekordin e dytë kam gjetur mbështetje te Komuna e Skenderajt, kryetari Jashari, Ministria për Kulturë, Rini dhe Sport, e po ashtu në këtë rekord më ka përkrahur edhe një zonjë e nderuar, drejtoresha e QTA-së, znj. Rema Durmishi, të cilën dua ta falënderoj përzemërsisht. Ndërsa në projektin e tretë për flamurin më të madh, përsëri mbështetje kam gjetur te Komuna e Skenderajt, kryetari Jashari, Ministria për Kulturë, Rini dhe Sport, z. Burim Piraj, menaxher në “Meka Halal Food”, Europrinty, PKF nga Gjermania, Hamdi Ahmetaj nga Gjermania, butiku “Aksa” me pronaren Gentiana Avdullahu Hasani, si dhe një përkrahje të madhe e kam pasur edhe nga Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, të cilin dua ta falënderoj jashtëzakonisht shumë, ashtu siç i falënderoj edhe të gjithë të tjerët që më ndihmuan në këtë projekt gjigant.

*Siç po duket punimi i flamurit më të madh në botë me letër origami është më i përkrahuri dhe më i pëlqyeri. Sa ka zgjatur i tërë projekti, sa metra katror është dhe sa copa letra janë përdorur?*

Për ta realizuar këtë projekt është dashur shumë kohë. Ne kemi aplikuar në vitin 2019, ndërsa kishim në plan që ta realizonim në vitin 2020, mirëpo pandemia na shkaktoi probleme dhe ishte e pamundur që të vazhdonim. Kështu që filluam në vitin 2021, ku më janë dashur 4 muaj nga 4 orë punë në ditë për t’i formuar copat. Një copë kishte 15 teknika të artit origami. Kemi realizuar 127.400 copa letra origami, ndërsa flamurin kemi arritur ta realizojmë me madhësi 1,216,34 m$^2$.

*Cila ka qenë pjesa më e vështirë gjatë punimit të flamurit gjigant dhe sa ka qenë koha e caktuar nga rekordi botëror Guinness?*

Pjesa më e vështirë e punimit ishte realizimi i tij pa ngjitës, për të cilin është dashur precizitet, mund dhe shumë punë për ta finalizuar. Kemi filluar më 6 shkurt 2021, në orën 09:00 dhe për 14 orë e kemi përfunduar. Kemi qenë një staf i madh në realizimin e këtij projekti, menaxheri Dan Qarkaj, arkitekti Avni Hetemi, katër profesorët, Rema Shabani, Bislim Elshani, Gazmend Hamiti, Rexhep Uka, si dhe 25 nxënës dhe studentë. Puna ka qenë mjaft sfiduese dhe e mundimshme, por me ndihmën e Allahut e realizuam. Gjithë materialin e kemi dërguar tek zyrtarët e Guinness-it, pastaj ata pas 5 ditësh verifikimi, na e kanë dërguar njoftimin se ne jemi fitues.

*Cilat janë planet për të ardhmen, na trego pak për qendrën që po planifikoni ta hapni për artin origami?*

Planet janë të hap qendra edukative, ku synoj që të zhvilloj këtë teknikë arti, pasi që është shumë e rëndësishme për zhvillim te fëmijët. Projekti është hartuar dhe shumë shpejt planifikoj hapjen e tyre. Nëse gjendja me pandeminë në vend shkon drejt përmirësimit, planifikoj që në verë të këtij viti të hap qendrat edukative.

*Porosia dhe mesazhi yt për rininë e Kosovës, e në veçanti për femrat me mbulesë në Kosovë dhe në trojet shqiptare në përgjithësi.*

Mesazhi im për të gjitha femrat dhe për gjithë ata që kanë ëndrra dhe ambicie është që të mos dorëzohen asnjëherë, ngase Allahu nuk e humb mundin e askujt. Falënderime të pafundme për të Madhin Zot dhe respekt e nder për të gjithë ata që më përkrahën. Nuk jam vetëm unë fituese, por fitues jemi të gjithë ne.

*Intervistoi: Mr. Muzaqete Kosumi*
*Prishtinë, 22 shkurt 2021*

# Konferencë virtuale, organizuar nga Komuniteti Musliman Shqiptarë në Zvicër

Në mbrëmjen e së shtunës, më 06.02.2021, Komuniteti Musliman Shqiptar në Zvicër, organizoi një Konferencë virtuale në të cilën morën pjesë mbi 37 persona. Kryesisht të ftuar ishin imamët që veprojnë në Zvicër, ndërsa enkas në këtë Konferencë u inkuadruan edhe përfaqësuesit e dy subjekteve fetare islame nga vendlindja, Shaqir ef. Fetahu, kryetar i Bashkësisë Fetare Islame në Republikën e Maqedonisë së Veriut, Naim ef. Tërnava, kryetar i Bashkësisë Islame në Republikën e Kosovës, si dhe përfaqësuesit e Unioneve të qendrave Islame në Gjermani Mensur ef. Halili, nga Austria Vahidin ef. Beluli dhe nga Italia Reshat ef. Ibishi. Këta të fundit patën rastin të paraqiten me një fjalë përshëndetëse, me ç'rast informuan të pranishmit për mbarëvajtjen e jetës fetare në këto tri shtete, me theks të veçantë në periudhën e pandemisë Covid-19.

Konferencën e parë të këtij lloji të diktuar nga kushtet e pandemisë, e hapi kryetari i KMSHZ-së, Mehas ef. Alija. Ai falënderoi pjesëmarrësit e në veçanti dy mysafirët panelistë, Naim ef. Tërnavën dhe Shaqir ef. Fetahun, të cilët u paraqiten me dy tema shumë të rëndësishme dhe njëkohësisht aktuale: "Institucionet fetare dhe sfidat e reja, si dhe konteksti juridiko islam", ishte tema mbi të cilën u fokusua kryetari i BI-së së Kosovës, Naim ef. Tërnava, ndërsa për temën "Bashkëveprimi i Institucioneve fetare ne kohë pandemie, me shoqërinë dhe institucionet shtetërore", foli kryetari i BFI-së në Maqedoninë e Veriut, Shaqir ef. Fetahu.

**Konferenca e sotme është rezultat i situatës së krijuar nga pandemia dhe se qëllimi i saj, pos tjerash, është dhe mundësia e shkëmbimit të përvojave tona në lidhje me aktivitetet fetare, gjatë kësaj periudhe.**

Mehas ef. Alija, gjithashtu, shtoi se: "Konferenca e sotme është rezultat i situatës së krijuar nga pandemia dhe se qëllimi i saj, pos tjerash, është dhe mundësia e shkëmbimit të përvojave tona në lidhje me aktivitetet fetare, gjatë kësaj periudhe."

Në vazhdim Mehas ef. Alija, ftoi kryetarin e Bashkësisë Islame në Republikën e Kosovës, Naim ef. Tërnavën të merr fjalën. Si zakonisht, pas falënderimit dhe përshëndetjes, Myftiu i Kosovës Naim ef. Tërnava, u ndal në disa pika të veçanta, sa i përket situatës së Covid-19, për të vazhduar më pastaj të flas mbi temën e lartpërmendur.

Mes të tjerash ai tha se "virusi solli një pandemi, e cila ka goditur gjithë



njerëzim, ku nuk bëjmë përjashtim edhe ne. Objektivi ynë ka qenë dhe vazhdon të mbetet njeriu. Me qëllim të ruajtjes së shëndetit të qytetarëve kemi marrë vendime të vështira, por të domosdoshme, për të mirën tonë të përgjithshme. Nuk ka qenë shumë e lehtë mbyllja e xhamive, pezullimi i namazit edhe gjatë muajit të bekuar të Ramazanit, mos falja e dy Bajrameve dhe mbyllja e objekteve arsimore islame në vend" – theksoi Tërnava.

Ai më pastaj shtoi se vetë institucioni dhe njerëzit që udhëheqin atë, u përballën me kritika të ashpra sa i përket vendimeve që ato kishin marrë, por shton ai "nuk u dorëzuam pasi këtë e bënim për të mirën e njerëzve tanë dhe në fund doli që ne kishim pasur të drejtë. Ne u angazhuam, gjithashtu, që përmes Shoqa-tës Humanitare "Bereqeti" t'ju ndalim në ndihmë edhe të varfëve në Kosovë dhe me këtë të zbusim, sadopak, varfërinë në familjet më të prekura, në kohën e pandemisë."

Si prioritet të BI-së në Kosovë, Myftiu Tërnava përmendi investimet si në aspektin intelektual, ashtu edhe në atë të ndërtimit të kushteve sa më solide të arsimit në Kosovë.

"Bashkësia Islame e Kosovës, në krye të prioriteteve të saja ka arsimin në Kosovës. Ne kemi një sërë institucionesh arsimore në Kosovë duke filluar nga çerdhet, medresetë dhe Fakulteti i Studimeve Islame në Prishtinë" – tha Myftiu Tërnava.

Sipas Tërnavës, shkolla e mesme fetare, Medreseja "Alaudin", bën pjesë në mesin e 10 shkollave më të mira të mesme në Kosovë.

Për më tepër, Myftiu Tërnava foli gjerë e gjatë mbi temën "Institucionet fetare dhe sfidat e reja, si dhe konteksti juridik islam".

"Medhhebi hanefi (shkolla juridike islame) vazhdon të mbetet burimi kryesor juridik që ne pasojmë dhe jo vetëm ne, por pjesa më e madhe myslimanëve në mbarë botën. Medhhebi hanefi është fryt i djersës së dijetarëve që nga brezi i dytë e këndej".




Duke folur për pjesën mbi institucionet fetare dhe sfidat e reja që paraqiten kohë pas kohe, Tërnava nënvizoi nevojën e bashkëpunimit në mes vete. Në këtë pikë ai theksoi se "Bashkësia Islame e Kosovës është bërë anëtare në një sërë organizatash të ndryshme islame me rëndësi të veçantë në botën islame".

## Toleranca ndër-fetare konsiderohet si një nga vlerat më fisnike të popullit tonë

Te pika mes bashkëpunimit të BI-së me komunitetet e tjera në Kosovë, Tërnava theksoi se: "Bashkësia Islame e Kosovës gjithnjë ka qenë e përkushtuar dhe e angazhuar të kontribuojë në kultivimin e kulturës së bashkëjetesës dhe të tolerancës mes popujve dhe besimeve në vendin tonë. Këtë vlerë të madhe të kombit tonë duhet kultivuar te brezat e rinj, ngase kjo konsiderohet si një nga vlerat më fisnike të popullit tonë dhe besoj se kjo vlerë u ka ndihmuar dhe bashkëkombësve tanë në diasporë, në rrugën e integrimit të tyre në vendet ku jetojnë."

Pos shumë gjërave me rëndësi të veçantë, në fund të paraqitjes së tij, Myftiu Tërnava u shpreh i gëzuar për unitetin e shqiptarëve mysliman në Zvicër dhe gjithandej në Evropë.

"Gëzohem që po ju shoh unik si në Zvicër ashtu edhe në vendet e tjera. Për çdo gjë që keni nevojë dhe ne mund të bëjmë diçka, mua më keni në dispozicion" – u shpreh në fund të fjalimit Naim ef. Tërnava, kryetar i Bashkësia Islame në Republikës së Kosovës.

Panelisti i dytë, Shaqir ef. Fetahu, kryetar i Bashkësisë Fetare Islame në Maqedoninë e Veriut, foli gjerë e gjatë në temën: "Bashkëveprimi i Institucioneve fetare ne kohë pandemie, me shoqërinë dhe institucionet shtetërore."

Shaqir ef. Fetahu, u shpreh qartë se BFI, ka bashkëpunuar ngushtë me organet kompetente për të ndihmuar në zbutjen dhe tejkalimin e situatës së krijuar nga Covid 19. Ai tha se "fillimisht Bashkësia Islame ka organizuar një Tribunë shkencore, në të cilën u vërtetua në praktikë, me argumente fetaro-islame dhe shkencore, se vërtet bëhet fjalë për një sëmundje të rrezikshme, e cila rrezikon gjininë njerëzore".

## Nëse nuk dini si të vepronі, atëherë pyetni kompetentët

Kjo tribunë, në njëfarë mënyre, ishte përgjigjja e BFI-së ndaj të gjithë skeptikëve që mendojnë se bëhet fjalë për një komplot apo një të pavërtetë kur është pyetje pandemia në fjalë.

"Menjëherë pas asaj tribunë u nxorën konkluzione dhe vendime se Bashkësia Fetare Islame bashkë me të gjitha institucionet e veta, duke filluar nga Rijaseti e më poshtë, do të jetë në shërbim të luftës kundër pandemisë në fjalë" – u shpreh Shaqir ef. Fetahu.

Fetahu gjithashtu foli mbi takimet e shumta që ka pasur me krerët e shtetit, duke filluar që nga ministri i Shëndetësisë dhe institucionet e tjera, të cilat ballafaqohen me sfidën që ka sjellë pandemia.

Në lidhje me vaksinimin e popullatës dhe dyshimeve nëse vaksina është e lejuar sipas parimeve islame ose jo, nëse janë ose nuk janë efikase, Fetahu lexoi një rregull islam për këtë çështje me ç'rast tha: "Nëse nuk dini si të veproni, atëherë pyetni kompetentët". Ne nuk e dimë se çfarë përmbajnë ato vaksina dhe si ndikojnë te njerëzit. Ne, thjesht, nuk jemi kompetentë për këtë çështje. Prandaj ne do të ndjekim atë çfarë thonë dhe sugjerojnë njerëzit kompetentë."

Pas përfundimit të ligjëratës nga ana e kryetarit të BFI-së, Shaqir ef. Fetahu, erdhi dhe koha që në debat të inkuadrohen edhe të pranishmit e tjerë. Në këtë rast u hapën shumë çështje për diskutim, ndërsa ne ua kemi sjellë dy më të rëndësishmet.

## Rregullat e varrimit në kohën e pandemisë

Njëri nga panelistët u pyet rreth procedurës së trajtimit dhe varrimit të kufomave të cilët janë diagnostikuar me Covid 19, nëse ato ndryshojnë nga praktika e asaj që shohim në Zvicër.

Naim ef. Tërnava tha se edhe tek çështja e varrimit dhe procedurave që duhet të ndjekim, ndryshon nga ajo që ne jemi mësuar të shohim më parë. Numri i pjesëmarrjes në varrim është shumë i vogël, numri i njerëzve që shkojnë në të pame, gjithashtu



është zvogëluar, kufoma, pos tjerash, duhet të përcillet edhe nga policia, për të parë nëse respektohen rregullat dhe të gjithë këto e ndryshojnë mënyrën e zakontë të një varrimi.

Ndërsa Shaqir ef. Fetahu u ndal më shumë tek parimet islame konform të cilave lejohet varrimi edhe në këtë formë. Mes tjerash ai tha se "mënyra e varrosjes sipas rregullave të spitalit për persona që kanë vdekur me Covid-19, është konform rregullave islame dhe këtë ua kemi sqaruar me kohë besimtarëve. Por, brengosja e familjeve qëndron në faktin që nuk kanë mundur të bëjnë një varrim ashtu siç janë mësuar tradicionalisht. Megjithatë, edhe kjo sakrificë është pjesë e kontributit të popullatës sonë për dalje nga kjo krizë që na ka kapluar" – tha në fund, Shaqir ef. Fetahu.

Si çështje tjetër u diskutua edhe ajo e faljes ose mos faljes së namazit të xhumasë, në të cilin, si zakonisht, numri i pjesëmarrësve është më i madh. Në Zvicër në një hapësirë të vetme, e cila mundëson distancën e paraparë sipas rregullave, lejohen të marrin pjesë përnjëherë 50 persona. Dhe si pasojë në disa xhami, namazi i xhumasë, falet dy herë, ndërsa në xhamitë më të mëdha, falja e namazit të xhumasë është anuluar krejtësisht.

Edhe në Kosovë, por edhe në Maqedoninë e Veriut, namazi i xhumasë falet në çdo xhami, ku ka komoditet për t'u falur dhe ku mund të respektohen rregullat që organet kompetente i kanë bërë obligative.

Në fund të debatit, anëtari i kryesisë së KMSHZ-së, dr. Bashkim ef. Aliu, në pika të shkurtra paraqiti konkluzionet e Konferencës me ç'rast tha: "Qëllimi kryesor i Konferencës ishte që të sigurojë një platformë për panelistët dhe hoxhallarët pjesëmarrës si dhe kreun e KMSHZ-së që të diskutojnë për çështjet e shtruara në temat e prezantuara nga panelistët dhe për çështje të tjera aktuale të kontekstit përkatës.

Konferenca ofroi një rast të veçantë për shkëmbimin e pikëpamjeve ndërmjet panelistëve dhe pjesëmarrësve në lidhje me trende të reja në fushën e organizimit të jetës fetare në vendlindje dhe në diasporë.

Pjesëmarrësit prej palës së hoxhallarëve në Zvicër, patën mundësi të dëgjonin mendimet e zyrtarëve më të lartë të bashkësive fetare islame në Republikën e Kosovës dhe në Republikën e Maqedonisë së Veriut.

Konferenca ofroi mundësi komunikimi të drejtpërdrejtë të hoxhallarëve me krerët fetarë të institucioneve fetare islame të Republikës së Kosovës dhe Republikës së Maqedonisë së Veriut në kuadër të diskutimit për temat e konferencës dhe për çështje të tjera të rëndësishme.

*Irfan Agushi*
*08.02.2021*

# Myftiu Tërnava priti në takim atasheun për çështje fetare në Ambasadën e Turqisë, z. Nevzat Akin

Më 2 shkurt, kryetari i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, priti në takim atasheun për çështje fetare në Ambasadën e Turqisë z. Nevzat Akin. Myftiu Tërnava vlerësoi dhe çmoi bashkëpunimin dhe koordinimin shumë të mirë që ka me vendin mik të Turqisë. Në këtë aspekt, ai theksoi bashkëpunimin shumë të mirë që ka me Dijanetin dhe Qeverinë e Turqisë dhe shprehu bindjen që edhe më tej të vazhdojnë të kontribuojnë në Kosovë, duke nënvizuar se Turqia ka ndihmuar dhe po ndihmon në aspektin e restaurimit të shumë objekteve fetare e kulturore. Myftiu Tërnava po ashtu e njohu z.Akin edhe për zbatimin dhe kujdesin që është duke treguar BIK-u në respektimin e protokollit mbi pandeminë globale COVID-19.

Nga ana e tij, atasheu Nevzat Akin falënderoi Myftiun Tërnava për pritjen, duke konfirmuar edhe një herë bindjen dhe gatishmërinë që edhe më shumë të intensifikohet bashkëpunimi me Myftiun Tërnava dhe Kryesinë e Bashkësinë Islame të Kosovës. Z. Akin po ashtu çmoi kontributin dhe përpjekjet e Myftiut Tërnava që Kosova të jetë një vend i qetë ku pjesëtarët e komuniteteve fetare të bashkëjetojnë në paqe, harmoni, tolerancë e respekt të ndërsjellë dhe kjo është një vlerë tepër e rëndësishme për shoqërinë kosovare. (R.S).



# Myftiu Tërnava priti në takim ambasadorin e Zvicrës në Kosovë, z.Thomas Kolly

Më 4 shkurt, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, priti në takim ambasadorin e Zvicrës në Kosovë, Thomas Kolly i cili shoqërohej nga zëvendës ambasadorja, znj. Pauline Menthonnex Gacaferri.

Myftiu Tërnava e njohu ambasadorin Kolly me historikun, punën dhe angazhimin permanent të Bashkësisë Islame të Kosovës përgjatë viteve, që Kosova të jetë një vend i sigurt dhe paqësor, ku të gjithë qytetarët do të jetonin në paqe mes vete, si dhe e njohu atë për rolin dhe kontributin që BIK-u jep në drejtim të mbarëvajtjes së jetës fetare në vend.

Temë diskutimi ishte edhe përkushtimi i vazhdueshëm i Kryesisë së BIK-ut dhe administratës së saj në



terren në përballje me pandeminë globale COVID-19, si dhe bashkëpunimi që kanë pasur me institucionet shtetërore në luftimin e kësaj sëmundje ngjitëse, në mënyrë që të tejkalohet sa më lehtë dhe më me pak pasoja.

Myftiu Tërnava po ashtu çmoi dhe vlerësoi raportet shumë të mira që kanë me shtetin e Zvicrës, gjegjësisht ambasadën e saj në Kosovë, duke vënë në spikamë ndihmën shumë të madhe që ka dhënë dhe po jep shteti dhe populli zviceran në zhvillimin e Kosovës në të gjitha sferat, në veçanti në përmirësimin e jetës së qytetarëve kosovarë.

Nga ana e tij, ambasadori i Zvicrës në Kosovë, Thomas Kolly falënderoi Myftiun për pritjen dhe potencoi edhe njëherë kontributin që po jep Myftiu Tërnava dhe BIK-u për luftimin e pandemisë, si dhe për ruajtjen e raporteve të mira ndërmjet komuniteteve fetare që jetojnë në Kosovë. (R.S).

## Medreseja "Alauddin" ndihmohet me 20 tabela të mençura së bashku me projektor, 400 Kuran e libra dhe broshura nga Turqia

Më 4 shkurt, medreseja e mesme "Alauddin" në Prishtinë ka pranuar një donacion nga shkolla e binjakëzuar në Ankara, ku përmes Dijanetit të Turqisë, në ambientet e Medresesë në Prishtinë është bërë dhurimi i këtij donacioni. Ky donacion përfshinë 20 tabela të mençura së bashku me projektor, 400 Kuran e libra dhe broshura të tjera është pajisur kjo shkollë, me anë të së cilave synohet të përmirësohet edhe më tutje mësim-nxënia. Në këtë eveniment mori pjesë edhe vetë kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, i cili çmoi lart bashkëpunimin shumë të ngushtë me shtetin mik të Turqisë e cila nuk ka ndihmuar jo vetëm BIK-un por kanë ndihmuar në të gjitha sektorët e jetës në Kosovë.



"Kanë ndihmuar në nivele qendrore dhe lokale, në restaurimin e objekteve të trashëgimisë kulturore, xhamive që kanë një karakter shumë domethënës për të kaluarën dhe për të ardhëm tonë këtu në këtë nën qiell. Të mos jemi falënderues për Turqinë nuk është e drejtë andaj në emër të krejt kësaj i falënderoj dhe lus Zotin që t'i shpërblej me të gjitha të mirat e Tij. Janë duke punuar dhe investuar në restaurimin e xhamive në Prishtinë, Gjakovë, Pejë , Rahovec, Skenderaj e vende tjera. Ky është një investim jashtëzakonisht i madh, ku përmes këtyre investimeve ne kemi arritur që objekteve gjashtë shekullore t'ua zgjasim jetën. Andaj edhe me anë të këtij donacioni që kanë sjellë këtu në Medrese do të kenë mundësi që nxënësit tanë të përvetësojnë dituri e njohuri më shpejtë dhe në mënyrën më bashkëkohore. Andaj Drejtoria e medresesë dhe Kryesia e BIK-ut nuk do të kursejnë të investojnë në këtë drejtim," - tha Myftiu Tërnava.

Me këtë rast në emër të nxënësve dhe stafit arsimor falënderime shprehu drejtori Medresesë "Alauddin", Fadil ef. Hasani, i cili me këtë rast vlerësoi lart këtë donacion nga ambasada dhe Dijaneti i Turqisë. Ai po ashtu nuk la pa përmendur edhe ndihmat e tjera që i kanë ardhur Medresesë nga Ministria e Arsimit dhe Dijaneti, si dhe luti Zotin që t'ua shpërbleje këtë të mirë. Atasheu për çështje fetare në Ambasadën e Turqisë, z. Nevzat Akin me këtë rast potencoi bashkëpunimin dhe raportet shumë të mira mes Medresesë "Aluddin" dhe asaj në Turqi.

"Ky donacion është si rezultat i bashkëpunimit shumë të mirë mes Medresesë "Alauddin" dhe Medresesë në Ankara ku kemi sjellë disa mjete, por edhe nga Dijaneti i Turqisë pas kërkesës së Medresesë në Prishtinë kemi sjellë 400 Kuranë dhe me këtë rast i falënderoj të gjithë ata që kanë ndihmuar në sjelljen e këtij donacioni"- tha mushaviri Akin, i cili po me këtë rast tha para të pranishmëve se tani janë duke vazhduar bursat e shkollimit për në Turqi po ashtu edhe nga vetë Dijaneti dhe me këtë rast jemi të gatshëm të ofrojmë ndihmë për të gjithë ata që dëshirojnë të studiojnë në Turqi.

Pjesë e këtij evenimenti ishte edhe z.Sherefedin Turan, këshilltar për arsim i ambasadës së Turqisë në Kosovë. Ai konfirmoi gatishmërinë që Turqia do të vazhdoj të përkrah ndihmën për nxënësit kosovarë. "Bazuar në mundësitë tona, ne mundohemi që të ndajmë për studim dhe arsimim tuajin me të gjitha mundësitë që ne kemi në dispozicion. Jemi të gatshëm për ju dhe për këtë arsye jemi këtu. Të dashur nxënës, e dimë se dituria është arma kryesore në ditët e sotme andaj i tërë personeli arsimor këtu bënë përpjekjet që ju të arrini atë, por duhet dhe kjo varet nga puna juaj që të arrini në jetë" -tha z. Turan. (R.S).

# Myftiu Tërnava priti në takim kryetarin e BFI-së së Maqedonisë së Veriut

Më 6 shkurt, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, ka pritur në takim kryetarin e Bashkësisë Fetare Islame të Maqedonisë së Veriut, Reisul Ulema hfz. Shaqir ef. Fetahi, me të cilin diskutuan për mënyrat sesi të përmirësohet jeta e besimtarëve qoftë në aspektin fetare, e po ashtu edhe në aspektin kombëtar.



Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, falënderoi Reisul Ulema hfz. Shaqir ef. Fetain për këtë vizitë, duke shpresuar që në të ardhmen e afërt këto takime të shpeshtohen, me qëllim që jeta e besimtarëve të përmirësohet.

"Një takim ku biseduam për çështje të natyrave të ndryshme me shpresë së madhe që në të ardhmen e afërt do të takohemi për të diskutuar për të gjitha ato çështje që kanë të bëjnë për ardhmërinë sa më të mirë të vëllezërve dhe motrave tonë në këtë nën qiell që Zoti na ka krijuar qoftë në aspektin fetar ashtu dhe në aspektin kombëtar. Ndaj në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës dëshirojë të falënderoj, por edhe njëherë nga kjo vizitë e parë e Reisul Ulema hfz. Shaqir ef. Fetai t'i urojë zgjedhjen e tij në këtë post, duke lutur Zotin që t'i jap shëndet që t'i arrijë të gjitha aspiratat e tij për përmirësimin e gjendjes së vëllezërve dhe motrave mysliman", u shpreh Myftiu Naim ef. Tërnava.

Në anën tjetër, kryetari i BFI në Maqedoninë e Veriut, Reisul Ulema hfz. Shaqir ef. Fetai, u shpreh tejet falënderues për mikpritjen vëllazërore, për çka deklaroi se u diskutua shumë sinqerisht për funksionimin e dy bashkësive fetare.

"Fat dhe nder ishte që na priti kryetari i BIK-ut në këtë takim, ku u pa një frymë e thellë vëllazërore duke na dhënë hapësirë që në mënyrë shumë të sinqertë të bisedojmë për të tashmen e bashkësive fetare për synimet e dy bashkësive fetare për projektet në të ardhmen, strategjinë e prezantimit të islamit në trojet shqiptare, në ambientin ballkanik, e në veçanti atë evropian marrë parasysh se jemi popull autokton që kemi amanetin edhe barrë edhe përgjegjësinë bashkëkohore të islamit", deklaroi Reisul Ulema hfz. Shaqir ef. Fetai.

Reisul Ulema Shaqir ef. Fetai në fund po ashtu u shpreh tejet i lumtur që Myftiu Naim ef. Tërnava është në gjendje të mirë shëndetësore dhe se ka kaluar çdo problem që në këtë mënyrë të drejtojë Bashkësinë Islame të Kosovës.

"Treguam kujdesin tonë të lartë për shëndetit e kryetarit të BIK-ut dhe mbetëm të kënaqur që Myftiu Naim ef. Tërnava është duke e organizuar jetën fetare në mënyrë të plotë dhe ne i dëshirojmë shëndet, jetë të gjatë dhe dhashtë i madhi Zot t'i prijë Bashkësisë Islame të Kosovës në prezantimin e islamit ashtu siç duhet të prezantohet," përfundoi Reisul Ulema Shaqir ef. Fetai.



# Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës mbajti mbledhjen e radhës

Më 11 shkurt, Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës mbajti mbledhjen e rregullt, të cilën e hapi dhe e kryesoi kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava. Në fjalën hyrëse kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, luti Zotin për shëndet e mirëqenie për të gjithë, si dhe për vullnet e kurajë për kapërcimin sa më të lehtë të situatës pandemike me COVID-19, me të cilën jemi duke u ballafaquar. Ai shprehu falënderime për anëtarët e Kryesisë dhe të gjithë Këshillave të BI-së anekënd Kosovës për kontributin dhe mundin që janë duke dhënë në shërbim të çështjes fetare, xhematit dhe mirëqenies së tyre në përgjithësi duke konfirmuar se këtë amanet që e kemi marr mbi supet tona ta kryejmë me përgjegjësi dhe përpikëri. Në rend dite ishte leximi dhe miratimi i procesverbalit nga mbledhja e fundit e Kryesisë, analizë-diskutime mbi gjendjen e përgjithshme, shqyrtimi i lëndëve dhe marrja e vendimeve nga kompetenca e saj si dhe u diskutua për çështje të ndryshme. Kryesia, me propozim të Këshillit Drejtues të Institutit për Hulumtime dhe Studime Islame emëroi Sabri ef. Bajgorën në pozitën e drejtorit të Institutit për Hulumtime dhe Studime Islame, kurse Vedat ef. Sahiti u emrua në pozitën e kryeimamit të Bashkësisë Islame të Kosovës. (R.S).



# Myftiu Tërnava priti në takim imamin Xhelal Kaloshi dhe anëtarin e Qendrës Islame “Asr”, z. Ismail Mustafi

Më 19 shkurt, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, i shoqëruar nga drejtori i Diasporës Ekrem ef. Siminca, pritën në takim imamin e Bashkësisë Islame Shqiptare “Asr”, Xhelal ef. Kaloshin dhe anëtarin e Qendrës Islame “Asr”, Ismail Mustafi.

Myftiu Tërnava falënderoi imamin Kaloshi dhe z. Mustafin si dhe nëpërmes tyre tërë Bashkësinë Islame Shqiptare për punën dhe angazhimin e tyre dhënë për mërgatën tonë atje. Ai tha se mbetet synim dhe përkushtim i tij dhe i institucionit të BIK-ut, ruajtja e raporteve të mira dhe forcimi i tyre në të ardhmen, ndërmjet BIK-ut dhe mërgatës sonë.

Nga ana e tij, imami Kaloshi dhe anëtari i Qendrës Islame “Asr” Ismail Mustafi falënderuan përzemërsisht Myftiun Tërnava dhe institucionit e BIK-ut për pritjen dhe angazhimin e tyre për shqiptarët tanë në diasporë, duke potencuar se bashkëpunimi, komunikimi dhe bashkëveprimi i aktiviteteve fetare ndërmjet BIK-ut dhe mërgatës duhet të vazhdojë edhe më tutje në të mirë popullit tonë. (R.S).



# Myftiu Tërnava priti në takim një delegacion nga Unioni i Qendrave Islame Shqiptare nga Gjermania

Më 19 shkurt, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, i shoqëruar nga drejtori i Diasporës, Ekrem ef. Siminca, pritën në takim, Mensur ef. Halilin, kryetar i Unionit të Qendrave Islame Shqiptare njëherësh imam në xhaminë Duseldorf-Gjermani dhe Baki Mustafi, anëtar i kryesisë së Unionit njëherësh edhe arkëtar i Kryesisë se këtij Unioni dhe kryetar i Qendrës Islamike të Shqiptarëve në Shtutgart të Gjermanisë.

Myftiu Tërnava falënderoi z. Halilin dhe z. Mustafin dhe nëpërmes tyre tërë mërgatën tonë shqiptare që gjendet në diasporë për kontributin e tyre dhënë për mirëqenien dhe jetën e përgjithshme fetare të shqiptarëve atje, e në veçanti në Gjermani.

Ai shprehu gatishmërinë e tij, por edhe të institucionit të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës që bashkëpunimi i mirë që ka mbretëruar deri më tani, ndërmjet BIK-ut dhe diasporës të vazhdojë edhe më tutje në realizimin e projekteve të përbashkëta.

Nga ana e tij, z. Mensur ef. Halili u shpreh tejet falënderues për mikpritjen dhe për angazhimin e Myftiut Tërnava dhe Bashkësisë Islame të Kosovës për ruajtjen e komunikimit e bashkëpunimit me shqiptarët e diasporës. Të dyja palët u pajtuan që bashkëpunimi dhe komunikimi duhet të vazhdohet në të mirë të popullit tonë. (R.S)



# Përurohet Instituti për Hulumtime dhe Studime Islame

Më 25 shkurt, Kryesia e BIK-ut ka përuruar Institutin për Hulumtime dhe Studime Islame. Në ambientet e Kryesisë, para shumë personaliteteve dhe mysafirëve, është përuruar themelimi i këtij instituti i cili do të merret me çështjet studimore dhe hulumtuese të fushave të ndryshme të Islamit.

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu, Naim ef. Tërnava, theksoi se për një institut të tillë gjithmonë ka pas nevojë, por që deri më tani ka qenë e pamundur të realizohet, e që sipas tij është njëri ndër projektet më të mëdha të Bashkësisë Islame të Kosovës.

“Themelimi i Institutit për Hulumtime dhe Studime Islame është vazhdimësi e institucioneve arsimore të Bashkësisë Islame të Kosovës, suksesi i të cilave nëpër vite dhe dekada ka bërë të mundur krijimin e kuadrove, përgatitjen me potencialin e duhur për të qenë sot bartës dhe realizues të një ndërmarrje të



këtij niveli kërkimor-shkencor. Instituti për Hulumtime dhe Studime Islame është projektuar dhe është paraparë që të jetë institucioni më i lartë kërkimor dhe shkencor në Bashkësinë Islame të Kosovës, rreth të cilit do të mblidhen dhe do të japin kontributin e tyre studiues të shumtë të fushave fetara, kulturore e historike, gjithnjë në shërbim të ndriçimit të së vërtetës fetare dhe kombëtare", u shpreh Myftiu Naim ef. Tërnava.

Jusuf Zimeri nga Riaseti i Bashkësisë Islame në Maqedoninë e Veriut vlerësoi lart themelimin e këtij Instituti, për çka potencoi se në një përurim të tillë, shumë personalitete të larta do të donit të ishin pjesë, por që tashmë nuk janë në mesin tonë.

"Ndihem i privilegjuar që sot po marr pjesë në këtë përurim të cilin jam shumë i sigurt se shumë njerëz, dashamirës të shkencës, të dijes dhe të islamit, ndoshta edhe kanë kaluar në botën tjetër duke menduar për këtë institut, por ja që fati paska qenë që një ëndërr e dikurshme të shndërrohet sot në realitet", deklaroi Zimeri gjatë kësaj ceremonie..

Hysen Matoshi, drejtor i Institutit të Albanologjik, potencoi se një institut i tillë, i ka munguar trevave shqiptare.



"Në dijeninë time është instituti i parë i tillë në mbarë hapësirën shqiptare, është lajm i gëzueshëm që Republika e Maqedonisë së Veriut do të ndjekë të njëjtën praktik të Bashkësisë Islame të Kosovës, që pastaj të bashkëpunojnë me njëra-tjetrën. Instituti Albanologjik i ka kushtuar një interes të veçantë dimensionit shpirtëror e kulturor të shqiptarëve në këtë hapësirë", tha drejtori i Institutit Albanologjik të Kosovës.

Profesor Fetih ef. Mehdiu, thotë se në këtë vit janë bërë 70 vjet që prej se është mësuar feja islame, por që thotë që nga sot falë punës së Myftiut Tërnava, feja islame edhe do të studiohet.

"Në këtë vit janë bërë 70 vjet që mësohet islami në këtë vend, nuk është studiu, por është mësuar feja islame, ajo meritë i ka taku Hfz Bajram ef. Aganit, e njëjta meritë tash e tutje do t'i takojë Myftiut Naim ef. Tërnava, i cili është i privilegjuar që në këtë ditë të jetë në këtë funksion që aktualisht është", potencoi profesori Fetih ef. Mehdiu

Në anën tjetër, drejtori i këtij institutit, Sabri ef. Bajgora u shpreh se detyra e re që i është dhënë atij është nder dhe privilegj, por njëkohësisht edhe sfidë e madhe që të avancoi sa më lartë këtë institut.

"Besimi që më është dhënë, përveç se është nder dhe privilegj, për mua më shumë është një obligim me përgjegjësi, është një amanet i rëndësishëm dhe një mision fisnik, prandaj e them para jush me plotë përgjegjësi që do të angazhohem me tërë potencialin tim në ngritjen e institutit për ta bërë këtë institut të mirëfilltë kërkimor e shkencor", deklaroi drejtori i Institutit për Hulumtime dhe Studime Islame, Sabri ef. Bajgora.

## Myftiu Tërnava priti në takim lamtumirës drejtorin e Fondacionit "Maarif" në Kosovë z. Mesut Ozbaysar

Më 26 shkurt, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, priti në takim lamtumirës drejtorin e Fondacionit "Maarif" në Kosovë z. Mesut Ozbaysar. Myftiu Tërnava shprehu falënderime për bashkëpunimin që kanë pasur deri më tani, duke vlerësuar se bashkëpunimi mes BIK-ut dhe Fondacionit "Maarif" në Kosovë do të vazhdojë edhe në të ardhmen. Myftiu Tërnava po ashtu i dëshiroi shëndet dhe suksese në detyra të reja.

Nga ana e tij, drejtori i Fondacionit "Maarif" në Kosovë z. Mesut Ozbaysar, theksoi se deri më tani kanë pasur një bashkëpunim shumë të mirë me BIK-un, si dhe uroi që ky bashkëpunim të vazhdojë edhe më tej. Me këtë rast në shenjë respekti e mirënjohje Myftiu Tërnava i ndau një dhuratë me logo të institucionit. (R.S).



# Departamenti i Gruas shënoi Ditën Ndërkombëtare të Mbulesës



Më 1 shkurt, Departamenti i Gruas në Kryesisë së Bashkësisë Islame, shënoi "Ditën Ndërkombëtare të Mbulesës" me një tryezë diskutimi me titullin "Mbulesa, obligim, sfidë, liri". Udhëheqësja e DG-së, Vaxhide Bunjaku pasi përshëndeti të pranishmet tha se përmes këtij debati synohet ngritja e vetëdijes dhe ndërgjegjësimit që femrat me mbulesë të mos paragjykohen edhe që ato të kenë të drejta të barabarta me të gjitha femrat tjera, si për shkollim e punësim. "Në këtë ditë bëhet thirrje për ngritjen e ndërgjegjësimit të popullatës rreth mbulesës, për të kuptuar konceptin e saj, dhe për t'u promovuar dialogu ndër fetar, po ashtu përmes kësaj dite njerëzit të mësohen që t'i pranojnë të tjerët me ndryshimet e tyre.", tha Bunjaku. Në panelin diskutues mori pjesë edhe dr. Violetë Smajlaj e cila tha se veshja islame në radhë të parë është petk i modestisë dhe privatësisë që i përgjigjet të gjitha kohërave, duke theksuar se pengimi i vajzave me mbulesë në shkollim e punësim është akt diskriminues. "Fakti që sot, në shekullin XXI, ende ka shtete që adoptojnë sjellje përjashtuese, rasti konkret në vendin tonë, duke i penguar vajzat e mbuluara nga e drejta e vijimit të mësimit të mesëm, apo e punësimit shkaku i veshjes së tyre modeste, është një akt i ulët e diskriminues, që nuk përkon aspak me realitetin e kohës dhe të instancave drejt të cilave Kosova synon të integrohet" tha ndër tjerash ajo. Po ashtu në këtë diskutim Indire Mujaj, zyrtare policore, rrëfeu për pengesat dhe vështirësitë që kishte kaluar për shkak të mbulesës. Ajo u përjashtua nga puna për bindjet e saj fetare, por që nuk u ndal dhe nuk dorëzua asnjëherë për të kërkuar të drejtën e saj. "Në 2005 jam bërë police, kam punuar deri në 2010, 5 vjet kam qenë me uniformë. Kam punuar në shumë sektorë, si hetuese, mos të them gati në të gjitha sektorët kam punuar nga pak. Në 2015 kam vendosur të mbulohem, i kam lajmëruar para kohe në punë që unë kam vendosur, se ligji jonë nuk po ma ndalon, kam lexuar kushtetutën, ligjin për veshje civile, të gjitha i shikova dhe vendosa. Kanë qenë kundër, nuk kam gjetur përkrahje as prej kolegëve as prej atyre që kanë bërë namaz, çdo ditë më kanë thirr në zyre me lloj-lloj mënyre me më bind që ti mundesh edhe pa shami me mbajt fenë, thash unë kam premtuar dhe shpirtërisht nuk ndjehem e plotësuar, çka më pengon shamia me i kryer ato detyra që i kam kryer deri sot. Nuk kam gjet përkrahje, madje brenda policisë ka qenë shoqata për të drejtat e grave kam qenë edhe aty si anëtare, ka qenë edhe sindikata për të drejtat e punëtorëve në polici, as aty s'kam pasur asnjë përkrahje, tha ajo mes tjerash. Me emocione Mujaj rrëfej diskriminimin që i është bërë dhe vendimin e gjykatës pas pesë vitesh. "Me të vërtetë pesë vite nëpër gjykatë, diskriminim shumë i keq. Në një vend ku kam punuar unë kam bartur armë, kam qenë në çdo zyre, pas 5 dite që u mbulova mua më thirrin në zyre për të më marrë në pyetje, me më kontrolluar, me ma shikuar çantën, me më ndal, sikur një vend që 10 vjet ishte shtëpi e imja, ajo ishte me të vërtetë mu ndier shumë keq. Gjykata para një muaji për mua vendosi në mënyrë të drejtë, kam qenë shumë e lumtur jo për punën që do ta fitoj...", u shpreh Mujaj. Në panel foli edhe politologia, Anesa Colakoviç e cila i ftoi të gjitha gratë që të përballen me sfidat dhe të jenë aktive jo vetëm në ngjarje të caktuara dhe ditë të veçanta, por çdo ditë për të luftuar dhe kërkuar të drejtat e tyre. Në takim morën pjesë zyrtare të komunës, zyrtare nga ministria e Punëve të Brendshme, përfaqësuese të OJQ-ve dhe zyrtare të DG-së. Kryesuese e panelit ishte Muzaqete Kosumi, koordinatore për marrëdhënie me jashtë në FSI. Për shkak të situatës me pandeminë në vend, organizimi ishte më i vogël dhe numri i të ftuarve i kufizuar, por e gjithë kjo ngjarje u plasua live për të gjithë. Në fund DG-ja si dhe butiku islam "Aksa" dhuruan për të gjitha gratë pjesëmarrëse nga një dhuratë simbolike me rastin e "Ditës Botërore të Mbulesës".

## Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës mbajti mbledhjen e radhës

Më 20 shkurt, Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës mbajti mbledhjen e radhës me anëtarët e saj, të cilën e kryesoi kryetari i Kryesisë, Myftiu Naim ef. Tërnava. Kjo mbledhje ishte në vazhdën e takimeve të rregullta të Kryesisë, e që si pikë e rendit të ditës qe parapërgatitja për muajin e bekuar të Ramazanit.

Në këtë pikë, kryeimami i Kosovës, Vedat ef. Sahiti, drejtori i Drejtorisë për Media dhe Kulturë, Ramadan ef. Shkodra dhe drejtori i Drejtorisë së Financave, Islam ef. Hasani, paraqitën para Kryesisë plan programin e tyre rreth aktiviteteve të muajit të Ramazanit. Pas shqyrtimit të planeve dhe të projekteve, Kryesia në parim miratoi këto projekte. Përveç kësaj, Kryesia kishte në rend dite edhe shqyrtimin e lëndëve dhe marrjen e vendimeve nga kompetencat e saj, si dhe pika të ndryshme. (B.Z).



## Redaksia e revistës "Dituria islame" mbajti mbledhjen e radhës

Më 18 shkurt, Redaksia e revistës fetare, shkencore e kulturore "Dituria islame" mbajti mbledhjen e radhës, në të cilën u diskutua dhe u analizuan dy numrat e fundit të revistës 361-362. Të pranishëm në këtë mbledhje ishin kryeredaktori i revistës, dr. Ajni Sinani, sekretari i redaksisë, dr. Rexhep Suma, anëtarët e redaksisë, prof. Sabri Bajgora, mr. Ramadan Shkodra, dr. Fahrush Rexhepi, PHD (c) Besir Neziri, mr. Muzaqete Kosumi si dhe mr. Driton Arifi.

Hapjen e mbledhjes e bëri kryeredaktori dr. Ajni Sinani, i cili prezantoi rendin e ditës dhe shfaqi bindjen dhe vlerësimin e përgjithshëm të artikujve të publikuar, me theksin e veçantë çmoi prurjet cilësore në numrat e fundit të revistës. Ai po ashtu gjatë fjalës së tij falënderoi për angazhimin dhe punën e kritikës konstruktive të anëtarëve të redaksisë që kanë dhënë deri më tani. Më pas anëtarët e redaksisë paraqitën mendimet e tyre përkitazi mbi artikujt e publikuar në revistë. Ata edhe njëherë theksuan vlerën dhe peshën e lartë që përçojnë këto shkrime te lexuesi dhe opinioni i gjerë. (R.S).



# Kaloi në Ahiret Adnan ef. Ahmedi



Njoftojmë kolegët, miqtë, e opinionin e gjerë, se me 11 shkurt, në orët e para të mëngjesit, në moshën 56 vjeçare ka ndërruar jetë imami i xhamisë "Ibrahim Pasha" në Preshevë, Adnan ef. Ahmedi.

Biografi e shkurtër Adnan ef. Ahmedi lindi më 12 janar 1965 në Preshevë. Shkollën fillore e kreu në vendlindje në vitin 1979, ndërsa të mesmen e përfundoi në vitin 1984 në Medresenë "Alauddin". Më pas, Adnan efendiu vazhdoi studimet universitare në Universitetin "Al-Az'har" në Kajro, në të cilin diplomoi në vitin 1991. Pas përfundimit me sukses të studimeve, Adnan ef. Ahmedi vazhdoi studimet pasuniversitare në Institutin e Studimit të Shkencave Islame të Kajros, në të cilin magjistroi më 2001, ndërsa studimet e doktoratës i përfundoi në vitin 2003. Në fillim të vitit 2004, Adnan ef. Ahmedi emërohet si imam, hatib dhe mualim në xhaminë "Ibrahim Pasha" të Preshevës.

## Letër ngushëllimi

Me rastin e kalimin në Ahiret të hoxhës Adnan ef. Ahmedi, Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, i ka dërguar një letër ngushëllimi familjes dhe të afërmve të rahmetliut.




Në letrën e ngushëllimit, thuhet:

Selamun alejkum ve Rahmetullah,

Me dhimbje të thellë morëm lajmin për kalimin në Ahiret të hoxhës sonë të nderuar dr. Adnan ef. Ahmedi .

Me këtë rast më lejoni që në emër të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, organeve dhe institucioneve të saja të shpreh ngushëllimet tona familjes Ahmedi në Preshevë, xhematit të xhamisë "Ibrahim Pasha" si dhe të gjithë besimtarëve në Luginë e më gjerë.

Rahmetliu gjatë gjithë jetës së tij i shërbeu dinit Islam dhe Bashkësisë Islame, qoftë si Imam, mësues, ligjërues dhe udhëheqës fetar në Luginë.

Lusim Allahun e Plotfuqishëm që Adnan efendiun ta shpërblej me të mirat e Tij të pakufishme në xhenet, dhe shpirtin e tij ta bashkoj me shpirtrat e pejgamberëve, evliave e ylemave, ndërsa familjes, miqve e farefisit t'i falë durim.

*Me respekt, K R Y E T A R I, Myftiu Naim ef. TËRNAVA*

# Kaloi në Ahiret Mexhid Yvejsi



Me 11 shkurt, në moshën 71 vjeçare ka ndërruar jetë Mexhid Yvejsi, bashkëpunëtor shumëvjeçarë me Bashkësinë islame të Kosovës ku dha kontribut të çmuar me shkrimet e tij në periodikun fetar si në revistat "Dituria Islame", "Takvim", "Edukata Islame" etj.

*Biografi e shkurtër*

Mexhid Yvejsi rrjedh nga një familje e njohur e frymëzuar me ndjenja fetare dhe kombëtare. Mësimet fillestare dhe ato të mesme i kreu në Gjakovë, ndërsa në Fakultetin Filozofik - Universiteti i Prishtinës, studioi Gjuhë dhe Letërsi Angleze. Me shkrime u mor që nga bankat e shkollës fillore ku shkroi poezi, prozë, kritikë letrare, polemika etj. Deri më sot ka botuara mbi 1000 punime të ndryshme në trojet shqiptare, në Evropë, Amerikë, e deri në Australi.

Më se dhjetë vjet jetoi dhe veproi në Perëndim, në Evropë dhe në Amerikë. Një kohë shërbeu si imam në Romë, Itali, dhe më vonë si ndihmë-sekretar i Qendrës Islame Shqiptare-Amerikane për shtetet Nju Jork dhe Nju Xhersy. Ishte edhe arsimtar, reporter e gazetar i Qendrës Islame Shqiptare-Amerikane.

Ka marrë pjesë me kumtesa, studime, në shumë Tryeza Shkencore, Kongrese, Tribuna, Konferenca Shkencore me karakter lokal, kombëtar dhe ndërkombëtar. Bashkëpunoi rregullisht me shtypin fetar që botohet në Prishtinë, Shkup dhe Tiranë. Ka shkruar mbi 25 libra, duke përfshirë këtu edhe përkthime nga gjuha angleze me gjini të ndryshme: letrare, historike, monografi etj.

*Allahu e mëshiroftë dhe e shpërbleftë me xhenet!*

# N' perëndimin e diellit

*Një abdes e kishte marrë*
*Zemrën po, e kishte të bardhë*
*Një sexhade e shtruar në tokë*
*Duart lartë e sytë me lot*

*Një dua kishte për ta bërë*
*N' perëndim e kishte lënë.*
*Kur thërret ezani i akshamit*
*E i djeg zemra prej mallit*

*Një sexhade e shtruar në tokë*
*Një dua me zemër plotë*
*N' perëndim të diellit 5 rekate me i fal*
*E me i than Zotit 5 herë "m'fal".*

*Me iu lut Lartmadhërisë*
*Me ia fal dritën shtëpisë.*
*Atij lart që i qofshim fal*
*Që na dha t'mira pa ndal.*

*Pasi falje ka kerku ,*
*Salavat për mësuesin ka dërgu*
*Një Fatiha kishte këndu.*
*Edhe Zotin n'fund kish falënderu.*

*Zemra e nanës rrihte pa pushim*
*Nuk mbaron ky perëndim*
*Nuk mbaron kjo lutje e thellë*
*Veç njëherë le të troket në derë.*

*Le të troket në derë djali,*
*Nga kurbeti, si t'merr malli*
*Për kurbetçarin sytë me lot*
*A i kthehesh nanës dot?*

*Një trokitje n' perëndim të diellit*
*Si shpërblim ia kish dërgu Zoti*
*Kurbetçari në derë të shtëpisë*
*Nan' , u ktheva mas mot-moti.*

*Samire Bilalli*




Libri "Tema Islame" i autorit Resul ef. Rexhepi, përmbledhë tema të ndryshme nga tradita islame.

Ky libër është i ndarë në katër pjesë:

- Pjesa e parë, fillon me ibadetet me rëndësi të veçantë, ku në të shpjegohet në mënyrë të thuktë namazi i xhumasë dhe rregullat e tij, agjërimi i Ramazanit, si dhe disa nga dispozitat e tij. Po ashtu në këtë kapitull, një pjesë i kushtohet edhe namazit të teravisë, si një namaz specifik i muajit të Ramazanit.
- Pjesa e dytë i elaboron ngjarjet historike nga biografia e Pejgamberit a.s. siç janë: Mevludi, Hixhreti, Beteja e Bedrit dhe Çlirimi i Mekës.
- Pjesa e tretë i kushtohet festave dhe ditëve të rëndësishme islame, siç janë: Fitër dhe Kurban Bajrami, dhjetë ditët e Dhul Hixhes dhe Dita e Ashurës.
- Pjesa e katërt flet për netët e mëdha (të mira). Në to përmendet rëndësia e Natës së Kadrit, si dhe Nata e Regaibit, e Israsë dhe Miraxhit, Nata e Beratit etj.

*Librin mund ta siguroni në librarinë "Dituria Islame" në Prishtinë (https://www.facebook.com/librariadituriaislame), dhe në ë gjitha selitë e Këshillave të Bashkësisë Islame në të gjitha qendrat e Kosovës.*